# DITURIA ISLAME

NUMËR 295 | VITI 28 | MARS 2015 | XHUMADEL-UHRA 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



Trajtesa juridike islame **mbi xhumanë dhe obligueshmërinë e saj**

**Imami shqiptar** dhe ballafaqimi i tij me sfidat e kohës

# XHAMIA ÇELEP VIRDI (XHAMIA E ZALLIT) NË MITROVICË



Sipas regjistrimit të vakëfeve të 1540 në Mitrovicë, pos dy vakëfeve të evidentuar më parë, vakëfit të Gazi Isa Begut dhe Hoshkadem Vojvodës, shënohen edhe dy vakëfe të tjera. Njëri vakëf i Mehmed Çelebiut nga Jedrenja, dhe tjetri i Husejinit, të birit të Rasanit, i njohur si Apardi Çaushi. Vakëfi i Mehmed Çelebiut duhet të jetë i njëjtë me vakëfin e "Çelep Virdit", i cili kishte ndërtuar mesxhidin dhe mektebin. Mesxhidi në fjalë është xhamia e sotme e "Zallit", ndërsa për mektebin nuk dihet asgjë. Emri me të cilin sot njihet kjo xhami, "Xhamia e Zallit", ka mbetur për shkak të afërsisë së saj me lumin Lushta. Lumi dilte nga shtrati duke iu afruar pranë xhamisë dhe pas kthimit linte mbrapa shumë zall (rërë), prandaj banorët e quanin "Xhamia e Zallit". Xhamia ishte zgjeruar më 1926, pas rrënimit të xhamisë Gazi Isa Beg. Më1985, me rritjen e numrit të xhematit, pastaj pamundësisë për ndërtim të xhamive të reja në qytet dhe, në anën tjetër vjetërsisë së saj, ishte rrënuar xhamia e vjetër bashkë me hajatin e aneksuar. Në vend të saj ishte ndërtuar xhamia që ekzistoi deri në shtator të vitit 2012. Ky rindërtimi, me gjasë i treti, u bë shkas i ndryshimit të emërtimit të saj, nga emri i vjetër "Çelep Virdi" e "Xhamia e Zallit", në emërtimin e ri xhamia "Gazi Isa Beg". Ndoshta kjo u bë ngase tashmë kjo ishte xhamia më e madhe në qytet, dhe njëherit më e afërta me vendin e ish xhamisë Gazi Isa Beg dhe qendrën e qytetit, kështu që, "duhej identifikuar" me ish xhaminë kryesore të qytetit "Gazi Isa Beg". Në vitin 2014, përsëri, si rezultat i nevojës për vendfalje shtesë, u rrënua xhamia e ndërtuar më 1985. Kësaj radhe, në kuadër të ndryshimit, iu shtua emërtimi shtesë "Bajram Pasha", xhamia "Bajram Pasha-Gazi Isa Beg".

*Vini re: Teksti është pjesë e shkëputur nga monografia ende e pabotuar "Xhamitë e Republikës së Kosovës - Komuna e Mitrovicës, Zveçanit, Zubin Potokut dhe Leposaviçit. Monografia nr. 9", autorë: Mr. Sc. Sami Isufi (Arch) dhe Ma. Esat Ramadani (Arch).*

PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava qëndroi për vizitë në Abu Dhabi

Me ftesë të kryetarit të autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të Emirateve të Bashkuara Arabe, Dr. Muhamed Matar Al-Kaabi, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava ka qëndruar për vizitë treditore në Abu Dhabi.

Në aeroportin ndërkombëtar të Abu Dhabit Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët e tij më 30 mars u prit me pritje protokollare nga kryetari Dr. Al-Kaabi.

Atje Myftiu Tërnava zhvilloi takim me Dr. Al-Kaabin, i cili Myftiun e falënderoi për vizitën e tij, si dhe e informoi me aktivitetet e institucionit më të lartë shtetëror për Vakëfe dhe Çështje Fetare në EBA. Myftiun Tërnava gjithashtu e informoi edhe me organizimin dhe funksionimin e këtij institucioni, që kujdeset për xhamitë, imamët, vakëfet dhe organizimin e jetës fetare. Dr. Al-Kaabi foli edhe për përvojën dhe eksperiencën e tij dhe institucionit që ai udhëheq në organizimin dhe përdorimin e avancuar të teknologjisë.

Myftiu Tërnava e falënderoi nikoqirin për ftesën, duke i shprehur konsideratat më të larta të popullit të Kosovës, dhe duke falënderuar EBA-në për gjithë kontributin e dhënë për Kosovën, gjatë periudhave të ndryshme. *(vijon f. 54)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Doreshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

*"O ju që besoni, nëse ju e ndihmoni kauzën e Allahut, Ai do t'ju ndihmojë juve dhe do t'ua forcojë këmbët tuaja (kundër armikut tuaj), dhe ata që mohuan – të mjerët ata; veprat e tyre janë të kota!"* (Muhamed,7-8).

# Bombardimet që sollën paqen

*Ishte dëshira dhe vullneti i Allahut që më njëzet e katër mars 1999 të fillojnë sulmet ajrore të aeroplanëve të paktit më të fuqishëm në rruzullin tokësor, NATO-s, që dhanë shpresën se nga ky vend do të largohet ushtria dhe policia më gjakpirëse dhe më barbare që ka shkelur mbi këto troje. Ky bombardim vjen pas dështimit të një sërë bisedimesh në keshtjellën e Rambujesë (Francë), dhe kishte urdhër nga Sekretari i Përgjithshëm i atëhershëm i NATO-s, spanjolli, Havier Solana. Sulmet mbi caqet e forcave paramilitare serbe dhe caqet gjeostrategjike të shtetit artificial të RFJ-së nuk mund të përshkruheshin nga gëzimi, i cili zuri vendin e frikës, djegies, dhunimit, depërtimit, tmerrit, dhe që asnjëherë nuk do të harrohet nga kujtesa e popullit tonë. Edhe pse fushata e bombardimeve zgjati 78 ditë të plota, më në fund arriti që ta gjunjëzojë kriminelin dhe kasapin e Ballkanit, Sllobodan Milloshevicin.*

*Intervenimi i Organizatës Pakti Veri Atlantik (NATO-s) më 1999, dhe lufta e vazhdueshme e UÇK-së nga ana tjetër, ndihmuan dhe i ofruan popullit të Kosovës një mundësi historike për bërjen e lirisë; jeta filloi të marrë frymë lirisht, larg dhunës dhe presioneve ç'njerëzore që atë kohë kishin mbuluar Kosovën. U krijuan rrethana krejtësisht të reja nga ato që e kishin përcjellë popullin shekuj me radhë.*

*Një barbari e paparë, një çmenduri të cilën nuk mund ta duronte bota e qytetëruar.*

*Ai dha urdhër për t'i zhdukur shqiptarët, dhe kjo dhunë që u ushtrua mbi popullin e pafajshëm po i detyronte ta braktisnin atdheun e dashur, e që jo rrallë herë ndodhi të harroheshin edhe prindërit, vëllezërit, motrat, fëmijët, nipërit dhe mbesat. Me një fjalë, mbi popullin e Kosovës kishte gjenocid, krim shtetëror dhe etnocid.*

*Në këtë mes, edhe institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës u dëmtua shumë, kur barbarët serbë dogjën dhe shkatërruan 218 xhami anekënd vendit, dhe përdhosën shumë biblioteka islame, pastaj vranë shumë imamë, medresistë, e disa mbetën të pagjetur deri më sot. Serbia ende nuk kërkoi falje publike dhe shtetërore për krimet e kryera mbi Kosovën.*

*Më vonë u krijuan kushte që të kthehen në shtëpitë e tyre afro një milion shqiptarë të Kosovës, që ishin strehuar kryesisht në Shqipëri e Maqedoni, por edhe në vende të ndryshme të botës.*

*Pesëmbëdhjetë vjet më pas Kosova është shtet i lirë dhe i pavarur, shtet i të gjithë qytetarëve të saj, pa dallim, shtet që po ndërton ura miqësie me të gjithë, dhe një shtet që po kontribuon në paqen dhe sigurinë e përgjithshme.*

*Zoti e begatoftë vendin tonë dhe i shpërbleftë të gjithë ata që përkrahën dhe ndihmuan që populli ynë të arrijë lirinë e çmuar, kurse paktit NATO gjithherë u jemi mirënjohës për këtë intervenim që bëri në të mirë të së drejtës njerëzore.*

*Në këtë gjashtëmbëdhjetëvjetor duhet ta çmojmë lirinë, ta duam lirinë, ta respektojmë njëri-tjetrin, të punojmë hakikat për këtë vend, që shumë njerëz dhanë më të çmuarën e tyre për të. Nëse ne e ndihmojmë njëri-tjetrin, edhe Allahu do të na ndihmojë dhe do të jetë me ne. "O ju që besoni, nëse ju e ndihmoni kauzën e Allahut, Ai do t'ju ndihmojë juve dhe do t'ua forcojë këmbët tuaja (kundër armikut tuaj), dhe ata që mohuan – të mjerët ata; veprat e tyre janë të kota!" (Muhamed, 7-8).*

*Mr.Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (18)

## Udhëtimi i tretë i Dhulkarnejnit - në Veri

﴿ ثُمَّ أَتْبَعَ سَبَبًا. حَتَّى إِذَا بَلَغَ بَيْنَ السَّدَّيْنِ وَجَدَ مِن دُونِهِمَا قَوْمًا
لَّا يَكَادُونَ يَفْقَهُونَ قَوْلا. قَالُوا يَا ذَا الْقَرْنَيْنِ إِنَّ يَأْجُوجَ وَمَأْجُوجَ
مُفْسِدُونَ فِي الأَرْضِ فَهَلْ نَجْعَلُ لَكَ خَرْجًا عَلَى أَن تَجْعَلَ بَيْنَنَا
وَبَيْنَهُمْ سَدًّا. قَالَ مَا مَكَّنِّي فِيهِ رَبِّي خَيْرٌ فَأَعِينُونِي بِقُوَّةٍ أَجْعَلْ بَيْنَكُمْ
وَبَيْنَهُمْ رَدْمًا. آتُونِي زُبَرَ الْحَدِيدِ حَتَّى إِذَا سَاوَى بَيْنَ الصَّدَفَيْنِ قَالَ
انفُخُوا حَتَّى إِذَا جَعَلَهُ نَارًا قَالَ آتُونِي أُفْرِغْ عَلَيْهِ قِطْرًا. فَمَا اسْطَاعُوا
أَن يَظْهَرُوهُ وَمَا اسْتَطَاعُوا لَهُ نَقْبًا. قَالَ هَذَا رَحْمَةٌ مِّن رَّبِّي فَإِذَا جَاءَ
وَعْدُ رَبِّي جَعَلَهُ دَكَّاء وَكَانَ وَعْدُ رَبِّي حَقًّا. وَتَرَكْنَا بَعْضَهُمْ يَوْمَئِذٍ يَمُوجُ
فِي بَعْضٍ وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَجَمَعْنَاهُمْ جَمْعًا ﴾

*"Mandej, ai iu rrek përsëri një aso mundësie (një rruge të tretë mes Perëndimit e Lindjes - nga Veriu). Derisa, kur arriti në mes dy kodrave, gjeti rrëzë tyre një popull, i cili pothuaj nuk kuptonte asnjë të folme. Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të të japim ty një kontribut (në formë tatimi), që të bësh një pendë midis nesh dhe atyre? Ai (Dhulkarnejni) tha: "Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që ma ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi (punëtore) të bëj një pendë të fortë midis jush dhe atyre! Më sillni copa (të mëdha) të hekurit!" E kur i rrafshoi dy anët e thepisura të maleve, tha: "Ndizeni-Fryjini!", e kur e bëri atë (hekurin) si zjarr (nga të ndezurit) tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!" Kështu, ata (Jexhuxhët dhe Mexhuxhët) nuk mundën që ta kapërcenin pendën dhe as nuk mundën që të hapnin vrimë në të. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Kjo është mëshirë nga Zoti im! E kur të vijë premtimi i Zotit tim, Ai do ta rrafshojë atë (pendën), e Premtimi i Zotit tim është (gjithnjë) i vërtetë." - (El Kehf, 92-98).* [1]

### Udhëtimi i tretë i Dhulkarnejnit – në Veri

*92. Mandej, ai iu rrek përsëri një aso mundësie (një rruge të tretë mes Perëndimit e Lindjes - nga Veriu).*

Kurani famëlartë, libri më besnik në përcjelljen e ngjarjeve, na rrëfen se udhëtimi i tretë i Dhulkarnejnit ishte nga Veriu, do të thotë në mes Lindjes e Perëndimit. Ky udhëtim është përjetësuar edhe në ajetet 92-98 të kësaj sureje të bekuar, dhe mbase është udhëtimi i cili në mënyrën më besnike shpalos dijen, fuqinë dhe pushtetin e këtij sundimtari të devotshëm, i cili kudo që shkonte, sillte paqen dhe qetësinë mes njerëzve. Ka shumë hamendësime nga ana e historianëve dhe mufesirëve se cilat vende i ka synuar saktësisht ky udhëtim i tij i tretë, pra nga aspekti gjeografik. Njëri prej këtyre mendimeve, që duket të jetë më i përafërti, logjikisht, precizon se ky udhëtim ka qenë hapësira në mes Armenisë dhe Azerbejxhanit të sotshëm, ndonëse të vërtetën e di vetëm Allahu xh.sh. Fundja, emrat e këtyre vendeve nuk kanë ndonjë rëndësi të madhe, por rëndësi ka vetëm përfitimi që ne mund të nxjerrim nga këto udhëtime të Dhulkarnejnit, prapa të cilëve fshihen urtësi dhe porosi të shumta.

*93. Derisa, kur arriti në mes dy kodrave, gjeti rrëzë tyre një popull, i cili pothuaj nuk kuptonte asnjë të folme.*

Dhulkarnejni pasi që arriti në Veri, rrëzë dy maleve të thepisura gjigande, gjeti një popull primitiv, që pothuajse nuk kuptonte asnjë gjuhë, përveç gjuhës së vet, e madje askush nuk e kuptonte as gjuhën e tyre. Por, Allahu xh.sh. i kishte dhënë Dhulkarnejnit dituri dhe





aftësi të tillë që të kuptonte edhe gjuhën primitive të këtij populli fatkeq. Ai e kuptoi mirë gjendjen e mjerë të tyre, sepse këta ishin rrethuar nga disa popuj tiranë e mizorë, të cilët gjatë ekspeditave të tyre shkatërronin çdo gjë para vetes. Nga konteksti i ajetit në fjalë kuptojmë se vendbanimi i këtij populli kishte qenë rrëzë dy kodrave të larta, të cilat njëkohësisht shërbenin si dy mburoja natyrale nga sulmet e kohëpaskohshme të armiqve të tyre.

*94. Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të të japim ty një kontribut (në formë tatimi), që të bësh një pendë midis nesh dhe atyre?"*

Ky popull ardhjen e Dhulkarnejnit me ushtrinë e tij madhështore nuk e përjetoi vetëm si një çlirim shpirtëror, por në të njëjtën kohë edhe si rast që ai t'u ndihmonte kundër armiqve të tyre, Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, të cilët po shkretonin tokat dhe të mbjellat e tyre, duke i vrarë e plaçkitur, kohë pas kohe. Pikërisht për këtë arsye ky popull primitiv i ofruan Dhulkarnejnit edhe një lloj pagese, që ai t'u ndihmonte në ndërtimin e një pende në mes atyre dy maleve të larta që i kishin pranë, për të penguar depërtimin e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve në tokat e tyre. Por, a thua kush janë Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, të cilët përveç që janë përmendur në Kuran janë përmendur edhe në disa hadithe të Pejgamberit a.s., si parashenja të mëdha të Ditës së Kiametit? A thua tashmë janë shfaqur, siç kanë pohuar disa dijetarë, apo do të shfaqen më vonë, kah fundi i botës, ashtu siç ka paralajmëruar i Dërguari i Allahut? Janë këto pyetje që kanë nxitur kërshërinë e shumë dijetarëve nëpër shekuj.

Fatkeqësisht librat e moçëm janë të stërmbushur me israiljate dhe rrëfime groteske lidhur me prejardhjen e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, duke shkuar në skajshmëri ekstreme për origjinën, numrin, pamjen dhe dukjen e tyre fizike, etj. Disa prej dijetarëve të mëhershëm, duke krahasuar shkatërrimet masive në njerëz dhe në djegien e librave nga ana e tatarëve dhe mongolëve, kanë menduar se pikërisht këta dy popuj mund të jenë Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, por asnjë prej këtyre mendimeve nuk ka ndonjë bazë të fortë në shkencën e historisë.

Në anën tjetër, dijetarët muslimanë me kohë kanë tërhequr vërejtjen se trillimet e tilla në lidhje me Jexhuxhët dhe Mexhuxhët kanë ardhur kryesisht nga disa pjesëtarë të Ehli Kitabit,[1] të cilët qëllim kryesor kishin futjen e hutisë në mesin e muslimanëve, duke u përpjekur që ata t'i largojnë sa më shumë nga rrëfimet e vërteta kuranore dhe nga hadithet autentike të Pejgamberit a.s. Dhe, dihet se një popull apo ymet që lëshohet në fantazi, imagjinata dhe legjenda, lehtë mund të rrëshqasë, duke humbur rrugën e arsyes e të logjikës, për të besuar pastaj në besëtytni e gjëra të kota, që janë larg nga kthjelltësia e Islamit.

Sidoqoftë, e shoh të udhës, që së paku në pika të

shkurtra të sjell disa mendime të dijetarëve në lidhje me Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, dhe atë në dritën e ajeteve kuranore dhe haditheve të vërteta të Resulullahit s.a.v.s.

Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, janë krijesa njerëzore sikurse edhe ne, dhe janë pasardhës të Ademit a. s, dhe Havasë bazuar në hadithin e Resulullahit s.a.v.s. të cilin e transmeton Imam Buhariu nga Ebu Seid el-Hudrij r.a., në të cilin i Dërguari a.s. ka thënë: "Allahu i Madhëruar do të thotë (Ditën e Kiametit): "O Adem", e Ademi do të përgjigjet: "Lebbejke ve Saadejke - Ja ku jam, të përgjigjem, o Zot! E gjithë mirësia është në Dorën Tënde!" Allahu do t'i thotë: "Nxirri mënjanë njerëzit që do të hyjnë në Zjarr!" Ademi do t'i thotë: "O Allah, sa do të jenë njerëzit që do të hyjnë në Zjarr?" Allahu do t'i thotë: "Në çdo një mijë vetë, nxirr 999 (që do të futen në Zjarr)." Atëkohë fëmija do të thinjet, çdo grua shtatzënë do të hedhë barrën, dhe do t'i shohësh njerëzit si të dehur edhe pse ata nuk janë të dehur, por, në të vërtetë, ndëshkimi i Allahut do të jetë i rreptë." Shokët e pyetën: "O i Dërguari i Allahut, kush do të jetë ai "një" prej nesh (që do të shpëtojë nga Zjarri)?"Ai tha: "Gëzohuni për sihariqin, pasi një do të jetë prej jush (në Xhehenem) dhe një mijë do të jenë nga Jexhuxh- Mexhuxhët."[2]

Transmetohet nga Hudhejfe bin Usejd el Gafarij r.a. të ketë thënë: "Doli një ditë i Dërguari i Allahut tek ne, ndërsa ne ishim duke biseduar, e Pejgamberi a.s. na pyeti: "Çka po bisedoni?" Thamë: "Po bisedojmë për Kiametin." Tha: "Kiameti nuk do të ndodhë derisa të shfaqen dhjetë shenja, dhe i përmendi Tymin, Dexh-xhallin, Kafshën, Lindjen e diellit nga perëndimi, Zbritjen e Isait a.s., Je'xhuxhët dhe Me'xhuxhët, Tri shafitjet e tokës: në Lindje, në Perëndim dhe në Gadishullin Arabik, dhe e fundit, Dalja e një zjarri që do t'i tubojë njerëzit."[3]

Nëpër shumë libra të Tefsirit përmendet fakti se Jexhuxhët dhe Mexhuxhët janë prej lozës së Jafethit, të birit të Nuhut a.s.[4]

*95. "Ai (Dhulkarnejni) tha: "Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që ma ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi (punëtore) të bëj një pendë të fortë midis jush dhe atyre!"*

Pasi që banorët e atij vendi, ishin të gatshëm t'i ofronin Dhulkarnejnit, madje edhe një lloj pagese që ai t'ua ndërtonte një pendë të fortë në mes tyre dhe Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, ky mbret i devotshëm, ky prijës i urtë dhe largpamës, u tha: "Mirësitë që m'i ka dhënë Allahu janë shumë më të mëdha e më të shumta sesa ajo pagesë që ju mund të ma ofroni si kundërshpërblim. Shpërblimi im tek Allahu është i pakrahasueshëm me çfarëdo pasurie tokësore që më ofroni ju, sepse ajo është e zhdukshme dhe e përkohshme, kurse veprat e mira tek Allahu janë të përhershme, dhe shpërblimi i tyre është Xheneti. Prandaj, lëreni pagesën por më ndihmoni me krahët tuaj, d.t.th. me fuqi punëtore[5], që të ndërtojmë së bashku një pendë-digë gjigante nga hekuri, që ata të mos arrijnë ta kapërcejnë dot, derisa të dojë Allahu xh.sh.

*96. Më sillni copa (të mëdha) të hekurit! "E kur i rrafshoi dy anët e thepisura të maleve, tha: "Ndizeni-Fryjini!", e kur e bëri atë (hekurin) si zjarr (nga të ndezurit) tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!"*

Dhulkarnejni i urdhëroi të tubonin copa të mëdha hekuri, dhe me to filloi ta ndërtonte pendën, një të tillë që kurrë më parë nuk ishte ndërtuar nga dorë e njeriut. Fjala "zuburel hadid" nënkupton pikërisht copa apo blloqe të mëdha hekuri, që do të shërbenin për ndërtimin e pendës. Pasi tubuan sasi të mjaftueshme dhe i rrafshoi dy anët e thepisura të maleve të larta, i urdhëroi farkëtarët që të ndiznin zjarr të madh gjithandej murit, nga i cili zjarr i tërë hekuri u skuq. Sigurisht, dija që Allahu i kishte dhënë Dhulkarnejnit, erdhi në shprehje edhe në këtë rast, sepse pasi përfundoi skuqjen e hekurit, tash urdhëroi t'i sillnin bakër të shkrirë, të cilin e hodhi sipër pendës së hekurt, tashmë të skuqur nga nxehtësia e madhe. Kur bakri i shkrirë depërtoi në çdo të çarë dhe vrimë të murit gjigant, ai u ngjesh aq fort dhe u bë shumë i lëmuar, sa që tashmë ishte e pamundur që Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, ta kalonin apo ta shponin.

Tashmë është e vërtetuar edhe shkencërisht, se kjo legurë, apo ky kombinim i hekurit me bakrin, është aq i fortë dhe i qëndrueshme, saqë mund t'u rezistojë shekujve.

*97. Kështu, ata (Jexhuxhët dhe Mexhuxhët) nuk mundën që ta kapërcenin pendën dhe as nuk mundën që të hapnin vrimë në të.*

Pasi përfundoi pendën e hekurt duke e lëmuar me bakër të shkrirë, Dhulkarnejni i siguroi popullin e atyre anëve se Jexhuxhët dhe Mexhuxhët nuk do të mund ta kapërcejnë më atë pendë, e madje nuk do të arrijnë dot të shpojnë as edhe një vrimë, deri në momentin që do Allahu, e ai do të jetë pak kohë para Kiametit, për se flasin shumë hadithe autentike që na janë përcjellë në lidhje me çështjen e pendës dhe tentimeve të njëpasnjëshme të Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve për të dalë në anën tjetër të saj, për të bërë shkatërrime.

*98. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Kjo është mëshirë nga Zoti im! E kur të vijë premtimi i Zotit tim, Ai do ta rrafshojë atë (pendën), e Premtimi i Zotit tim është (gjithnjë) i vërtetë.*

Pasi që Dhulkarnejni e përfundoi ndërtimin e pendës

gjigante, nuk u hoq me kryelartësi e mburrje para atij populli, por me përulësinë dhe modestinë më të madhe, tërë këtë sukses të tij ia atribuoi Allahut Fuqiplotë, duke thënë: "Kjo është mëshirë nga Zoti im."

Ai dëshiroi që ata njerëz primitivë t'i përudhte në rrugën e vërtetë, duke ua bërë të qartë se një ditë, të gjithë do të ringjallemi e do të dalim para Zotit të Madhërishëm për të dhënë llogarinë e veprave tona në këtë botë.

Në këtë ajet të bekuar, kemi edhe një paralajmërim për momentet e fundit të jetës në këtë Tokë, sepse nga frymëzimi hyjnor Dhulkarnejni e kuptoi se kjo pendë nuk do të mund të çahej e as të shkatërrohej nga Jexhuxhët dhe Mexhuxhët deri në prag të Kiametit. E kur të jetë afruar ky moment i vështirë, me lejen e Allahut, Jexhuxhët dhe Mexhuxhët do ta shpërthejnë barrierën dhe do të bëjnë shkatërrime të mëdha në Tokë. Premtimi i Allahut është gjithnjë i vërtetë, dhe dalja e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve është një prej këtyre shenjave të mëdha të Kiametit. Në lidhje me shpërthimin e barrierës bën fjalë pikërisht ky ajet, i 98-të i sures "El Kehf": "E kur të vijë premtimi i Zotit tim, Ai do ta rrafshojë atë (pendën)", si dhe ajeti 96 i kaptinës "El-Enbijaë": "Derisa të hapet (penda) e Jexhuxh-Mexhuxhëve, dhe ata të zbresin me shpejtësi nga çdo bregore."

Ndërsa, hadithet e Pejgamberit a.s., që flasin në lidhje me këtë moment, do t'i përmendim në vazhdim:

Në të dy Sahihët, përcillet nga Zejnebja, e bija e Xhahshit, se i Dërguari i Allahut a.s. një ditë kishte hyrë tek ajo mjaft i shqetësuar, duke thënë: "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut! Mjerë për arabët nga e keqja që u është afruar. Sot është hapur një vrimë nga pengesa-penda e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve sikurse kjo (duke bërë një rreth me gishtin e madh dhe atë tregues të dorës)". Zejnebja, e bija e Xhahshit, e kishte pyetur: "O i Dërguari i Allahut, a do të shkatërrohemi edhe kur në mesin tonë ka njerëz vepërmirë?" Ai tha: "Po, nëse shtohet shumë e keqja."[6]

Dhe hadithi tjetër që transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. e ky nga i Dërguari i Allahut thotë: "Vërtet Jexhuxhët dhe Mexhuxhët çdo ditë gërmojnë në pendë, dhe gati sa nuk i shohin rrezet e diellit, (nga ana tjetër), mirëpo udhëheqësi i tyre u thotë: "Kthehuni, nesër do ta vazhdoni gërmimin." Kur kthehen të nesërmen e gjejnë atë edhe më të fortë se ç'ishte. (Ata vazhdojnë të gërmojnë kështu) Derisa të arrijë koha e (shfaqjes së) tyre, dhe Allahu dëshiron që t'i shfaqë-dërgojë ata tek njerëzit. Ata një ditë vazhdojnë, dhe për pak sa nuk i shohin rrezet e diellit, e udhëheqësi i tyre u thotë: "Kthehuni, nesër do të vazhdoni gërmimin, nëse do Allahu (inshaAllah).



Kur ata kthehen të nesërmen, e gjejnë vrimën në atë gjendje që e kishin lënë, pastaj (e hapin me lehtësi dhe) shfaqen para njerëzve, i pinë tërë ujërat, ndërkohë që njerëzit mbyllen në keshtjellat e tyre të fortifikuara. Ata hedhin shigjetat e tyre në qiell. Shigjetat u kthehen të ngjyrosura me gjak (kjo është sprovë për ta), dhe thonë: "Ne mposhtëm banorët e tokës, e fituam edhe kundër atyre që janë në qiell." Atëherë Allahu u dërgon në qafat e tyre një krimb (të quajtur) "negaf"[7] dhe me të i vdes (mbytë), të gjithë. "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, shtazët (egërsirat) e tokës majmen e ngazëllehen prej mishit dhe gjakut të tyre!"[8]

**Porosia e ajeteve: (83-98)**

Mendimi i shumicës së dijetarëve (mufesirëve) rreth Dhulkarnejnit është se ai nuk ishte i Dërguar i Allahut, por një mbret i drejtë, i devotshëm dhe një prej evliave (të dashurve) të Tij.

Kurani famëlartë në të shumtën e rasteve ka heshtur ndaj emrave të individëve, por ka përmendur vetëm veprat e tyre. Kjo është një porosi për besimtarët që të mos lidhen ngushtë me emra njerëzish, por me veprat e përshpirtshme që kanë vlerë te Krijuesi ynë.

Allahu i kishte dhuruar Dhulkarnejnit zgjuarësi, largpamësi, urtësi dhe forcë, që ta përhapte fenë e drejtë në pjesët më të largëta të tokës. Ushtria e tij ishte ndër ushtritë më madhështore që ka njohur ndonjëherë historia.

Dhulkarnejni nuk është Aleksandri i Madh, siç kanë



pretenduar disa dijetarë, e as Kurushi persian, por sipas mendimit më të përafërt nga saktësia, ishte bashkëkohanik i Ibrahimit a.s. (Allahu e di më së miri).

Udhëtimet apo ekspeditat ushtarake të Dhulkarnejnit nuk kishin karakter pushtues e nënshtrues, por çlirim të popujve nga errësira e kufrit në dritën e imanit.

Veprat e përshpirtshme në sferën e bamirësisë, zgjasin përjetësisht, dhe deponohen në peshoren e veprave tona të mira në Ahiret. Një vepër e tillë ishte edhe ndërtimi i pendës nga ana e Dhulkarnejnit, i cili ndërtimin e saj e la vakëf, vetëm për hir të kënaqësisë së Allahut. Ky veprim i tij duhet të jetë shembull për të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, të cilëve Allahu u ka dhënë pasuri, pra që të mos ngurrojnë në vepra të tilla të mira, sevapi i të cilave zgjat deri në amshim.

Nga veprimi i Dhulkarnejnit, me ndërtimin e pendës, dhe mbrojtjen e asaj popullate nga sulmet e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, shohim domosdoshmërinë ligjore, e cila e obligon sundimtarin, mbretin, kryetarin apo kryeministrin e një shteti, që të kujdeset për sigurinë e qytetarëve të vet, me të gjitha mjetet dhe mundësitë ligjore.

Jexhuxhët dhe Mexhuxht janë dy popuj apo fise, pasardhës të Ademit a.s. dhe Havasë. Shkatërrimet dhe fesadi i tyre në tokë e shtynë Dhulkarnejnin që në mes të dy kodrave të larta të ndërtonte një pendë dhe ta pengonte daljen e tyre tek njerëzit e tjerë. Ata këtë pendë do ta kalojnë vetëm në prag të Kiametit, kur do të bëjnë shkatërrime të papara në tokë, dhe kjo është një prej shenjave të mëdha të Kiametit. Pas shkatërrimeve që do të bëjnë, Allahu xh.sh. do t'i shkatërrojë të gjithë, përnjëherë. Pas shkatërrimit të tyre, në tokë do të mbretërojë një paqe e përgjithshme, e cila kurrë më parë nuk ka ekzistuar. Do të zhduket armiqësia mes njerëzve, sa që edhe shtazët e egra do të shoqërohen me njerëz dhe do të jenë të parrezikshme etj.

"Rredmi"apo penda, nënkupton një pengesë, apo mbase edhe një mur të fortë e të pakalueshëm, i cili është si një mburojë e pathyeshme. Kjo pendë në asnjë mënyrë nuk mund të jetë Muri i Madh kinez, siç kanë supozuar disa mendjelehtë.

Sundimtar i vërtetë mund të quhet vetëm ai që krahas guximit, fuqisë luftarake dhe ndërtuese, është i stolisur edhe me imanin e paluhatshëm në Allahun, dhe që udhëheq me drejtësi. Pa besim dhe drejtësi sundimtari shndërrohet në një tiran mizor e të pamëshirshëm.

Meqë Dhulkarnejni izoloi Jexhuxhët dhe Mexhuxhët me anë të pendës, kjo nënkupton ligjshmërinë e izolimit të fesatxhinjve dhe ngatërrestarëve në shoqërinë muslimane, duke i burgosur[9] e dënuar ata, sepse t'i lësh njerëzit e tillë të lirë do të shkaktoheshin përçarje e fitne në mesin e shoqërisë.

Fjalët e Dhulkarnejnit, pasi e përfundoi ndërtimin e pendës, ishin: "Kjo është mëshirë nga Zoti im!", e që dëftojnë për shpirtin fisnik që duhet pasur jo vetëm një sundimtar por secili besimtar. Ne duhet të jemi falënderues e mirënjohës ndaj Allahut për të gjitha mirësitë.

Fitneja apo sprova në sundim-pushtet është ndër sprovat më të mëdha. Mbrojtja nga kjo sprovë është sinqeriteti, përulësia ndaj Krijuesit dhe përkujtimi i ahiretit. Kur njeriu arrin të kuptojë se kjo botë është kalimtare dhe e zhdukshme, atëherë qëllimi i tij më i lartë është arritja e kënaqësisë së Allahut. *(vijon)*

(1) Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, janë përmendur edhe në librat e tjerë qiellorë, në Tevrat dhe Inxhil, me emrat "Gog" (2) Imam Buhariu (6530); Imam Muslimi (222). (3) SahihuMuslim me koment të Imam Neveviut (18/70). (4) (5) Mustafa ibn ul Adevijj Et-Tes'hilu li te'vili-t-tenzili-Tefsir suretu-l Kehfi fi sualin ve xhevabin, Tanta (Egjipt) 2004, f. 309. (6) Transmeton Buhariu në Sahihun e tij - "Kitabul Enbijaë", Kreu: "Rrëfimi i Jexhuxhëve edhe Mexhuxhëve" (2/368), hadithi nr. (3346); Imam Muslimi në Sahihun e tij – "Kitabul Fiteni ve eshratu-s-Sa'ati", Kreu: "Afrimi i kohës së sprovave dhe hapja e Pendës së Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve", (4/2207), hadithi nr. 2-(2880). (7) Krimba, të cilët zakonisht gjenden në hundët e deveve apo të deleve. (8) Hadith "sahih". E transmeton Ibn Maxhe në Sunenin e tij "Kitabul Fiteni" – Kreu: "Sprova e Dexhalit..." (2/1364), hadithi nr. 4080. Transmeton Imam Ahmedi në Musnedin e tij (2/510). Shih: Et-Tefsirul mevdui li suveril Kuran, v. 4 f. 391; Suneni i Tirmidhiut, 8/598. (9) Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkamil Kuran, v. 9 f. 59.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Betimi në emër të Allahut dhe ndalimi i betimit që nuk bëhet në emër të Tij (2)

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَدْرَكَ عُمَرَ بْنَ الْخَطَّابِ وَهُوَ يَسِيرُ فِي رَكْبٍ يَحْلِفُ بِأَبِيهِ فَقَالَ أَلَا إِنَّ اللَّهَ يَنْهَاكُمْ أَنْ تَحْلِفُوا بِآبَائِكُمْ مَنْ كَانَ حَالِفًا فَلْيَحْلِفْ بِاللَّهِ أَوْ لِيَصْمُتْ. وَ عِنْدَ التِّرْمِذِيِّ: إِنَّ اللَّهَ يَنْهَاكُمْ أَنْ تَحْلِفُوا بِآبَائِكُمْ لِيَحْلِفْ حَالِفٌ بِاللَّهِ أَوْ لِيَسْكُتْ

**Së pari:** Në këto hadithe theksohet se: kush betohet që do ta bëjë një gjë, ose se do ta lërë, dhe më vonë i bëhet e qartë se veprimi dhe realizimi i kundërt ishin më të mirë për të, e ka detyrim (vaxhib) ta shpaguajë betimin, e pastaj ta bëjë atë që është më mirë. Në hadith duket se shprehja është në mënyrën urdhërore, dhe si e tillë edhe duhet të konsiderohet: "Shpaguaje betimin tënd dhe bëje atë që është më mirë!"

Por, shumica e dijetarëve këtë shprehje e kanë marrë si të pëlqyer (mustehab) e jo detyrim (vaxhib), pra, nëse ajo për të cilën betohet nuk ishte mëkat. Mirëpo, nëse vepra do të ishte mëkat, pra, sikur të betohej se nuk do ta falte



më namazin, se do t`i ndërpriste vizitat e të afërmve, se do ta mbyste ndokënd, atëherë do ta kishte detyrim (vaxhib) ta thyente dhe ta shpaguante betimin.[24]

**Së dyti:** Tekstet e haditheve tregojnë se është detyrim (vaxhib) t`i jepet përparësi shpagimit të thyerjes së betimit. Kjo del shumë e qartë në tekstin e hadithit, sepse pjesëza thumme - pastaj, tregon radhitje – ettertib.

Sa i përket transmetimit me pjesëzën lidhore "*vav*", ky transmetim konsiderohet i përgjithshëm, dhe njëherit specifikohet me transmetimin që u përmend më herët – *hamlen lil mutlaki alel mukajidi*, por edhe është e pëlqyeshme, sepse mund të vonohet shpagimi për thyerjen e betimit dhe nuk është detyrim (vaxhib) që ai të kryhet para se të jetë kryer vepra.[25]

**Së treti:** A duhet t`i jepet përparësi shpagimit për thyerjen e betimit?

### Lidhur me këtë dijetarët nuk kanë mendim të njëjtë, por kanë mospajtime, si vijon:

Shumica e dijetarëve sahabë, një grup tabiinësh, Evzaiu, Maliku, Ahmedi, Is`haku, si dhe shumica e fukahave, përveç jotradicionalistëve, thonë se lejohet t`i jepet përparësi shpagimit të thyerjes së betimit.

Sufjan Thevriju thotë: "Mua më pëlqen më tepër shpagimi pas thyerjes së betimit, por sikur shpagimi të bëhej para thyerjes së tij, do të ishte i vlefshëm." Si të pëlqyeshme këtë e konsideronin edhe Shafiu, Maliku dhe El Evzaiju.[26]

Shafiu lidhur me këtë çështje ka dhënë sqarime. Ai ka lejuar që shpagimi për thyerje të betimit të ketë përparësi, nëse bëhet me ushqim, veshmbathje, lirim të robërve, por lejohet t`i jepet përparësi edhe me agjërim, ngase agjërimi është adhurim trupor, mirëpo nuk lejohet t`i jepet përparësi para kohës së tij, siç është rasti me namazin dhe me agjërimin e Ramazanit.[27]

El Hanefije, El Hadevije, disa prej malikive, Davud Dhahirije, dhe një transmetim nga Maliku, thonë: "Nuk lejohet t`i jepet përparësi shpagimit (kefaretit) para se të thyhet betimi, sepse shkak për detyrim (vaxhib) tek

El Hadevije, për t`i dhënë përparësi shpagimit është bashkimi i disa betimeve dhe thyerjeve, se shpagimi nuk është i vlefshëm para se të ketë shkak për ndalim. Ndërsa te hanefitë shkak shpagimi është thyerja e betimit.[28]

### Argumentet e shumicës së dijetarëve

Ata argumentojnë me transmetimet që përmbajnë pjesëzën thumme - "pastaj".

Gjithashtu, arsyetohet se ndryshimi i shprehjeve në hadithe nuk tregon se iu dha përparësi njërës prej dy gjërave. Hadithet tregojnë se betari është i ngarkuar me dy gjëra, dhe nëse i realizon të dyja, do të ketë vepruar sipas urdhrit.

Gjithashtu, argumentohet se për miratimin e betimit lejohet el-istithnau - përjashtimi, me shprehjen In shaellahu - "Nëse Allahu dëshiron", kurse përjashtimi konsiderohet vetëm fjalë (shprehje). Nëse do të lejohej shpagimi, që është veprim me pasuri ose me trup, betimi do të kishte përparësi më shumë se shpagimi dhe do të ishte më se i domosdoshëm.

### Argumentet e hanefive

Imam Et-Tahivij, duke u mbështetur në drejtimin hanefi, i argumenton me thënien e Allahut xh.sh.: "Ky është shpagim i thyerjes së betimeve tuaja, kur betoheni". (El Maide, 89).

Ajeti ka për qëllim kur të betoheni dhe t`i thyeni ato. Gjithashtu, argumentohet se shpagimi pas thyerjes së betimit është farz, ndërsa para thyerjes është çështje e vullnetit, por ajo që është e vullnetit nuk e plotëson (zëvendëson) farzin.

### Diskutimeve dhe argumenteve të hanefive u janë përgjigjur si vijon:

Paramendimi në ajetin e Kuranit "Kur betoheni dhe e thyeni betimin (pendohuni)", nuk merret si argument, sepse, sikur që parashikohet thyerja, ashtu parashikohet edhe shpagimi. Prandaj asnjërës nuk mund t`i jepet përparësi në parashikim.

Përgjigjja për argumentin e dytë, pra se shpagimi para thyerjes së betimit, është çështje vullneti. Dihet se shpagimi (kefareti) është detyrim (vaxhib) kur thyhet betimi, ose kur do të thyhet. Ajo çka është e vullnetit këtu nuk e ka zëvendësuar farzin, sepse farzi është shpagimi, si dhe askush nuk do t`i jepte përparësi shpagimit para thyerjes (shkeljes) së betimit, megjithëse mund ta ketë bërë krahasimin me shpejtimin e parakohshëm të zeqatit. Tekstet e haditheve bazë dhe të tjerat tregojnë se argumentet e shumicës së dijetarëve për përparësinë e shpagimit në rast thyerjeje të betimit, janë avancues, ashtu siç lejohet të shtyhet për më vonë shpagimi për thyerje të betimit.[29]

Së katërti: Thënia e Pejgamberit a.s. "Bëje atë që është më mirë," tregon se thyerja e betimit është më e vlefshme sesa këmbëngulja për të, nëse në thyerje ka interes të lejueshëm, e që ka të bëjë me bamirësinë në betim dhe me mosthyerjen e tij.[30]

Së pesti: Hadithi vë në pah se puna për atë që do të ishte më mirë, dhe thyerja e betimit nuk e zhvlerësojnë shpagimin, dhe kjo duke u bazuar në thënien e Pejgamberit a.s.: "Shpaguaje betimin!".

Në hadithin e Adij bin Hatimit nuk vihet në pah shpagimi, kështu që, shikuar së jashtmi, duket mashtrim. Pejgamberi a.s. thotë: "Kush betohet për diçka por tjetërkund e sheh më mirë, le të bëjë atë që është më mirë dhe le ta braktisë betimin e tij!"[31]

Kurse, në një transmetim tjetër thuhet: "Kush betohet për diçka, por tjetërkund e sheh më të pastër (për veprim), le të bëjë atë që është më mirë!"[32]

Muslimi e nxori këtë hadith nëpër dy rrugë nga Adij bin Hatim, megjithëse në asnjërën nuk përmendet shpagimi. Nga Adij bin Hatim ai e nxori me një rrugë tjetër, po me këtë tekst:

"Nëse ndonjëri prej jush betohet, mirëpo tjetrën e sheh më të mirë se ajo, le ta shpaguajë dhe le ta bëjë atë që është më e mirë!"[33]

Ky transmetim përputhet me të tjerët që vijnë nga sahabët. Sa i përket transmetimit të Jahja bin Ubejdilahut, nga Ebu Hurejra, se Pejgamberi a.s. paska thënë: "Kush betohet për diçka, mirëpo sheh se tjetra është më e mirë se ajo (për veprim), le ta bëjë atë që është më e mirë, pra ajo është shpagimi!"

Ky transmetim është i shkallës shumë të dobët, por kjo dobësi vjen nga Jahja.[34]

Hadithet që i transmeton Amër bin Shuajbi, nga i ati dhe nga gjyshi i tij, në të cilët shpagimi nuk zihet aspak në gojë, janë të papranueshëm për betim për dy shkaqe:

Transmetuesit që morën nga Amri janë kontradiktorë, dhe më tepër janë të shkallëve që nuk mund të shërbejnë për argumentim, sepse hadithi i tij është në kundërshtim të drejtpërdrejtë me hadithet autentike në të cilët theksohet shpagimi i thyerjes së betimit. *(fund)*

(24) Nejlul Evtar, v. 8, f. 248. El Hidaje, v. 5, f. 56. (25) Subulu Selam, v. 4, f. 103. Sahihu Muslim bi sherh en-Nevevij, v. 11, f. 109. (26) El Mugnij, v. 8, f. 713. Tuhfetul ahvedhij, v. 5, f. 138. (27) El Muhedh-dheb, v. 2, f. 141. (28) Shiko burimet e mehershme. Bidajetul Muxhtehid, v. 1, f. 420. El Hidaje, v. 2, f. 56. (29) Sunen Ebi Davud, v. 3, f. 311. (30) El Hidaje, v. 2, f. 56. Tuhfetul Ahvedhi, v. 5. f. 129. Nejlul evtar, v. 8, f. 248. (31) Sahihu Muslim, v. 3, f. 1273, nr. 16. (32) Po aty, v. 3, f. 1272, nr. 15. (33) Po aty, nr. 17. (34) Sunen ebi Davud, v. 3, f. 310.

# Intervistë me imamin nga Amerika, Yahya Hendi

"Jam shumë i impresionuar dhe shumë i lumtur. Jam shumë i prekur emocionalisht nga njerëzit që takova. Mendoj se njerëzit këtu janë shumë të mirë, angazhohen të jenë shumë të mirë. Perfektja nuk ekziston askund. Ne të gjithë provojmë të shkojmë nga perfektja. Por unë jam shumë i impresionuar nga njerëzit që takova, e të cilët kanë ndarë kohë për ne, janë angazhuar të promovojnë paqe dhe angazhohen për edukimin e shoqërisë, për një të ardhme më të mirë. Pra, jam shumë i lumtur që jam në Kosovë", tha imami Hendi

*Fillimisht, imam i nderuar, ju falemnderit për kohën që ndatë për intervistë me ne, si dhe për prezencën tuaj në vendin tonë!*

**- Dituria Islame: Imam Hendi, sa për fillim, a mund të na tregoni se cili është misioni i organizatës që ju drejtoni, "Klerikët përtej kufijve"?**

Yahya Hendi: Organizata "Klerikët përtej kufijve", të cilën unë e drejtoj, para së gjithash ka për qëllim dhe vizion që t'i arsimojë dhe edukojë klerikët, mësuesit fetarë dhe studentët, mbi parandalimin e konfliktit, paqen, dhe mbi atë se si komitetet fetare mund të ndihmojnë duke pasur sjellje të mirë dhe duke i promovuar vlerat e tyre dhe të bashkëpunëtorëve të tyre.

**- Dituria Islame: Cili është kontributi dhe angazhimi juaj në Këshillin Islamik për Drejtësi të Amerikës Veriore, dhe çfarë misioni ka ky Këshill?**

Yahya Hendi: Këshilli i Jurisprudencës Islamike për Ameriken Veriore synon që t'u përgjigjet në pyetje 8 milion myslimanëve që jetojnë në ShBA. Ne u përgjigjemi në pyetjet që kanë të bëjnë me të drejtat qytetare, të drejtat martesore, çështjet e ndryshme juridike, pra ne i ndihmojmë komunitetit mysliman, mirëpo nga ana jetër ne përgjigjemi edhe në pyetjet e komuniteteve tjera jomuslimane që kanë të bëjnë me qëndrimin e Islamit ndaj çështjeve të ndryshme, siç janë: çështjet e klonimit, ekonomike, mediatike, të terrorizmit etj. Këshilli i Jurisprudencës Islamike për Amerikën Veriore është për t'u përgjigjur në pyetjet e ndryshme lidhur me atë se cili është qëndrimi i Islamit në lidhje me çështjet e ndryshme, sepse shumë grupe anembanë botës pretendojnë se flasin në emër të Islamit, por që në të vërtetë nuk flasin. Ne jemi 17 anëtarë të Këshillit, që përgjigjemi në pyetje të ndryshme lidhur me atë se cili është qëndrimi i vërtetë i Islamit ndaj një çështjeje konkrete.

**- Dituria Islame: Jeni pedagog universitar, ku edhe e mbani lëndën "Fërkimet ndërfetare". Na tregoni se si i shihni ju, si teolog e studiues, fërkimet me sfond fetar, fillimisht në ShBA e pastaj edhe në botë, si dhe çka ndikon në derivimin e kësaj?**

Yahya Hendi: Ka shumë shkaqe, por mendoj se shkaku numër një është injoranca. Imami Aliu thotë: "Ju frikësojuni asaj të cilën nuk e njihni!" Pra, kur nuk e njihni tjerin, atëherë ju atë e shikoni sikur të tjerët, si armik. Mirëpo, nëse ju e njihni palën tjetër, atëherë ju nuk e trajtoni si të tillë, sepse ju e njihni. Pra, ky është shkaku numër një. Pastaj, unë njoh shumë njerëz amerikanë që nuk i përkasin fesë islame, e të cilët paraprakisht e urrenin islamin dhe kishin paragjykime. Mirëpo, pasi ne u ulëm e ua shpjeguam se si janë gjërat, dhe kur i vizituam ata nëpër kishat e tyre, me mijëra njerëz na kanë dërguar mesazhe, ku kanë shkruar: "Zotëri Imam, me të vërtetë na i keni çelë sytë. Na keni shpjeguar të vërtetën." Pastaj, si shkak i dytë janë edhe agjendat e ndyra, që për shkak të tyre shumë njerëz dalin me qëndrime kundër religjioneve. Dhe në skenë dalin individë që, qoftë në emër të krishterizmit, budizmit, islamizmit, flasin në mënyrë jo të duhur. Ata vetë bëhen pjesë e ndonjë agjende. Të shumtën e herave ata nuk janë klerikë islamë, por janë politikanë të cilët dalin dhe flasin në këtë mënyrë, për shkak të agjendave të ndryshme. Unë jam një i shkolluar i religjioneve krahasuese, dhe kam studiuar islamin, krishterizmin, judaizmin, budizmin dhe, përkundër dallimeve që kanë këto religjione, unë e di që kanë edhe shumë gjëra të përbashkëta.

**- Dituria Islame: Imam, në çfarë shkalle është bash-**



**këpunimin i prijësve fetarë dhe komunitete fetare në Amerikë?**

Yahya Hendi: Shtetet e Bashkuara të Amerikës janë vende shumë komplekse, nuk mund të ilustrohet vetëm me një rast, sepse ka më shumë se 300. 000. 000 banorë. Pra, ju mund të shihni shumë lloje situatash në një vend të tillë, ku ka edhe prijës fetarë të cilët fare nuk dëshirojnë të kenë dialog me religjione tjera; janë të mbyllur në kuadër të religjionit të vet dhe fare nuk duan të komunikojnë me të tjerët. Mirëpo, ka edhe të tillë që janë të hapur dhe u afrohen prijësve të tjerë të religjineve tjera. Secili qytet dhe shtet është i ndryshëm. Ndonjëherë ju mund të keni një komunitete fetar i cili është aktiv, dhe pastaj prijësi i tyre fetar shkon e largohet, dhe pastaj gjërat ndryshojnë.

**- Dituria Islame: A ka ndryshuar për së keqi gjendja dhe pozita e myslimanëve në ShBA pas paraqitje së ISIS-it? Në fillim të këtij viti patëm ekzekutimin e tre të rinjve myslimanë?**

Yahya Hendi: Njerëzit ndonjëherë kanë një përshtypje të gabueshme për Shtetet e Bashkuara të Amerikës, se është si një qytet. Në fakt është një kontinent, dhe në disa vende të ShBA-së ka vërtet dallime të mëdha, e në të tjerë më pak.

Sa i përket këtyre tre studentëve të cilët janë vrarë, ata nuk janë ekzekutar, sepse duhet bërë dallimin në mes vrasjes dhe ekzekutimit. Kuptohet se unë kam qenë i pikëlluar dhe kam qarë me ditë të tëra, ngase ishte një ngjarje e tmerrshme. Është përtej çdo imagjinate që dikush do të mund të shkonte në shtëpi të dikujt dhe t'i vrasë në atë mënyrë. Prandaj, ajo që ndodhi është e tmerrshme, ishtë kriminale, është më të vërtetë për t'u indinjuar, por kjo nuk mund të interpretohet se Amerika është kundër Islamit. Në universitetin "Xhorxh Town" ne patëm një lutje memoriale, ku erdhën me mijëra njerëz, dhe shumica e tyre nuk ishin muslimanë, por ishin të krishterë apo edhe hebrenj. Gjithashtu, edhe funerali i këtyre të rinjëve u vizitua nga 10. 000 njerëz, shumica e tyre nuk ishin muslimanë, ishin të besimeve tjera. Pra, ekzitojnë njerëz që i urrejnë muslimanët, dhe ka edhe të atillë që publikojnë gjëra kundër Islamit, por ka edhe të tillë që publikojnë shkrime kundër katolicizmit, protestantëve, judaizmit etj. Jam shumë i brengosur sepse ka njerëz të çmendur, dhe kjo është e keqja, dhe është e dhimbshme. Por, marrë në përgjithësi, përvoja e muslimanëve në Amerikë është e mrekullueshme. Unë jam musliman. Unë vij, shkoj dhe flas lirshëm si në shtëpinë time.

**- Dituria Islame: Jeni një ndër teologët më gjeneroz në ShBA, kur është fjala për mirëkuptimin ndërfetar, si keni arritur ta krijon një profil të tillë?**

Yahya Hendi: Është Islami. Islami do prej meje që unë të dialogoj. Kurani thotë: "Kul ja Ehlel Kitabi, tealu ila kelimetin sevain bejnena ve bejnekum", pra thotë: "Thuaj: "O ju Ithtarët e Librit, ejani të mirëkuptohemi në mes vete". Pra duhet kuptuar atë se çka do Kurani prej nesh, që ne të jemi në paqe dhe dialog. Prandaj edhe u thashë studentëve të mi një të premte në një hytbe, tri javë më parë, e që është në suren El-Bekare: "Allahu, Zoti, ka dialoguar me djallin, dhe kjo është pak më larg se dialogu. Zoti është Zot, dhe djalli është djall. Por, Zoti flet. Të krishterët dhe hebrenjtë nuk janë djaj. Ata janë vëllezërit dhe motrat tona. Nëse Zoti ka dialoguar me djallin, pse të mos e bëjmë ne me fqinjët tanë?! Është matematikë shumë e thjeshtë. Pra, numër një: "Teala ila kelimetin seva"; - "Zoti dialogoi", e që nënkupton se edhe ne duhet të dialogojmë.

Kurani, për marrëdhëniet mes të krishterëve dhe herbrenjve thotë: "En-Taberr- Rruhum ve tuksitu ilejhim" (Pra, ju bashkëpunoni me ta dhe trajtoni ata në mënyrën më të mirë). Pra "Birr" në Kuran është sjellja më e mirë që myslimanët mund/duhet ta bëjnë. Pra, Allahu thotë: "En Taberr-Rruhum". Në njëfarë forme, njerëzit më të mirë me të cilët duhet të sillemi në mënyrën më të mirë janë prindërit tanë dhe Ithtarët e Librit. Kjo është ajo që na mëson Kurani. Kjo është ajo që na mëson Islami.

Prandaj, kur arrij njerëz të krishterë dhe hebrenj, i respektoj, dhe kjo është ajo që do Islami. Unë këtë e thashë edhe në një ligjëratë që e dhashë në Kosovë. Profeti (Paqja qoftë mbi të!) i mirëpriste të krishterët në xhaminë e tij, e ata luteshin aty në emër të Jezusit, pra,

po në xhaminë e tij. Ky është dialogu.

Kur profeti (Paqja qoftë mbi të!) ishte ulur, dhe ishte një funeral i një personi, profeti u ngirt në këmbë për të respektuar kufomën. Shokët e tij i thanë: “O Muhamed, ky funeral është i një hebreu”, ndërsa ai ua ktheu: “Ani çka?! Ai a nuk është njeri?!”

Profeti dhe Islami respektojnë dhe tregojnë se Islami dhe herbenjtë vijnë nga një burim. Ky është dialogu. Kjo është përkujdesja. Profeti thotë: “Xhibrili vazhdon të më bëjë presion mua se unë duhet të kujdesem për fqinjët e mi. Ky është Islami. Fqinjët e mi. Ne duhet të kujdesemi për ta. Kjo është ajo që thotë edhe i dashuri ynë, Muhamedi a.s.

Fqinjët e mi mund të jenë të krishterë, mund të jenë hebrenj, mund të jenë budistë mund të jenë hindas. Ky është Islami. Ky nuk është një program amerikan. Ky nuk është një program i Kosovës. Ky nuk është një program i Arabisë, ky është një program i Zotit. Pra, dialogu me të tjerët. Përderisa unë e gjej veten time, unë gjej besimin tim, humanitetin tim (njerëzoren time).

Kjo është pse unë besoj në këtë, kam besuar dhe do të vazhdoj të besoj në këtë. Sepse, ne kemi myslimanë të çmendur që dëshirojnë prej nesh që ne të urrejmë; ka të krishterë të çmendur që dëshirojnë prej nesh urrejtje; ka hebrenj të çmendur që nga ne dëshirojnë urrejtje; ka budistë të çmendur që prej nesh dëshirojnë urrejtje… Çka arrijmë me këtë urrejtje? Kjo urrejtje na vret. I vret fëmijët tanë, për shkak të dhunës që prodhon. Siç ka ndodhur në kontinentin e Afrikës, në Algjeri, Egjipt, Siri, Kinë, Irak, Afganistan, Pakisan, Burma, në Ballkan, në Rusi. A është kjo zgjidhja? Pra, edhe nëse Islami nuk e kërkon prej nesh dialogun, humaniteti ynë e kërkon atë, për të bërë ndryshime. Kjo është ajo që unë bëj dhe ajo që do të vazhdoj të bëj.

**- Dituria Islame: Cilat janë përshtypjet tua nga qëndrimi në Kosovë? Përveç tjerash, ju keni takuar edhe udhëheqësit më të lartë të BIK-ut, Myftiun Tërnava, kryimamin Bajgora, etj., si dhe keni qëndruan në institucion e BIK-ut?**

Yahya Hendi: Jam shumë i impresionuar dhe shumë i lumtur. Jam shumë i prekur emocionalisht nga njerëzit që takova. Mendoj se njerëzit këtu janë shumë të mirë, dhe angazhohen të jenë shumë të mirë. Perfektja nuk ekziston askund. Ne të gjithë provojmë të shkojmë nga perfektja. Por unë jam shumë i impresionuar nga njerëzit që takova, e të cilët kanë ndarë kohë për ne, janë angazhuar të promovojnë paqe dhe angazhohen për edukimin e shoqërisë për një të ardhme më të mirë. Pra, jam shumë i lumtur që jam në Kosovë.

*Intervistoi: Besnik Jaha*

**Mr.Ejup Haziri**

# Deri ku ngrihen duart? (2)

**Mendimet kryesore të fukahave (juristëve) myslimanë, duke u bazuar në hadithet e ardhura për tematikën e ngritjes së duarve, janë tri: Ngritja e duarve deri te supet; ngritja e duarve deri te veshët, dhe; ngritja e duarve deri mbi kokë. Për ngritjen e duarve deri te gjoksi nuk do të bëjmë fjalë, sepse për këtë kemi folur në temën paraprake dhe, siç kam potencuar, nuk është mendim i njohur te juristët.**

Kemi hequr dilemën se duart gjatë tekbirit fillestar ngrihen deri te gjoksi, atëherë është e natyrshme që të shpjegohet se deri ku ngrihen duart. E, për këtë çështje së pari do të flas për opinionin e parë që nënkupton ngritjen e duarve deri te supet, e pastaj në temën e ardhshme për opinionin e dytë, që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te veshët, ku do të përqendrohem më tepër, ndërsa do të përmendet edhe opinioni i tretë, që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri mbi veshë.

### Opinioni i parë: Ngritja e duarve deri te supet

Për ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar deri te supet, janë të pajtimit një numër dijetarësh, si: Muhamed ibën Sirini, Shafiu, Maliku (në njërin prej mendimeve të tij), Ahmedi, Is’haku dhe disa tjerë,[1] të cilët janë të mendimit se ngritja e duarve deri te supet është sunet, duke u bazuar në argumentet që do i sjellim në vijim.

Sa i përket haditheve që flasin për ngritjen e duarve deri në apo mbi supe, është hadithi i transmetuar nga Aliu, në koleksionin e Ebu Davudit:

“Na ka informuar Hasen ibën Alij, na informoi Sulejman ibën Davud el-Hashimiu, na informoi Abdurrahman ibën Ebi ez-Zinad, nga Musa ibën Ukbeh, e ky nga Abdullah ibën Fadl ibën Rebiah ibën el-Harith ibën Abdul Mutalib, e ky nga Abdurrahman ibën el-A’rexh, nga Ubejdullah ibën ebi Rafi’, e ky nga Ali ibën Ebi Talibi, i cili transmeton se i Dërguari i Allahut kur ngrihej për falje, shqiptonte tekbirin dhe ngriste duart deri në supet e tij, e kështu vepronte pasi që mbaronte nga leximi dhe dëshironte të shkonte në ruku, po kështu

vepronte edhe atëherë kur ngrihej nga rukuja, e gjatë kohës kur ishte ulur në namaz nuk i ngriste duart, e kur ngrihej pas dy sexhdeve, i ngriste duart dhe shqiptonte tekbirin." (Ebu Davudi në Sunen, nr. 635).

Nëse flasim për rrugën e transmetimit (senedin) të këtij hadithi, s'ka dyshim se gjithë transmetuesit janë besnikë dhe të besueshëm, gjë e cila i ka shtyrë edhe verifikuesit e hadithit ta klasifikojnë si hadith të mirë apo autentik. Senedin e këtij hadithi Tirmidhiu e ka vlerësuar si hasen-sahih (nr. 3345) ndërsa Neveviu, Ahmedi (nr. 679), Buhariu, Ibën Huzejme (nr. 584) dhe Ibën Hibbani e kanë vlerësuar si autentik. Albani në verifikimin që i bën Sunenit të Ebu Davudit, kur vjen te ky hadith thotë: "Hadithi i Aliut është hasen-sahih (i mirë-autentik)."[2]

Problematika shfaqet jo në rrugën e transmetimit, por në tekstin (metnin) e hadithit, sepse ky transmetim i Aliut kundërshtohet me transmetimet tjera që janë të njohura nga ai. Aliu për këtë çështje ka tjetër opinion, dhe opinioni i tij është se duart nuk ngrihen, përveç tekbirit fillestar.[3] Në koleksionin e Ibën ebi Shejbe-s dhe Tahaviut, në lidhje me këtë transmetohet: "Na ka informuar Vekiu, nga Ebu Bekër ibën Abdullah ibën Kitaf en-Nehshelij, e ky nga Asim ibën Kulejb-i, e ky nga babai i tij, se Aliu i ngriste duart gjatë tekbirit fillestar, por nuk e përsëriste më (ngritjen e duarve)."[4]

Prandaj, argumenti i mëparshëm i transmetuar nga Aliu për ata që argumentohen se duart ngrihen deri te supet, nuk është i fuqishëm, sepse veprimi i Aliut është në kundërshtim me atë që transmetohet prej tij. Pra, transmetimi i dytë i Aliut është më i fuqishëm, dhe se raportohet prej tij se duart nuk ngrihen, me përjashtim të tekbirit fillestar, prandaj ka mundësi, siç shprehet edhe Tahaviu, që të ketë abrogim te ngritja e duarve, sepse Aliu po ta shihte të Dërguarin e Allahut duke i ngritur duart ai nuk do ta linte ngritjen e tyre, me përjashtim të shfuqizimit të ngritjes së duarve.[5]

Argumenti tjetër që mbështetën për ngritjen e duarve deri te supet gjatë tekbirit fillestar është hadithi i transmetuar nga Ibën Omeri, thuajse në të gjithë koleksionet e njohur të hadithit, me disa ndryshime në tekst: "Na ka informuar Ali ibën Muhamedi, Hisham ibën Ammari dhe Ebu Omer ed-Dariri, të cilët kanë thënë: "Na ka informuar Sufjan ibën Ujejne nga Zuhriu, e ky nga Salimi, e ky nga ibën Omeri, i cili ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur e fillonte namazin i ngriste duart derisa ato ishin paralel me supet e tij, kështu vepronte edhe kur shkonte në ruku, kur ngrihej prej rukusë, e nuk i ngriste duart mes dy sexhdeve." (Ibën Maxhe në Sunen, nr. 848).

Ky hadith përcillet përmes tri rrugëve të ndryshme, dhe metni i tij është i përafërt në përmbajte, dhe konsiderohet si argumenti më i fuqishëm prej gjithë argumenteve rreth ngritjes së duarve deri te supet, për shkak të rrugës së transmetuesit, ku vjen në shprehje vargu i artë i transmetuesve. Mirëpo, nuk mund të themi se është argumenti më i fuqishëm rreth ngritjes së duarve, sepse ka disa gjëra që ndërlidhen me këtë hadith, e që patjetër duhet të potencohen këtu, ndonëse sipërfaqësisht (pa u zgjeruar shumë).

**E para:** Hadithi i transmetuar nga Ibën Omeri përcillet thuajse në të gjithë koleksionet e njohur të hadithit, me disa ndryshime të vogla që nuk e ndryshojnë përmbajtjen e tij. Ai përcillet edhe nga Maliku në Muvetta-në e tij, që konsiderohet libri më i hershëm nga koleksionet e njohura të hadithit, madje shumë herët para koleksioneve tjera, një shekull para Buhariut e Muslimit. Në njërin prej transmetimeve të Malikut, ku përcjellin nxënësit e tij të njohur si Jahja ibën Jahja, nuk përmendet se duart ngrihen gjatë shkuarjes në ruku: "Më ka informuar Jahja (ibën Jahja) nga Maliku, nga Nafiu se Abdullah ibën Omeri kur hynte në namaz i ngriste duart deri te supet e tij, sikurse që i ngriste duart edhe kur ngrihej prej rukusë, e jashtë këtyre nuk vepronte kështu." (Maliku në Muvetta, nr. 154).

Në bazë të këtij versioni kanë vepruar edhe shumë prej nxënësve të Malikut dhe të tjerët, dhe kjo është popullarizuar edhe më tej te nxënësit e nxënësve të Malikut. Prej atyre që kanë transmetuar këtë version, ku nuk përmendet ngritja e duarve gjatë shkuarjes në ruku janë: Shafiu, Jahja ibën Jahja, Jahja ibën Bukejr, El-Ka'nebij, Muin ibën Isa, Seid ibën Ebi Merjem, Is'hak el-Hunejnij dhe të tjerë.[6]

**E dyta:** Ajo që përcillet nga ibën Omeri, në hadithin paraprak, kundërshtohet në praktikë nga një transmetim i përcjellë nga Muxhahidi, i cili ishte falur pas ibën Omerit dhe nuk i kishte ngritur duart, përveç tekbirit fillestar.

Transmetohet nga Ebu Bekër ibën Ajash, nga Husajni, e ky nga Muxhahidi, i cili ka thënë: "Nuk e kam parë Ibën Omerin t'i ketë ngritur duart, përveç tekbirit fillestar."[7]

Megjithatë, në këtë kundërthënie është krijuar një polemikë e gjatë se cili veprim i Omerit është më i drejtë dhe më i arsyeshëm. Disa e kanë përforcuar mendimin e parë të Ibën Omerit me transmetime tjera, ku ai i kishte ngritur duart edhe në ruku edhe gjatë ngritjes prej saj.

Buhariu në librin "Ref'ul jedejn", në lidhje me këtë problematikë thotë se transmetimi i Rebiut, Lejthit, Tavusit, Salimit dhe Nafiut, (që konfirmojnë ngritjen



e duarve nga Ibën Omeri kur shkonte në ruku dhe kur ngrihej prej saj) është më parësor sesa transmetimi i Muxhahidit. (Buhariu në Ref'ul jedejn, nr. 98). Problematika e këtij transmetimi shfaqet te transmetuesi Ebu Bekër ibën Ajash-i, i cili është konsideruar si një transmetues besnik, por që nga fundi i jetës së tij kishte ndryshuar nga pikëpamja e memories së tij. Hakimi dhe ibën Hibbani për të ishin shprehur: "Ebu Bekër ibën Ajashi ishte prej hufadhëve të përpiktë (devotshëm), e prej tij kishin transmetuar shumë njerëz, megjithatë kah pleqëria i ishte keqësuar memoria, prandaj edhe gabonte."[8] Disa të tjerë për të kanë bërë këtë ndarje: "Prej tij pranohet çdo gjë derisa ishte jashtë Kufës, e nuk pranohet asgjë kur ishte në Kufë-gjatë pleqërisë (në kohën kur shkolla hanefite ishte në kulminacion, edhe në mënyrë institucionale, e rreth saj ishin krijuar edhe akuza nga kundërshtarët). Këtu na shfaqet edhe problematika tjetër në lidhje me Ajashin, sepse ne nuk e dimë kohën kur ka transmetuar fjalët e Muxhahidit për mosngritjen e duarve nga Ibën Omeri, përveç tekbirit fillestar. Çfarë nëse ai këtë e ka transmetuar para se të hyjë në pleqëri, kur pranohej prej të gjithëve?

Hadithi tjetër, që bazohen për ngritjen e duarve deri te supet, është hadithi i Ebu Humejdit, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut dhe në disa prej koleksioneve tjera: "Na ka informuar Muhamed ibën Beshar dhe Muhamed ibën El-Muthenna, të cilët kanë thënë: "Na ka informuar Jahja ibën Seid el-Kattan, na ka informuar AbdulHamid ibën Xhafer, na ka informuar Muhamed ibën Amër ibën Ata, nga Ebi Humejd es-Saidij, i cili thotë: "E kam dëgjuar atë përderisa ishte në mesin e dhjetëra sahabëve, ku në mesin e tyre ishte Ebu Katadeh ibën Rib'ij, të thoshte: "Unë jam më i dituri prej jush rreth faljes së Pejgamberit a.s." Ata i thanë: "Ti nuk ishe më i hershëm se ne në shoqërim ndaj tij, e as që ishe më i shpeshtë se ne në shkuarje tek ai." Ai u tha: "Ashtu është." Ata i thanë: "Atëherë na shfaq (namazin e tij)." Ai tha: "I Dërguari i Allahut kur ngrihej për namaz, drejtohej mirë dhe i ngriste duart deri te supet e tij, e kur donte të shkonte në ruku i ngriste duart deri te supet e tij e më pas thoshte: "Allahu Ekber", dhe e bënte rukunë ashtu që trupi i tij ishte drejtuar mirë, pa u lakuar koka (nga shpina), e duart i kishte të vendosura në gjunjët e tij. Më pas thoshte: "SemiAllahu limen Hamideh", duke i ngritur duart, dhe drejtohej derisa çdo pjesë e trupit ishte në vendin e vet, e më pas shkonte në sexhde dhe thoshte "Allahu Ekber!"[9]

Megjithatë, sa i përket transmetuesve të këtij hadithi duhet t'i themi disa fjalë, pa u ndalur në tekstin e hadithit, sepse mund të ketë diskrepancë mes transmetuesve, mostakim mes dy transmetuesve, sikurse që mes tyre mund të ketë edhe njerëz të panjohur (mexhhul). Këtë fakt e ka hulumtuar kolosi i madh i dijes, Tahaviu, i cili në lidhje me këtë hadith shprehet: "Këtë hadith nuk e ka dëgjuar Muhamed ibën Amër ibën Ata nga Ebu Humejdi e as nga dikush tjetër që janë përmendur me Ebi Humejdin, e në mes tyre ka një njeri të panjohur."[10] Muhamed ibën Amër përmendi në hadith të ketë qenë i pranishëm te Ebu Katadeh, mirëpo mosha e tij nuk e lejon një gjë të tillë sepse Ebu Katadeh është vrarë para kësaj ndodhie. Ebu Katadeh është vrarë në kohën e Aliut, dhe ky i fundit ia kishte falur namazin e xhenazes. Mirëpo ka mendime se ai kishte vdekur më vonë, aty kah viti 54 hixhri.[11] Ndërsa, Muhamed ibën Amër ibën Ata, sipas librit të mirënjohur "Sijer A'lamu-n Nubela", ka vdekur krejtësisht në fund të sundimit të Hisham ibën AbdulMelikut.[12] E, Hishami sundimin e kishte marrë në vitin 105, ndërsa kishte vdekur në vitin 125 hixhri, kur kishte 54 vjet.

Ndërlidhja që bëhet mes dëgjimit të hadithit të Muhamed ibën Amër nga Ebi Humejdi, kryesisht bëhet përmes AbdulHamid ibën Xhafer-i[13], i cili nuk llogaritet i besueshëm te gjithë muhadithinët e njohur, sepse një pjesë e tyre e konsiderojnë të dobët në transmetimet e haditheve, sidomos transmetimet që vijnë prej tij kah pjesa e fundit e jetës së tij.[14]

Në lidhje me këtë hadith na shfaqet edhe një problematikë tjetër, sepse hadithi i njëjtë në koleksionin e Ebu Davudit, sipas një transmetimi tjetër, nuk përmend e as që aludon në ngritjen e duarve gjatë shkuarjes në ruku e as gjatë ngritjes prej saj: "Na ka informuar Ahmed ibën Hanbeli, na ka informuar AbdulMelik ibën Amër, më ka informuar Fulejhu, më ka informuar Abas ibën Sehl, i cili ka thënë: "Janë takuar Ebu

Humejdi, Ebu Usejdi, Sehl ibën Sa'di dhe Muhamed ibën Meslemeh dhe ata kujtuan namazin e të Dërguarit të Allahut. Ndërkohë Ebu Humejdi tha: "Unë jam më i dituri prej jush për namazin e të Dërguarit të Allahut, dhe përmendi një pjesë prej tij, e më pas tha: "Bëri ruku dhe duart e tij i vendosi në gjunjët e tij, sikurse të ishin të ngjitur për gjuri... më pas bëri sexhde me hundën dhe ballin e tij, duart i kishte afër krahërorit të tij, përderisa shuplakat e duarve ishin afër supeve. Pastaj e ngriti kokën gjersa secila pjesë ishte në vendin e vet, e shtriu këmbën e majtë kurse me pjesën e parme (gishtërinjtë) të këmbës së djathtë ishte në drejtim të Kibles. Shuplakën e dorës së djathtë e vendosi mbi gjurin e djathtë, përderisa shuplakën e dorës së majtë mbi gjurin e majtë, dhe me gishtin e tij sinjalizonte (e ngriste atë)." (Ebu Davudi në Sunen, nr. 627).

Argumenti tjetër është hadithi që transmeton Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Ibën Maxhes dhe të të tjerëve, me këtë përmbajtje: "Më ka informuar Othman ibën Ebi Shejbe dhe Hisham ibën Ammari, të cilët kanë thënë: "Na ka informuar Ismail ibën Ajashi nga Salih ibën Kejsan, e ky nga Abdurrahman el-A'rexh, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut duke i ngritur duart deri te supet e tij, kur ai hynte në namaz, kur bënte rukunë dhe sexhden."(Ibën Maxheh në Sunen, nr. 850).

Ky hadith transmetohet në koleksionin e Ebu Davudit dhe Ibën Maxhes, ndonëse në transmetimin e Ebu Davudit qëndron shtesa: "Edhe kur ngrihej nga rekati i dytë vepronte kështu. "Problematika në këtë hadith qëndron te fakti se përcillet nga rrugë të ndryshme transmetuesish, ku në pjesën më të madhe të transmetimeve, në vend të ngritjes së duarve qëndron sintagma "Allahu Ekber."

Abdurrezaku në Musannef këtë hadith e transmeton me sintagmën "tekbir" në vend të shprehjes "ngritja e duarve." (Abdurrezaku në Musannef, nr. 2495). E, Darekutniu në këtë kontekst thotë: "Abdurrezaku e transmeton (këtë hadith) me shprehjen "tekbir" (që nënkupton sintagmën "Allahu Ekber"), në vend të ngritjes së duarve, e kjo është e vërteta (rreth kësaj çështjeje)."

Se për qëllim në këtë hadith është shprehja e tekbirit e jo ngritja e duarve, dëshmon edhe Ibën Ebi Hatimi, i cili tregon se e ka pyetur babain e tij për hadithin në fjalë, ku përshkruhet ngritja e duarve, e përgjigja e babait të tij ishte kjo: "Ky është gabim, sepse për qëllim është tekbiri (shprehja "Allahu Ekber"), e jo ngritja e duarve.[15]

Rreth këtij hadithi Tahaviu është shprehur decidivisht se nuk mund të argumentohet me këtë për shkak të transmetuesit Ismail ibën Ajashi, ndaj të cilit hadithologët janë të ndarë në dysh, ku një pjesë e llogaritin të dobët në hadith. Nesaiu e konsideron të dobët, përderisa Ibën Huzejme është i mendimit se nuk mund të argumentohemi me të.[16]

Ndonëse ka edhe argumente tjera sa i përket opinionit të parë që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te supet, tani për tani mjaftohemi me ato që i kemi sjellë këtu.

### Disa fjalë për fund

Për të qenë objektiv dhe besnik ndaj sjelljes së argumenteve, ia kemi filluar t'i trajtojmë këto opinione, ndonëse jemi zgjeruar, por këtë e kemi bërë me qëllim që të tregohen gjërat mirë e drejt. Problematika e kësaj çështjeje nuk qëndron në opinionet e ndryshme që janë për ngritjen e duarve, por tek ata që bazohen te njëri opinion dhe i baltosin të tjerët. Kjo ka ndodhur dhe është duke ndodhur, ngase argument për këtë janë ato që janë shkruar e që janë ligjëruar, ku ngritja e duarve është trajtuar sunet vetëm deri te supet, ndërsa jo që nuk janë përmendur edhe opinionet tjera, gjegjësisht suneti i ardhur nga Resulullahu për këtë çështje, por as që është sinjalizuar për një gjë të tillë. Kjo pastaj ka ngjallur reagime dhe ka krijuar situata të palakmueshme për masën e gjerë, sepse një formë e ngritjes së duarve është parë e drejtë dhe konform sunetit, kurse forma tjetër është konsideruar si gabim, ndonëse edhe kjo është në përputhje të plotë me sunetin.

Kjo ishte rreth opinionit të parë të ngritjes së duarve deri te supet, e në vazhdim do të flasim për opinionin e dytë, që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te veshët.

(1) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 101. (2) Albani në Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr. 744, v. 2, f. 244; Albani në Sahih Ebi Davud, nr. 729, v. 3, f. 332-333. Këtu përmend se senedi i këtij hadithi është i mirë, ndërsa për metnin e hadithit nuk flet. (3) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 106. (4) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2457; Tahaviu në Sherh Mushkilul Athar, nr. 5825. (5) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 487. (6) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. 1, f. 536. (7) Bejhekiu në Ma'rifet es-Sunen ve-l Athar, nr. 837; Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2467. (8) Ibën Hibbani në eth-Thikat, v. 7, f. 669. (9) Tirmidhiu në Sunen, nr. 280 dhe thotë se hadithi është i mirë-autentik (hasen-sahih). Albani në verifikimin e këtij hadithi thotë: Hadithi është autentik (sahih), Sahih ve Daif Sunen et-Tirmidhij, nr. 305. (10) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, v. 1, f. 228. (11) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 2, f. 454. (12) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 5, f. 226. (13) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1544, v. 1, f. 259. (14) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. 1, f. 538. (15) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. 1, f. 541; Ibën Haxher, Ed-Dirajeh fi Tahrixhi Ehadithi-l Hidajeh, Daru-l Marifeh, Bejrut-Liban, v. 1, f. 154. (16) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 457.

Mr. Ekrem Maqedonci

# Trajtesa juridike islame mbi xhumanë dhe obligueshmërinë e saj



"O ju që keni besuar, kur të thirret ezani për namazin e xhumasë, nxitoni për ta përmendur Allahun, e lini shitblerjen, kjo është më e dobishme për ju nëse jeni që e kuptoni!" (El Xhumua, 9).

Zoti i Madhërishëm me urtësinë e Tij caktoi momente, ditë dhe raste që besimtarët të takohen dhe të njihen mes vete. Një ndër këto momente është edhe namazi i xhumasë, me ç'rast luan rol pozitiv në afrimin e besimtarëve dhe shoqërive të atij vendi. Juristët islamë shpjegojnë se emri i këtij namazi (pra fjala "xhuma") në vetvete ngërthen pikërisht kuptimin e tubimit, unitetit dhe bashkimit, sepse ai namaz i tubon dhe i bashkon besimtarët e atij vendi.

### Norma e namazit të xhumasë

Namazi i xhumasë është farz ajn (obligim personal) për çdo besimtar i cili i plotëson kushtet për këtë namaz. Thotë Allahu i Madhërishëm: "O ju që keni besuar, kur të thirret ezani për namazin e xhumasë, nxitoni për ta përmendur Allahun, e lini shitblerjen, kjo është më e dobishme për ju nëse jeni që e kuptoni!" (El Xhuma, 9). Ndërsa Pejgamberi a.s. thotë: "Më të vërtetë Allahu i Madhërishëm ua bëri obligim xhumanë, nga ky moment, nga kjo ditë, nga ky muaj dhe ky vit."[1]

### Kushtet e obligueshmërisë së namazit të xhumasë

Për të qenë obligim namazi i xhumasë duhet të plotësohen këto kushte:

a) Gjinia: Ky namaz është obligim vetëm për meshkuj. Femrat nuk e kanë obligim të prezantojnë në këtë namaz, mirëpo nëse prezantojnë dhe e falin xhumanë lirohen nga namazi i drekës.

b) Liria: Robi nuk e ka obligim këtë namaz, mirëpo nëse e fal atëherë lirohet nga dreka.

c) Mosha madhore: Sepse fëmija nuk është i ngarkuar me obligime fetare-ibadete.

d) Që namazliu të jetë vendës: Udhëtari lirohet nga ky namaz, mirëpo nëse e falë atë lirohet nga namazi i drekës.

Thotë Pejgamberi a.s. në një hadith: "Namazi i xhumasë është obligim për çdo besimtar, përveç katër personave: robit, gruas, fëmijës, dhe të sëmurit."[2]

e) Mençuria: Njeriu i cili është i sëmurë psikikisht nuk obligohet me ibadete, sepse ai nuk ka mundësi t'i kuptojë ato.

f) Që namazliu të jetë fizikisht i shëndoshë: Njeriu i cili nuk mund të ecë, ose ka ndonjë sëmundje tjetër që e pengon atë të prezantojë tek xhemati, nuk obligohet me namazin e xhumasë, mirëpo nëse ai prezanton në këtë namaz lirohet nga namazi i drekës.

g) Të ketë siguri për shkuarje në xhami: Ai person i cili frikësohet nga zullumqari, armiku apo dikush tjetër, për të shkuar në xhami, nuk e ka obligim namazin e xhumasë.[3]

**Vërejtje:** Të gjitha kategoritë e lartpërmendura (me përjashtim të fëmijës dhe të sëmurit psikikisht) në rast se nuk e falin namazin e xhumasë e kanë obligim ta falin namazin e drekës.

### Kushtet e vlefshmërisë së namazit të xhumasë

a) Që xhumaja të falet në vendbanim: Vendbanim konsiderohet çdo vend që ka infrastrukturë, si hekurudhat, ndonjë zyrë komunale apo gjyqësore, dhe në të kolektivisht zhvillohet jeta. Kërkohet që xhumaja të falet vetëm në një vend në atë vendbanim, sepse edhe qëllimi i atij namazi është që t'i tubojë banorët e atij vendi. Sipas mendimit më të saktë të medhhebit hanefi, në qytetet e mëdha ku nuk ka mundësi që xhumaja të falet në një vend (xhami) lejohet që xhumaja të falet në dy e më shumë xhami, varësisht sipas mundësisë së tubimit të xhematit.[4]

b) Prezantimi i prijësit të vendit ose zëvendësit të tij, ose atij që prijësi e urdhëron: Sepse ai duhet ta mbajë hytben dhe t'i drejtohet xhematit me fjalimin e tij javor.

c) Të mbahet hytbeja: Mbajtja e hytbes para namazit të xhumasë është kusht i vlefshmërisë së këtij namazi. Imami hytben e mban me zë të lartë në mënyrë që xhemati ta dëgjojë atë. Është synet që imami ta fillojë hytben duke falënderuar Allahun, pastaj ta thotë dëshminë se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, ta konfirmojë pejgamberllëkun e Muhamedit a.s. dhe ti dërgojë salavate atij.

Është synet të mbahen dy hytbe, imami i ndan ato me një ulje të lehtë, sa mund të lexohen mesatarisht tri ajete.[5] Më pastaj Imami mban ligjëratën me të cilën i mëson dhe këshillon xhematin. Preferohet që hytbeja mos të zgjatet tepër, në mënyrë që mos të krijohet lodhja tek xhemati. Transmetohet nga Abdullah bin Ebi Evfa të ketë thënë: "Pejgamberi a.s. e zgjaste namazin por e shkurtonte hytben."[6] Hytbeja konsiderohet e vlefshme edhe vetëm nëse falënderohet ose lartësohet Allahu xh.sh.[7]

d) Namazi i xhumasë të falet në kohën e drekës: Nuk konsiderohet i vlefshëm namazi i xhumasë nëse falet para hyrjes ose pas daljes së kohës së drekës.

e) Xhemati: Namazi i xhumasë nuk konsiderohet i vlefshëm nëse në të nuk prezantojnë së paku tre xhematë meshkuj, pa marrë parasysh nëse jenë udhëtarë, vendës, apo edhe të sëmurë. Imam Ebu Jusufi mendon se namazi konsiderohet i vlefshëm nëse prezantojnë dy persona pos imamit.[8]

f) Që xhumaja të jetë e lirë për çdo besimtar që dëshiron të falet aty: Qëllimi i xhumasë është bashkimi i njerëzve, prandaj nëse ky qëllim nuk arrihet edhe xhumaja nuk konsiderohet e kryer.

### Norma e namazit të drekës pas xhumasë

Nuk ka dyshim se namazin e drekës e kanë obligim të gjithë ata që për ndonjë arsye të justifikueshme nuk e falin namazin e xhumasë, ose ata që nuk e kanë obligim fare atë. Mirëpo, falja e namazit të drekës pas faljes së namazit të xhumasë është një çështje diskutabile, pasi që dihet fare mirë që Allahu Fuqiplotë na ngarkoi me pesë namaze ditore dhe jo më shumë. Ndërsa, në anën tjetër, është diskutabile tek juristët islamë se xhumaja në kohën tonë aktuale a i plotëson të gjitha kushtet e veta apo jo. Pra, falet ashtu si është falur në kohën e Muhamedit a.s. dhe sahabëve, apo jo?

Ajo që është e njohur tek juristët islamë është se xhumaja brenda vendbanimit është falur në një vend në kohën e Pejgamberi a.s. dhe sahabëve, dhe ashtu vazhdoi deri në kohën e abasitëve. Mendohet se për herë të parë ndarja e xhematit ndodhi në kohën e halifit të abasitëve, Memunit, me ç'rast ndau xhematin në dy pjesë, andej dhe këndej lumit Eufrat. Më pastaj filloi ndarja e xhematit pothuajse në tërë botën islame, dhe kështu xhumaja humbi një prej kushteve elementare të saj.[9]

Mosplotësimi i këtij kushti (falja e xhumasë në një vend) i ka shtyrë juristët islamë të jenë skeptikë në fetvanë e tyre, që besimtarët të mjaftohen me faljen e një xhumaje pa i plotësuar të gjitha kushtet e veta. Për këtë arsye, nga juristët e katër medhhebeve mund të konkludojmë se:

Nëse namazit të xhumasë i prin prijësi i vendit ose personi i autorizuar nga shteti,[10] dhe falet vetëm në një vend (ashtu si është falur në kohën e Muhamedit a.s. dhe të sahabëve), sipas të gjithë juristëve islamë namazi



i xhumasë është i vlefshëm ngase plotëson të gjitha kushtet e tij, dhe rëndom namazi i drekës nuk kërkohet për t'u falur.

Nëse namazit të xhumasë nuk i prin prijësi i vendit ose personi i autorizuar nga institucionet zyrtare për çështje fetare, dhe falet në shumë vende (xhami) në atë vendbanim, atëherë të gjithë juristët islamë këshillojnë që të falet dreka pas xhumasë, pasi që xhumaja nuk i ka plotësuar kushtet e vlefshmërisë së saj.

Falja e namazit të xhumasë në ditën e Bajramit

Nëse rastisë që Bajrami të qëllojë ditën e xhuma, sipas medhhebit hanefi nuk bie obligueshmëria e xhumasë për banorët e qytetit, kurse banorët e viseve të largëta, të cilët kanë vështirësi për t'u kthyer në xhuma për shkak të largësisë së tyre, lirohen nga obligimi i xhumasë, nëse kanë prezantuar dhe e kanë falur namazin e Bajramit.[11]

Transmetohet nga Ebi Ubejd r.a. të ketë thënë: "Isha i pranishëm në namazin e Bajramit me Othmanin r.a., pasi që fali namazin mbajti hytben dhe tha: "Në ditën e sotit kemi dy festa, prandaj kush dëshiron nga banorët e fshatrave që ta presë xhumanë le ta presë, e kush dëshiron që të kthehet në shtëpi, le të kthehet me lejen time!"[12]

Juristët islamë kanë theksuar se, Othmani r.a. u ka dhënë leje atyre që, nëse shkojnë në xhami, nuk mund të kthehen në xhuma për shkak të largësisë së tyre nga qyteti apo mungesës së mjeteve të udhëtimit. Mirëpo, në kohët e sotme, me lehtësimin e mjeteve të transportit, besimtarët e fshatrave apo viseve të largëta nga qytetet apo xhamitë duhet të jenë të kujdesshëm në arritjen e fadiletit të xhumasë, edhe nëse e kanë falur namazin e bajramit.

Falja e namazit të xhumasë në dy kohë të ndryshme në të njëjtin qytet

Tek ne në Kosovë, viteve të fundit, është bërë zakon që Këshilli i Bashkësisë Islame i disa qyteteve, të caktojë ndonjë xhami ku xhumaja në të falet dy herë; herën e parë në kohën e caktuar, ndërsa herën e dytë caktohet një orë më vonë, natyrisht jo me të njëjtin imam dhe të njëjtin xhematë. Zakonisht kjo ndodh për t'ua mundësuar disa punëtorëve, studentëve e xhematit faljen e këtij namazi të rëndësishëm, pasi të tillët nuk mund ta falin në kohën e caktuar paraprakisht. Atëherë lind pyetja se cila është norma sheriatike sa i përket faljes së namazit të xhumasë në dy kohë të ndryshme brenda të njëjtit qytet?

Natyrisht, siç e cekëm më lart, xhumaja në esencë duhet të falet në të njëjtin vend dhe në të njëjtën kohë, përveç nëse qyteti është i madh sa që nuk ka mundësi të falet në një vend. Mirëpo, nëse xhumaja nuk falet vetëm në një vend (vetëm në një xhami në atë qytet), atëherë lejohet që xhumaja të falet edhe në dy kohë të ndryshme, me imam dhe xhemat të ndryshëm, mirëpo xhemati këshillohen që ta falin edhe namazin e drekës, pasi që xhumaja ka humbur një nga kushtet e vlefshmërisë së saj.[13]

(1) Transmeton Ibn Maxheh me nr. (1081). (2) Transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij (214). (3) Juristët islamë kanë theksuar se edhe kushtet atmosferike duhet të kihen parasysh në daljen e namazit të xhumasë, e sidomos nëse besimtari ka frikë shëndetin e tij, si p.sh.: në rast të shiut të madh, acarit të madh, apo vapës së madhe (për ata persona që kanë marramendje dhe nuk kanë mundësi t'u përballojnë kushteve të tilla atmosferike), e të ngjashme, besimtari mund ta falë dreken në shtëpi pa dalë për namaz të xhumasë. (4) El-bahru-Rraik sherh kenz-ed-dekaik (2/154). (5) Transmetohen në Sahihul-Buhari nga Ibni Umeri r.a. të ketë thënë: "I dërguari i Allahut i mbante dy hytbe dhe i ndante ato me një ulje mes tyre". (6) Transmeton Imam En-nesaiu (35). Ndërsa Imam Muslimi në Sahihun e tij (Kapitulli i xhumasë - 13) transmeton hadithin: "Më të vërtetë zgjatja e namazit dhe moszgjatja e hytbes është shenjë e zgjuarsisë së besimtarit". (7) Imam Shafiu mendon se hytbeja nuk konsiderohet e vlefshme nëse imami nuk falendëron Zotin, nuk i dërgon salavat Muhamedit a.s. dhe nuk lexon të paktën një ajet kuranor. (8) Nëse ky xhematë e pasojnë imamin derisa kanë rënë në sexhde, imami vazhdon namazin e xhumasë edhe nëse ata ndërpresin namazin, ndërsa nëse ata të tre ose ndonjëri prej tyre e ndërpret namazin para se imami të shkojë në sexhde, duhet të ndërprehet namazi i xhumasë dhe të falet dreka. (9) Erkanul-Islam (1/300), Vehbi Sulejman Gavoxhi. (10) Tek ne mjafton autorizimi nga Bashkësia Islame, sepse ajo është organi kompetent për mbarëvajtjen e çështjeve fetare në Kosovë. (11) Erkanul-Islam (1/299) Vehbi Sulejman Gavoxhi. (12) Transmeton Imam Maliku në Muvete'a (kapitulli i Bajrameve - 2). (13) Darul-Ifta El misrije, nr. i fetvasë: 3836.

Isa Tërshani

# Kujdes nga mallkimi!

"... te Ai ngrihet fjala e mirë (besimi) dhe veprimi i mirë..." (Fatir,10)
"Allahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqija përveç (publikimit) të atij që i është bërë padrejtësi. Allahu është Dëgjues, i Dijshëm." (En Nisaë, 148)

Nga pasojat më të rrezikshme të gjuhës tonë është edhe mallkimi. Mallkimi në kuptimin e tij të gjerë përfshinë dëbimin nga mëshira e Allahut të Madhëruar, dhe është një nga gjërat më të urrejtura e të cilën e ka ndaluar edhe Pejgamberi a.s. Ai qartë e ka definuar besimtarin në hadithin e Abdullah bin Mes'udit r.a.: "Besimtari nuk ofendon, nuk mallkon, nuk është i paturpshëm dhe i pistë në gjuhë."[1]

Muslimani që e kupton drejt fenë e tij, e trajnon veten të jetë i durueshëm dhe ta kontrollojë zemrimin e tij. Ai është tolerant, dhe sjellja e tij tolerante, e butë dhe e lehtë ia hap rrugën për zemrat e njerëzve dhe e bën të dashur për ta. Në të njejtën kohë ai bëhet shkak për fitimin e kënaqësisë së Allahut të Madhëruar, faljes dhe mëshirës së Tij.

Muslimani është i mëshirshëm, pasi e kupton se mëshira ndaj njerëzve në tokë do të bëjë që të zbresë mëshira nga qielli. Ai vërtet ka sjellje të mirë në marrdhëniet me të tjerët, sepse është i thjeshtë, i butë dhe i këndshëm kur flet, gjithherë duke e ndjekur shembullin e të Dërguarit a.s.

Muhamedi a.s. nuk ishte person që përdorte gjuhë të keqe e as nuk i ofendonte të tjerët. Në një hadith Pejgamberi a.s. ka thënë: "Fjalët e këqija dhe bisedat e ndyta nuk kanë të bëjnë asgjë me Islamin. Njerëzit më të mirë në Islam janë ata që kanë sjellje më të mirë (ndaj të tjerëve)." (Taberaniu dhe Ahmedi).

Muhamedi a.s. e ka ndaluar që të mallkojmë njëri-tjetrin. Sipas transmetimit të Semure bin Xhundub r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë: "Mos mallkoni njëri-tjetrin me mallkimin e Allahut, as me zemrimin e Tij, as me Xhehenemin!"[2] Pra, mos bëni lutje kundër njerëzve me diçka që shpreh largimin nga mëshira e Tij. Muhamedi a.s. u është kërcënuar atyre të cilët mallkojnë se, nuk do të kenë mundësi të ndërmjetësimit e as të dëshmimit në Ditën e Gjykimit. Në transmetimin e Ebu Derdasë r.a. qartë theksohet: "Ata të cilët mallkojnë shumë, në Ditën e Gjykimit nuk do të jenë dëshmitarë e as ndërmjetësues."[3]

**Shoqërimi me ata që mallkojnë**

Shoqërimi me njerëz të mirë në Islam është një çështje me rëndësi. Ndërsa shoqërimi me njerëz jo të mirë njeriut ia shkatërron jetën e tij, e edhe fenë e tij. Hadithet e Pejgamberit a.s., që na porositin të shoqërohemi me njerëz të mirë, janë të shumtë. Aty njëherit ai na tregon edhe rrezikun nga shoqërimi me njerëz të këqinj. Sa e sa njerëz janë sot e që shoqëria e tyre i ka humbur ata, shoqëria e tyre i ka devijuar, shoqëria e tyre i ka futur në harame, shoqëria e tyre ua ka humbur Dynjanë dhe Ahiretin?!

Prandaj, muslimani duhet të kujdeset në zgjedhjen e shoqërisë së mirë, sepse njeriu mund të jetë i mirë nëse zgjedh shoqërinë e mirë, ndërsa mund të jetë i keq nëse ai e ka zgjedhur shoqërinë e keqe. Fjala e urtë: "Si e ke shoqërinë je edhe vetë", po që ka domethënie të madhe.

Shokët nuk guxojnë të kenë cilësinë e mallkimit. Për këtë na tërheq vërejtjen Pejgamberi a.s. Në transmetimin e Ebu Hurejres r.a., ai thotë: "Shok nuk duhet të jetë ai që mallkon!"[4] Mallkimi i dikujt që bën mëkat, apo që e kemi shok dhe të cilin e duam, padyshim se sjell dëm. Nëse dikë që e mallkojmë e meriton mallkimin, dhe ai mallkim e arrin atë, më vonë do të na vjen keq për të. Ebu Hurejre r.a., po ashtu transmeton: "Një njeri kishte pirë alkool dhe ishte dehur. Për këtë shkak ai u soll tek i Dërguari a.s., i cili urdhëroi të zbatohej ndëshkimi me kamxhikosje. Pas disa ditëve ai përsëri u zu duke pirë, dhe prapë u soll tek i Dërguari a.s. dhe u kamxhikos. Edhe për të tretën herë u zu duke pirë alkool, e u soll tek i Dërguari a.s. dhe u kamxhikos. Pasi e vuajti ndëshkimin, ai u ngrit për t'u larguar. Një person nga sahabët tha: "Allahu e mallkoftë!" Sa shpesh ka ardhur këtu për t'u kamxhikuar. I Dërguari a.s. u kthye kah ai dhe fytyra e tij kishte ndryshuar dukshëm. Ai i tha: "Mos e mallko atë, mos i ndihmo shejtanit kundër tij! Për Allahun, e di se ai e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij!" (Buhariu dhe Muslimi).[5]

Çfarë sjellje e mëshirshme dhe humane ndaj një nje-

riu i cili kishte gabuar dhe bërë mëkat. I Dërguari a.s. shquhej për largimin e të keqes, urrejtjes dhe armiqësisë nga rrënja. Ai, ata që nuk e frenojnë gjuhën nga fjalët e liga dhe mallkimi i të tjerëve i lajmëroi me një fat të tmerrshëm.

Muslimani në shoqërinë islame e di fare mirë, se ai do të merret në përgjegjësi për çdo fjalë që e shqipton. Nëse problemet e jetës e çojnë në ndonjë grindje të këtij lloji, ai e kontrollon temperamentin e tij, është i kujdesshëm në fjalë, e ruan gjuhën e tij dhe përmbahet nga ofendimet dhe mallkimet, duke e kontrolluar zemërimin që të mos bie në mëkat. Muslimani nuk zemrohet pa vend, përveç nëse zemrohet për hatër të Allahut të Madhëruar.[6]

### Mallkimi i fëmijëve

Mallkimi nuk përkon me fjalorin e besimtarit në raport me askënd, aq më tepër kundër fëmijëve. Për fat të keq, një numër i konsideruar i prindërve, për çdo ditë e pa menduar mirë, mallkojnë fëmijët e tyre. Me këtë, sidomos veçohen nënat "nervoze" dhe të "pavetëdijshme", të cilat në kulmin e nervozitetit të tyre, për shkak të imtësisë edhe më të vogël, e mallkojnë fëmijën e vet, dhe bëjnë lutje të rënda ndaj tyre si: "E thefsh qafen", "Të plaçin sytë, u qorrofsh", "U bëfsh copë e grimë", "Të shkeltë kerri", etj. Prindërit, për fat të keq, këtë e thonë kur janë të hidhëruar apo nervozë, ndërsa më vonë kur mallkimi realizohet, pendohen deri në fund të jetës.

Pas kësaj, kur fëmijën ta godasë ndonjë fatkeqësi, tragjedi ose sprovë e rëndë, prindërit nuk janë të vetëdijshëm se kjo ndoshta është duaja - mallkimi i tyre që është pranuar dhe e ka arritur fëmijën e tyre, por në një formë të ndryshuar dhe më të zbutur.[7] Pejgamberi a.s. ka thënë: "Mos bëni dua kundër jush, as kundër fëmijëve tuaj, as kundër pasurisë suaj, se mos po qëlloni kohën kur Allahu i Madhëruar i pranon duatë, e që ato t'ju pranohen." (Muslimi, 4/2304).

Për këtë, ruajtja e gjuhës nga ky lloj i aktivitetit është urtësi dhe e lavdëruar. Me theks të veçantë, kur dihet se mallkimin e besimtarit i Dërguari a.s. e ka krahasuar me vrasjen e tij, që në mënyrë më eklatante ilustron këtë cilësi të keqe që është produkt i gjuhëve tona. Thabit bin Dahhaku transmeton se Pejgamberi a.s. na ka tërhequr vërejtjen: "Mallkimi i besimtarit është sikurse vrasja e tij."[8]

Vetë Pejgamberi a.s. është larguar nga mallkimi, madje edhe i idhujtarëve. Na tregon Ebu Hurejre r.a. se një rast disa shokë i propuzuan Pejgamberit a.s. që t'i mallkojë idhujtarët. Me këtë rast Muhamedi a.s. tha: "Unë nuk jam dërguar që të mallkoj, por jam dërguar si mëshirë."[9]

### Kujdes nga rreziku i mallkimit

Se sa është e rrezikshme të mallkohet një person, posaqërisht nëse ai nuk e meriton, më së miri e vërtetojnë thëniet e Pejgamberit a.s., në të cilat qartë tregohet se mallkimi i paarsyeshëm do ta arrijë atë që mallkon, e jo atë që mallkohet. Ky është edhe një argument që shkon në dobi të nevojës së qasjes më serioze dhe më me përgjegjësi ndaj këtij problemi. Kështu, në transmetimin e Ibni Abasit r.a., Pejgamberi a.s. tregon qartë: "Kush mallkon dikë ndërsa ai këtë nuk e meriton, ai mallkim do t'i kthehet atij që e ka thënë mallkimin."[10]

Përshkrimi i vetë procesit është magjepës, pra ai me të cilin mallkimi i vjen atij që e ka thënë, dhe vetë udhëtimi i atillë është interesant. Këtë udhëtim Muhamedi a.s. detajisht e ka përshkruar në transmetimin e Ebu Derdasë r.a., duke thënë: "Kur njeriu mallkon diçka, ai mallkim ngrihet drejt qiellit dhe para tij mbyllen portat e qiellit, e pastaj kthehet në tokë dhe para tij mbyllen edhe dyert e tokës, ndërsa niset djathtas dhe majtas dhe kur nuk gjen kurrfarë rrugëdalje, niset drejt atij që është i mallkuar dhe lëshohet në të, nëse ai e ka merituar, ndërsa nëse jo kthehet tek ai që e ka thënë."[11]

Për rrezikun e mallkimit më së miri ilustrojnë edhe dy hadithe të cilat i përmend Imam Muslimi, në të cilët qartë vërehet se nuk kemi të drejtë që ta përdorim atë të cilën e kemi mallkuar. Imran bin Husejni r.a. thotë: "Derisa ishte Pejgamberi a.s. në njërin prej udhëtimeve të tij, deveja e një ensares nguli këmbë dhe ajo e mallkoi. Kur e dëgjoi këtë Pejgamberi a.s. tha: "Largojani pajisjet kësaj deve dhe lëshojeni atë sepse ajo është e mallkuar!" Imrani tregon duke përkujtuar këtë ndodhi: "Sikur kur e shoh sot atë deve se si ecte e lirë, ndërsa asnjëri prej njerëzve nuk e shalonte."[12] Si dhe: Ebu Berze el Eslemi r.a. tregon: "Një vajzë kalëronte një deve e cila bartte mallin e njerëzve të tjerë. Kur ishte në afërsi të të Dërguarit të Allahut s.a.v.s., duke kaluar nëpër një grykë mali, deveja nguli këmbë dhe u ndal, e vajza i tha: "Allahu të mallkoftë!" Pas kësaj Pejgamberi a.s. tha: "Me ne nuk do të udhëtojë deveja që është e mallkuar!"[13]

Në të dy rastet e përmendura bëhet fjalë për devenë, por ngjajshëm me këtë, gjithçka që mallkojmë nuk do të duhej ta përdorimin. Në kushtet tona, ai mund të jetë automobil të cilin gjatë prishjes zakonisht njeriu e mallkon, e nëse e bëjmë këtë a kemi të drejtë më ta shfrytëzojmë?!

Nga kjo që po lexojmë mësohet se duhet të kemi



shumë kujdes dhe me vetëdije ta ruajmë gjuhën nga mallkimi. Pra, mos mallko njeri dhe asgjë tjetër, se është e ndaluar të mallkosh! Është e ndaluar sepse mund të ndodhë e mallkimi t'i kthehet mallkuesit. Por, në vend të mallkimit, lute Zotin për mëshirë dhe udhëzim!

(1) Dr. Shefik Kurdiq, "Gjuha shpatë me dy teha", Shkup, 2008. f. 77-78. (2) Hadithin e shënon Tirmidhiu në Sunen: 28- Kitabu-l-birri ve sileti, 48- ma xhae fi-l-la'neti, hadithi nr. 1977. (3) Ebu Davudi në Sunen: Kitabu-l-edebi, 50- Babun fi-l-la'ni, hadithi nr. 4906. (4) Buhariu në Edebu-l-mufredu: 146- Babu-l-le'ani, hadithi nr. 317. (5) Muslimi në Sahih: 45. Kitabu-l-birri ve s-sileti, 24- Babu-n-nehji an la'ni-d-devabbi ve gajriha, hadithi nr. 2597. (6) Dr. Muhamed Abdurrahman el-Arifi. Kënaqu me jetën tënde. Prishtinë, 2009. f. 291. (7) Dr. Muhamed Ali El Hashim. Muslimani ideal. Prishtinë, 2008. f. 239. (8) Muhamed Hamd. Gabimet e rrezikshme gjatë edukimit të fëmijëve. Shkup 2013. F. 39. (9) Buhariu në Sahih: 78. Kitabu-l- edebi. 73. Hadithi nr. 6105. (10) Muslimi në: Përmbledhja e hadihteve e Muslimit, 3/278 hadithi nr. 1822. (11) Ebu Davudi në Sunen: Kitabu-l-edebi, 50- Babun fi-l-la'ni, hadithi nr. 4908. (12) Ebu Davudi në Sunen: Kitabu-l-edebi, 50- Babun fi-l-la'ni, hadithi nr. 4905. (13) Muslimi në Sahih: 45. Kitabu-l-birri ve s-sileti, 24. Babu-n-nehji an la'ni-d-devabbi ve gajriha, hadithi nr. 2595. (14) Po aty, hadithi nr. 2596.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**1. Referent për shërbime fetare - për çështje të varrimit në KBI në Rahovec, në kohë të caktuar, dhe;**

**2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Vrajakë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Mr. Qemajl Morina

# Rrënjët e ekstremizmit islamik në disa burime perëndimore

*Bota ka nevojë të adoptojë një teori të integrimeve, e cila do të mbështetet në dialogun e kulturave e jo në konfliktin e civilizimeve*

Në vitet që pasuan sulmin e madh terrorist mbi bastionet e pushtetit politik, ekonomik, ushtarak dhe të sigurisë në ngjarjet e 11 shtatorit të vitit 2001, u shtua dukshëm numri i studimeve, hulumtimeve dhe i konferencave shkencore, të cilat objekt studimi patën ekstremizmin islamik për shkak se ai po prodhon terrorizmin, që ka përfshirë pothuaj të gjitha kontinentet. Në mesin e këtyre studimeve të shumta është studimi i shkurtër, por shumë i thellë i hulumtuesit amerikan Stev Jonh, që për temë hulumtimi ka rrënjët e ekstremizmit islamik në Lindjen e Mesme. Ajo që tërheq vëmendjen, në temën e tij është paraqitja e tij sistematike në një anë dhe objektiviteti i tij në anën tjetër. Autori në fjalë nuk ishte hamendur në asnjë moment t'i gjykojë qëndrimet e politikës amerikane, lidhur me përkrahjen e saj të disa vendeve arabe totalitare dhe autoritare. Nuk ka dyshim se fokusi i këtij studiuesi mbi atë që mund të quhet ndjenjë historike, lidhur me marrëdhëniet me Botën Islamike dhe Perëndimin tregon për kuptimin thellë të tij për kujtesën historike të popujve arabë dhe myslimanë. Po ashtu edhe të popujve perëndimorë për të miratuar qëndrime politike armiqësore, të cilat mund të evoluojnë në gara historike terroriste të kufizuara e të orientuar nga vendet perëndimore, që mund të jenë caqe sulmesh të caktuara, ashtu siç ndodhi me rastin e gazetës franceze "Charly Hebdu".



Këtu mund të përqendrohemi në fakte të kufizuara historike, të cilat ende janë të freskëta në kujtesën historike edhe pse ato mund të jenë zbehur nën presionin e vazhdueshëm të ndodhive bashkëkohore politike. Ndoshta prej këtyre fakteve më të rëndësishme historike mund të përmendim konfliktin e përgjakshëm të luftës së kryqëzatave kundër botës arabe, që në realitet ishte një luftë e organizuar dhe sistematike e të krishterëve kundër vendeve islamike. Këto ndodhi i shfrytëzoi në mënyrë perfekte Ben Ladeni, ish-lider i Al-Kaides, për t'i përkujtuar myslimanët me këto ndodhi të kaluara historike para se të fillonte pushtimi amerikan në Irak, pasi që presidenti amerikan Xhorxh Bush (i biri) shpalli luftën kundër terrorizmit, duke shpallur gatishmërinë e tij për të luftuar në Irak, kur pati thënë: "Ne po i përcjellim me vëmendje dhe shqetësim përgatitjet e kryqëzatave për okupimin e Bagdadit, i cili në një pjesë kohore ishte kryeqendër e botës islame, me qëllim të plaçkitjes së thesarit islam si dhe vendosjes së një qeverie kukull në të."

### Përçarja e shoqërisë irakiane

U realizua ajo që Ben Ladeni e kishte paraparë, sepse ShBA-të e pushtuan Bagdadin pas rënies së Sadam Huseinit, dhe mbizotëruan naftën irakiane si dhe formuan një qeveri shiite, besnike ndaj saj. Kjo çoi deri te përçarja e shoqërisë irakiane si dhe paraqitjen e grupeve të armatosura kundër okupuesve, disa prej të cilave u kthyen në lëvizje xhihadiste dhe tekfiriste, nën udhëheqjen e Ebu Musab Ez-Zerkavit, prej të cilave më vonë lindën formacionet ushtarake të DAASH-it.

Sa i përket historisë së armiqësisë në mes Perëndimit dhe Botës Islame, është e vështirë për popujt arabë dhe

myslimanë që të harrojnë se Anglia ishte ajo që nxori vendimin e premtimit të Belforit, i cili ishte gur themeli për formimin e shtetit të Izraelit-sionist. Rezultat i të cilit ishte okupimi i Palestinës si dhe dëbimi i popullit palestinez nga vendi dhe toka e tij e shenjtë. Me këtë rast mund të shtojmë se shtetet perëndimore, në krye të tyre SHBA-të vazhdimisht përkrahen politikisht regjimet e vendeve arabe autoritare dhe totalitare për t'i realizuar interesat e veta ekonomike në veçanti për të siguruar furnizimin me naftën arabe. Prej kësaj mund të kuptojmë se rrjeti i ndodhive të historisë së kaluar mund të konsiderohet njëri prej burimeve kryesore të ekstremizmit islamik.

Me gjithë rëndësinë e fakteve historike ekzistojnë faktorë, të cilët kanë të bëjnë me të tashmen, që mund të ndahen në faktorë politikë, faktorë shoqëror dhe ekonomik, faktorë gjeopolitik, faktorë fetarë dhe në fund faktorë kulturor.

Nëse dëshirojmë të përmbledhim faktorët më të rëndësishëm në një shprehje të përgjithshme do të pohonim se ata janë: diktatura, korrupsioni dhe mungesa e demokracisë. Në veçanti zbatimi i mekanizmave të demokracisë, që fillon me kutitë e zgjedhjeve, ndër kohë që prej më të rëndësishmëve është pranimi vullnetar në transferimin e pushtetit. Këtë në aspektin politik, kurse në aspektin shoqëror dhe ekonomik padrejtësia në ndarjen e pasurisë, duke shtuar mungesën e një roli më me ndikim të klasës së mesme në procesin e ndërmarrjes së vendimit politik në sferën politike, ekonomike, dhe shoqërore konsiderohet prej faktorëve më të rëndësishëm.

Kurse sa i përket aspektit gjeopolitik, nuk ka dyshim se qëllimi i shteteve perëndimore, në krye me Britaninë e Madhe për vendosjen e shtetit të Izraelit në qendër të botës Arabe, rezultat i të cilit ishte kolonizimi i Palestinës si dhe dëbimi i popullit palestinez konsiderohet prej faktorëve më të njohur.

### Luftërat kulturore

Nuk ka dyshim se faktorët fetarë janë prej shkaqeve më të njohura dhe më të rëndësishëm në përhapjen e ekstremizmit në mënyrë absolute. Përhapja e trendëve të fundamentalizmit radikal, burimin e të cilave e gjejmë kryesisht në të kaluarën, të përfaqësuar në "Fikhun" e ibni Tejmijes. Kurse në të tashmen sipas analistit të njohur egjiptian, Es-sejid Jasin, burimi i kësaj është në mendimin e liderit të njohur të "Vëllezërve Myslimanë", Sejid Kutb, i cili është i njohur për teorinë e tij mbi injorancën e shoqërive islame bashkëkohore dhe mbi domosdoshmërinë e përmbysjes së



tyre dhe vendosjes së qeverive islamike ku do të zbatoheshin ligjet e sheriatit islam. Këtë më së miri e ilustron libri i njohur, autor i të cilit është vëllai i tij, Muhamed Kutbi, që mban titullin: "Injoranca e shekullit njëzetë".

Për shkak të qëndrimeve të tij radikale, Sejid Kutbi u ekzekutua në qershor të vitit 1966, nga regjimi ushtarak i Xhemal Abdu Naserit, për t'u shpallur shehid nga miliona simpatizant dhe aderues të tij.

Para neve mbesin shkaqet kulturore, e prej më të rëndësishmeve është refuzimi i Islamit të modernizmit perëndimor, për shkak se zbatimi i parimeve të tij mund të çojë në deformimin apo tjetërsimin e personalitetit të myslimanit tradicional. Kurse sa i përket kohës së tashme, globalizmi, i cili po lakmon të formojë modele ndërkombëtare të vlerave, të mbizotërojë në sjelljet e popujve të ndryshëm, paraqet rrezik permanent për privatësinë islamike ashtu siç pretendojnë anëtarët e grupeve islamike ekstremiste.

Në refuzimin e globalizmit u erdhën në ndihmë disa teori perëndimore, prej më të njohurave është teoria e konfliktit të civilizimeve të cilën e hartoi dijetari amerikan i shkencave politike, Samuel Huntington, i cili prognozoi se do të ndodhin lufta kulturore në mes civilizimit perëndimor në një anë dhe atij islamik në anën tjetër.

Me pak fjalë mund të pohojmë se në këto hulumtime ekziston një shumëllojshmëri e shkaqeve, të cilat bënë që të paraqitet ekstremizmi islamik, i cili bëri që të themelohen organizata të shumta terroriste islamike

Pyetja që mund të shtrohet para nesh është: Si mund të ballafaqohemi me këtë terrorizëm dhe me shkaqet e tij të shumta?

Bota ka nevojë të adoptojë një teori të integrimeve, e cila do të mbështetet në dialogun e kulturave e jo në konfliktin e civilizimeve.

Alaudin Abazi

# Tregtari dhe betimi i shpeshtë

Një nga shprehitë më të përhapura te tregtarët është betimi i shpeshtë gjatë shitblerjes. Kështu, ata i gjen duke bërë be për çdo gjë, madje edhe për gjërat më të thjeshta, vetëm e vetëm që ta shesin mallin e tyre. Ata nuk e dinë se bërja be është e urryer edhe nëse njeriu ka nevojë dhe është i sinqertë në betimin e tij, e aq më pak kur nuk kërkohet.

Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik ka thënë: "Ruani betimet tuaja!" (El Maideh, 89). Kurtubiu gjatë komentit të këtij ajeti ka thënë: "Pra, ruani betimet tuaja duke iu larguar atij, pasi që nëse njeriu nuk betohet, atëherë ai nuk e ngarkon veten me përgjegjësi (barrë)!"[1]

Gjithashtu Kurtubiu përcjell nga disa komentatorë të Kuranit edhe fjalën e Allahut: "Mos e bëni peng betimin në Allahun, për kryerjen e veprave të mira, largimin prej të ligave dhe për pajtimin e njerëzve! Allahu i dëgjon dhe i di të gjitha." (El Bekare, 224). Kuptimi i këtij citati është që mos të shpeshtohet betimi në Allahun e Madhërishëm, pasi kështu Ai është më i respektuar në zemrat tona.[2]

E nëse betuesi është gënjeshtar dhe këtë e bën me qëllim, atëherë ai ka rënë në mëkat. Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Vërtet, ata që e shkëmbejnë premtimin dhe betimin e tyre ndaj Allahut me një vlerë të vogël, nuk do të kenë asnjë të mirë në jetën e ardhshme. Allahu nuk do t'u flasë atyre, as nuk do t'i shikojë në Ditën e Kiametit, dhe as nuk do t'i pastrojë prej gjynaheve, e për ta do të ketë dënim të dhembshëm." (Ali Imran, 77).

Imam Buhariu përcjell se shkaku i zbritjes së këtij ajeti ishte një njeri në treg, i cili betohej padrejtësisht për mallin e tij se i kanë dhënë më shumë se i jepte myshteriu, dhe kështu ai tentonte ta mashtrojë atë, dhe pas kësaj zbriti ajeti i lartpërmendur.

Pejgamberi a.s. i ka ndaluar betimet e shpeshta gjatë shitblerjes dhe gjatë çdo forme të bashkëpunimit me njerëzit. Vërtetohet nga Ebu Hurejra, se e ka dëgjuar Muhamedina.s. duke thënë: "Betimi e shter mallin dhe e asgjëson fitimin." (Ahmedi). Ebu Katadeja përcjell se e ka dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë: "Kini kujdes ndaj betimit të shpeshtë gjatë shitjes, për shkak se ai e shter tregtinë, pastaj e çrrënjos fitimin!" (Muslimi).

Neveviu, gjatë komentit të këtij hadithi ka thënë: "Ky hadith aludon në ndalimin e betimit të shpeshtë gjatë tregtisë, pasi që betimi i panevojshëm është i urryer. Kësaj i bashkëngjitet edhe promovimi i mallit nëpërmes betimeve të njëpasnjëshme dhe ka mundësi që myshteriu të mashtrohet me këto premtime."[3]

Kurse Gazaliu ka thënë: "Nuk është e drejtë që tregtari të betohet në asnjë rast, kjo për faktin se, nëse ka gënjyer, atëherë ka rënë në betim të rrejshëm që e fundos pronarin (el Jeminul Gamus), dhe kjo konsiderohet nga mëkatet e mëdha..., kurse nëse është i sinqertë, atëherë e ka bërë Allahun peng të betimit të tij, dhe është sjellje e keqe me Krijuesin. Kjo botë është shumë e ulët që njeriu të synojë nëpërmes përmendjes së Allahut të shes e të blejë."[4]

Ndërsa, sa i përket pasojave në botën tjetër, Muhamedi a.s. na tregon se njëri nga tre grupet e njerëzve që Allahu i Lartësuar nuk i shikon Ditën e Gjykimit është: "Njeriu i cili e bën Allahun si mall të tij, nuk blen gjë vetëm se me betimin në Të dhe nuk shet gjë vetëm se me betimin në Të." (Bejhekiu).

Për faktin se betimi bën pjesë në ritualet fetare me të cilët madhërohet Allahu, dhe në anën tjetër kjo praktikë është një ves i përhapur te tregtarët, në vazhdim do të shpjegojmë edhe disa rregulla e konsekuenca sheriatike të cilat ndërlidhen me betimin, me qëllim të vetëdijesimit dhe përmirësimit të kësaj shprehie te myslimanët në përgjithësi, dhe te tregtarët në veçanti.[5]

### Betimi duhet të bëhet vetëm në Allahun

Betimi është përmendja e një gjëje të shenjtë për ta siguruar dikë, se po e thua të vërtetën, pra e konfirmon respektivisht e mohon një çështje duke përmendur një nga emrat e Allahut apo cilësitë e Tij.

Përderisa betimi është madhërim dhe shenjtërim i asaj në çka betohemi, atëherë njeriut nuk i lejohet të betohet në diçka tjetër përveç në Krijuesin e tij, Allahun e Plotfuqishëm.



Buhariu e Muslimi përcjellin nga i Dërguari a.s., se ka thënë: "Kini parasysh, Allahu jua ndalon të betoheni në prindërit tuaj, prandaj kushdo që dëshiron të betohet për diç, ose le të betohet në Allahun ose le të heshtë!"

Gjithashtu ka thënë: "Mos u betoni në baballarët tuaj dhe në nënat tuaja, e as në idhuj! Mos u betoni as në Allahun, vetëm se atëherë kur e thoni të vërtetën!"(Ebu Davudi, Nesaiu dhe Albani e cilëson të saktë).

Me një rast Ibën Omeri e dëgjoi një person duke thënë: - "Jo, pasha Kaben (Qaben)", e qortoi atë dhe i tha se: "E kam dëgjuar të Dërguarin a.s., duke thënë: "Kush betohet në diç tjetër përveç Allahut, ai ka bërë shirk." (Ebu Davudi). Tahaviu, gjatë komentit të këtij hadithi thekson se ky shirk nuk është ai që të nxjerrë nga feja, por nënkupton se ky veprim është i ndaluar.[6]

Prandaj njeriu, posaçërisht tregtarët, duhet të ruhen gjatë tregtisë së tyre e të mos betohen në gjërat që janë mësuar të betohen, si: fëmijët, sytë, babai, nderi, familja, jeta, etj., pasi këto betime janë të ndaluara për besimtarët.

Nuk është i pranueshëm preteksti i disave se jemi mësuar me këtë dhe e bëjmë pa qëllim, sepse duhet të mundohemi në maksimum që ta largojmë këtë shprehi.

Forma që ndihmon në mënjanimin e këtij vesi, është që nëse na shpëton dhe betohemi pa qëllim në diç përveç Allahut, menjëherë pas kësaj të themi: "La Ilahe il-Allah!" Nëse e praktikojmë këtë vazhdimisht, pas një kohe do të arrijmë ta largojmë nga vetja këtë gabim. Këtë praktikë e kanë porositur disa dijetarë dhe kanë këshilluar se është metodë efikase dhe e provuar praktikisht, që besimtari ta largojë nga vetja këtë shprehi. Gjithashtu, kjo mënyrë është në përputhje edhe me atë që i Dërguari a.s. i ka mësuar shokët e tij në fillim të pranimit të Islamit, pra, nëse gabimisht betoheshin në idhujt e tyre të mëhershëm, të veprojnë kështu. Në hadith thuhet: "Kush betohet e thotë: "Pasha Latin e Uzanë (dy idhuj të mekasve) ", le të thotë: "La Ilahe ilAllah!". (Buhariu).

Kurse për faktin se Zoti i Madhërishëm në Kuranin fisnik betohet në gjëra të krijuara, sikurse në kohën, lapsin, agimin, qiellin, shkrimin, etj., themi se kjo është specifikë e Krijuesit të Gjithëfuqishëm, pasi që me këtë betim të Allahut të Madhërishëm nuk synohet që njeriu të bindet se kjo çfarë thuhet është një e vërtetë, ndërkohë që gjërat tjera në Kuran të cilat nuk shoqërohen me betime mund të jenë të pavërteta. Pra, në Kuran ky nuk është qëllimi i betimit të Allahut, ashtu si mund të jetë qëllimi i betimit te njerëzit në përgjithësi, pra për ta bindur dikë se po e thotë shumë sigurt të vërtetën. Allahu i Madhërishëm ka thënë në Kuran: "Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti (Allahut), që meriton të gjitha lavdet." (Fussilet, 42).

Mirëpo betimi nga ana e Allahut xh.sh. ndodh edhe për disa arsye tjera, e prej tyre:

- Përmes betimit në këto krijesa Allahu dëshmon Madhërinë e Tij në krijim, sikurse betimi në diellin, qiellin, yjet, etj. Pra, këto krijesa dëshmojnë madhështinë e Krijuesit të tyre, Allahut të Plotfuqishëm.
- Rëndësinë dhe vlerën e asaj gjëje të krijuar për njeriun, sikurse betimi në kohën, lapsin, shkrimin, etj.

### Betimi i paqëllim

Është ai betim që pa dashje del nga gjuha e njeriut, ose njeriu betohet për një çështje të kaluar se ka ndodhur ashtu (pasi ka harruar apo për diç tjetër), mirëpo pastaj vërtetohet e kundërta e saj.[7]

Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur me të, ka thënë: "Betimi i paqëllim është kur njeriu thotë në shtëpinë e tij: "Jo, për Zotin!", ose: "Po, për Zotin!" (Ebu Davudi).

Ky lloj i betimit nuk ka ndonjë peshë dhe në këtë rast

nuk ka nevojë për shpagim (kefaret).

Gjithashtu nuk është mëkatar edhe betuesi nëse nuk e realizon atë për çfarë betohet, pasi që është një betim që bëhet pa qëllim. Për këtë lloj të betimit Allahu i Madhërishëm thotë: "Allahu nuk ju ndëshkon për betimin që e bëni pa qëllim, por ju ndëshkon për betimin e bërë me qëllim." (El Maide, 89).

Megjithëkëtë, njeriu duhet të ruajë gjuhën e tij nga betimet e kësaj natyre, pasi ky zakon është i ndaluar dhe prej veprimeve të banorëve të zjarrit të xhehenemit. Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Por ti mos e paso çdo betues (që betohet shumë) të përçmuar!" (El Kalem, 10).

### Betimi i rremë

Nëse njeriu betohet qëllimisht për diçka të gënjeshtërt, si për shembull kur thotë: "Për Zotin e bleva këtë mall me pesëdhjetë euro!", ndërkohë që nuk e ka blerë aq, i tilli ka bërë betim të rremë.[8] Tregtari duhet të ketë kujdes shumë dhe të mos përbetohet në Allahun rrejshëm, për shkak të diçkaje të kësaj bote, ngase kjo konsiderohet ngrënie e pasurisë pa të drejtë, dhe meriton hidhërimin e Allahut. I Dërguari i Tij, a.s. thotë: "Kush betohet për diçka në mënyrë që të marrë pasurinë e myslimanit dhe ai është gënjeshtar, do ta takojë Allahun të hidhëruar me të." (Buhariu dhe Muslimi).

Të betuarit rrejshëm sipas parimeve të Islamit konsiderohet prej mëkateve të mëdha. Madje ky betim është quajtur edhe fundosës (el Gamus), sepse e fundos në mëkat betuesin. Këtë e vërteton edhe hadithi në të cilin tregohet se me një rast një njeri kishte ardhur te i Dërguari i Allahut, a.s., dhe e kishte pyetur se cilat janë mëkatet e mëdha. Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: "Të përshkruarit shok Allahut." Pastaj cili është? Pejgamberi a.s. tha: "Mosrespektimi i prindërve." Pastaj cili? Pejgamberi a.s. tha: "Betimi që fundosë." Të pranishmit e pyetën Pejgamberina.s.: "O i dërguari i Allahut, çka është betimi që fundosë?" Pejgamberi a.s. tha: "Është ai betim i rremë, i cili bëhet shkak për t`ia marrë një pjesë të pasurisë së besimtarit." (Buhariu dhe Muslimi).

### Betimi i drejtë

Është ai betim i cili realizohet në emër të Allahut apo në cilësitë e Tij, me vetëdije, me qëllim të vërtetimit të një të drejte apo për të kontestuar një padrejtësi.

Ky betim, për të qenë valid, duhet të plotësojë këto kushte:

- Betuesi të jetë i moshës madhore;
- Të jetë mirë mendërisht;
- Të jetë betimi në Allahun xh.sh.;
- Të mos jetë nën presionin e dikujt;
- Të jetë i qëllimtë.

### Shpagimi i betimit

Betuesi gjithësesi obligohet ta mbajë betimin që e ka bërë me qëllim dhe duke qenë i vetëdijshëm, dhe nuk lejohet ta thyejë atë pasi që, nëse e thyen, bën mëkat. Për këtë Allahu i Madhërishëm në Kuran ka thënë: "Por ju ndëshkon për betimin e bërë me qëllim." (El Maide, 89).

Mirëpo, nëse ndodh ta shkelë atë, atëherë obligohet ta shlyejë betimin me njërën nga këto katër gjëra:

1) Ushqimin e dhjetë të varfërve;
2) Sigurimin e veshjes për dhjetë të varfër;
3) Lirimin e një robi;
4) Agjërimi tri ditë nëse nuk është mundësia e asnjërës prej këtyre.

Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Larja e gjynahut për thyerjen e betimit është: "Ushqyerja e dhjetë të varfërve me mesataren e ushqimit të familjes suaj ose t'i vishni ata, ose të lironi një skllav. Ai që nuk gjen mundësi për këto, le të agjërojë tri ditë! Kjo është shlyerja për thyerjen e betimeve tuaja, nëse betoheni. Mbani betimet tuaja! Kështu jua shpjegon Allahu fjalët dhe ligjet e Veta, që të jeni mirënjohës." (El Maide, 89).

### Shpeshtimi i sadakasë nga tregtarët

Në fund themi se çdo njeri gjatë marrëdhënieve me të tjerët apo gjatë punës që kryen gabon dhe mund të mëkatojë, madje shumë herë edhe pa e kuptuar. Kurse te tregtarët mundësia për mëkat është shumë më e madhe dhe më e mundshme. Sadakaja (lëmosha) ndaj të varfërve dhe nevojtarëve është mënyra më e mirë për ta pastruar veten nga këto mëkate, e për ta pastruar gjithashtu edhe pasurinë e fituar. Muhamedi, a.s. tha: "O tregtarë! Shitblerjes suaj i shfaqen dhe i shoqërohen shumë kotësi (fjalë të kota, të panevojshme) dhe gënjeshtra, prandaj gërshetojeni atë (tregtinë) edhe me dhënien e sadakasë!"(Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu). Në fjalë të kota dhe të panevojshme bëjnë pjesë edhe betimet e shpeshta, prandaj një nga format e faljes dhe shlyerjes së këtyre tejkalimeve, qofshin edhe pa qëllim, është edhe shpeshtimi i sadakasë.

(1) "Tefsirul Kurtubi", v. 6. f. 285. (2) "Tefsirul Kurtubi", v. 3. f. 97. (3) "Sherh Sahih Muslim" Neveviu, v. 3. f. 220. (4) "Ihjau Ulumid Din", v. 2 f. 77. (5) "Fikhut Taxhiril Muslim", dr. Husamedin Affaneh, f. 237-239. (6) "Mushkilul Athar", Tahaviu, v. 1 f. 297. (7) "El mevsuatul Fikhije el Kuvejtije", v. 8. f. 365. (8) "Minhaxh el Muslim", f. 538.

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (2)

**(Adhurimi i saktë, formë dhe përmbajtje)**

S'ka dyshim se ata që janë pranë (afër) Zotit tënd (melekët) nuk tërhiqen nga adhurimi ndaj Tij nga mendjemadhësia, Atë e madhërojnë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde." (El A'raf, 206).

Adhurimet në fenë islame i sistemojnë marrëdhëniet ndërmjet njeriut dhe Krijuesit të tij, dhe robi me anë të adhurimit e shpreh përuljen e sinqertë ndaj Allahut të Lartësuar. Andaj, duhet pasur shumë kujdes për zbatimin e këtyre adhurimeve dhe në thirrjen e të tjerëve për praktikimin e tyre, e kurrsesi nuk lejohet të nënvlerësohen, por që të gjitha adhurimet në përgjithësi ta forcojnë besimin dhe mbjellin atë thellë në shpirt.[1]

Me saktësinë në adhurim kemi për qëllim, zbatimin e adhurimit (ibadetit) në formën e kërkuar, të pastër nga shtesat dhe mangësitë e qëllimshme dhe të dëmshme.

Adhurimi nënkupton përuljen dhe nënshtrimin, gjë e cila meriton t'i bëhet vetëm Allahut të Madhëruar. Kjo vepër merr kuptimin kur dihet se është qëllim i krijimit të njeriut: (Edh Dharijat, 56).

Të gjithë profetët kanë thirrur në maksimën: "Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje kërkojë ndihmë." Të gjithë, prej të parit e deri tek i fundit, kanë thirrur në besimin në njëshmërinë e Allahut dhe në sinqeritetin e robërimit për Të.[2] "Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thotë: "Adhurojeni vetëm Allahun, e largojuni djave (adhurimit të tyre)!" (En Nahl, 36).

Me adhurim u veçuan edhe engjëjt: (El A'raf, 206). Si cilësi meritore për të përjetuar të mirat e Xhenetit po ashtu përmendet adhurimi i Allahut xh.sh.: (El Insan, 6). Edhe Muhamedi a.s. është përmendur në Kuran me këtë cilësim në momentet më të çmuara të jetës së tij, me rastin e udhëtimit të Israsë dhe Mi'raxhit: (El Isra, 1).

### Definicioni i adhurimit

Dijetarët e kanë përkufizuar adhurimin si: "Çdo vepër apo fjalë, e shfaqur apo e fshehur, të cilën Allahu xh.sh. e do dhe është i kënaqur me të." Nga veprat e shfaqura p.sh. namazi, leximi i Kuranit, dhikri etj., apo të fshehura si frikërespekti, mbështetja në Allahun xh.sh., dashuria dhe urrejtja për hir të Tij etj.

Edhe pse adhurimi nënkupton nënshtrimin, kur është fjala për adhurimin në Islam ai nënkupton edhe dashurinë edhe respektin njëkohësisht. Pra, kërkohet nga adhuruesi që ta dojë Allahun dhe të jetë Ai më i respektuari në zemrën e tij mbi çdo gjë tjetër, dhe ky adhurim ta përcjellë atë deri në fund të jetës: "Adhuroje Zotin tënd deri kur të të vijë e vërteta (vdekja)!" (El Hixhr, 99).

Adhurimi nuk kufizohet vetëm në atë që njihet botërisht i tillë si: namazi, agjërimi, zekati, haxhi, por dyert e adhurimit janë shumë të gjera, ku në të bëjnë pjesë edhe të gjitha veprat e mira si: sadakaja, mirësia ndaj prindërve, ruajta e lidhjeve farefisnore, përmbushja e premtimit, mbajtja e besës, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, luftimi i së keqes, mirësia ndaj fqinjëve, jetimëve dhe të ngratëve, po ashtu edhe mirësjellja me njerëzit përgjithësisht, gjallesa dhe çdo gjë që ka krijuar Allahu i Lartësuar. Prandaj, kufizimi i ibadetit vetëm në adhurimet e njohur nga fikhu është keqkuptim i synimeve islame, sepse Islami është sistem i plotë dhe gjithëpërfshirës, që përmban në vete çështjet e Dynjasë dhe Ahiretit: (El Bekare, 177).

Së këndejmi, sipas Islamit e gjithë veprimtaria hyn në kuadër të ibadetit (adhurimit), i cili është vlera më e çmuar dhe më e lartë, e që e ngrit robin në Dynja dhe Ahiret.

### Kushtet e adhurimit të saktë

Për të qenë adhurimi i sakët ka dy kushte esenciale:

**I pari:** Të mos adhurohet askush tjetër përveç Allahut xh.sh., që nënkupton sinqeritetin me të cilin jemi të obliguar. Pra, përmes adhurimit të synohet vetëm Ai: (El Bejjine, 5). I Dërguari a.s. thotë: "Ka thënë Allahu i Lartësuar: Unë jam më i Pavaruri për shoqërim. Kush vepron një vepër duke më shoqëruar në të të tjerë, e lë atë dhe shirkun e tij (shoqërimin që më bën)".

Nga besimtari kërkohet që përkushtimin jetësor



tërësisht t'ia dedikojë Madhërisë së Tij: "Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime, janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve." (El En'amë, 162). Bazë për pranimin e cilitdo adhurim është sinqeriteti i zemrës i përkushtuar ndaj Allahut xh.sh.

Njëmend realiteti i adhurimit nuk është forma që ka të bëjë me pamjen, e as figurativja që lidhet me trupin përkundrazi, fshehtësia ka të bëjë me zemrën, dhe sinqeriteti buron nga shpirti.[3] Omeri r.a. thoshte: "O Allah, më bëj veprën time të tërën të vlefshme, dhe bëje të sinqertë vetëm për Ty, mos ndaj në të asnjë pjesë për tjetër kë."

**I dyti:** Të adhurohet Allahu xh.sh. ashtu siç ka urdhëruar dhe kodifikuar Ai, jo sipas dëshirave dhe pasioneve: (Esh Shura, 21). Po ashtu Allahu xh.sh. thotë: "...e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos përziejë askë." (El Kehf, 110).

Muhamedi a.s., në lidhje me këtë ka thënë: "Kush sjell risi në çështjen tonë atë që nuk është e saj, (një gjë e tillë) është e refuzuar." (Buhariu dhe Muslimi). Ajetin: "... për t'ju sprovuar se cili prej jush është më vepërmirë." (El Mulk, 2), Fudajl bin Ijadi e ka komentuar, "më e sinqertë" dhe "më e saktë". I thanë: "O Eba Ali, çka nënkupton me "e sinqertë" dhe çka "e saktë"?" Iu tha: "Nëse vepra është e sinqertë por jo e saktë, nuk pranohet (te Zoti), por edhe nëse është e saktë por jo e sinqertë, për Zotin, nuk pranohet deri sa të jetë e sakët dhe e sinqertë njëkohësisht. E sinqertë d.m.th. të jetë për Allahun xh.sh., kurse e saktë d.m.th. të jetë sipas synetit."

Transmetohet se një njëri rrinte në këmbë përderisa Pejgamberi a.s. mbante hytbe. Ai i pyeti sahabët se çka ishte qëllimi i tij. I thanë: "Është Ebu Israili, dhe është zotuar se do të rrijë në këmbë dhe nuk do të ulet, nuk do të rrijë nën hije, nuk do të flasë dhe do të agjërojë". I Dërguari a.s. iu tha: "Urdhërojeni që të flasë, të qëndrojë nën hije, të ulet e mos të qëndrojë në këmbë dhe ta vazhdojë agjërimin." Pra, ia ndaloi tri veprime të pavlefshme dhe të papranueshme në Islam, kurse ia lejoi atë që është e bazuar në ligjin islam.

E lejuar është ajo që e ka lejuar Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij, dhe e ndaluar është ajo që e ka ndaluar Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij, kështu që njerëzve nuk u mbetet hapësirë për riformulim të ligjit sipas tekeve dhe apetiteve të tyre, qofshin ato qëllimmira apo qëllimkëqija. Çdo shtesë, mungesë ose devijim nga adhurimet e caktuar është i papranueshëm, sepse mënyra e kryerjes së adhurimeve obligative është e përcaktuar dhe e përmbyllur brenda Kuranit dhe Synetit. Pejgamberi a.s. tha: "Faluni ashtu si më shihni mua të falem!", dhe; "Merrni nga unë mënyrën e kryerjes së riteve të haxhit!"

### Llojet e adhurimit ndaj Allahut xh.sh.

**1. Adhurimi i imponuar**; nga i cili nuk mund të shmanget besimtari e as jobesimtari, i miri e as i keqi, ajo që është e gjallë dhe ajo që është e ngurtë: (El Isra, 44); "A nuk e di për Allahun se Atij i nënshtrohet (i bën sexhde) kush është në qiej, edhe kush është në tokë, edhe dielli, edhe kodrat, edhe bimët edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, po shumë janë që dënimi është meritë e tyre. Atë që e poshtëron Allahu nuk ka kush që mund ta bëjë të ndershëm. Allahu punon atë që dëshiron." (El Haxhxh, 18). Të gjithë janë të nënshtruar ndaj Tij në këtë pikë. Ajo që ka caktuar Allahu xh.sh. do të ndodhë, e ajo që nuk e ka caktuar Ai nuk do të ndodhë: (Ali Imran, 83).

**2. Adhurimi i obliguar;** i cili është sipas ligjit islam, e që nënkupton respektimin e Allahut xh.sh. dhe të Dërguarit të Tij. Ky është adhurimi që e do Allahu dhe kënaqet me të. Edhe ky lloj adhurimi nuk del jashtë vullnetit (kaderit) të Allahut, por në të ka vend edhe për vullnetin dhe lirinë e zgjedhjes nga ana e njeriut: "... e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë." (El Kehf, 29), kurse kthimi i të gjithëve është tek Allahu xh.sh., I Cili do t'i llogarit për veprat e tyre.

Pasi që një pjesë e adhurimeve janë obligative (farze), pa të cilat nuk përmbushet Islami tek individi, njohja me këto obligime, si edhe mënyra e kryerjes së tyre po ashtu është obligim. Pesë shtyllat e Islamit: shehadeti, namazi, zekati, agjërimi dhe haxhi, kanë formën, kohën, sasinë dhe veçoritë e caktuara, për të cilat duhen njohuri elementare. Ato nuk ndryshojnë me kalimin e kohës e as me ndryshimin e vendit, në to nuk ka vend për ndërhyrjen njerëzore. Ajo që është e rëndësishme sot dhe ka të bëjë me mësimin e ibadeteve është mënyra e interpretimit të tyre. Qëllimi ynë përmes këtij mësimi dhe kulturimi duhet synuar që njerëzve t'ua



bëjmë të dashur Zotin e tyre, që ta adhurojnë me adhurim dashurie, falënderimi dhe pranimi, e jo adhurim ceremonial, shabllon dhe formë. T'i orientojmë ata drejt shpirtit të adhurimit, e jo vetëm formës së tij.[4]

Duke iu përkushtuar anës formale të adhurimit, duke e komplikuar, rënduar dhe stërholluar, shpeshherë ndodhë që të lihet anash përmbajtja e tij, madje debatet rreth formës kanë bërë që mes besimtarëve të lindin edhe mosmarrëveshje dhe pakënaqësi, e të cilat i kanë irrituar disa të tjerë tërësisht nga praktikimi i adhurimit, gjë kjo që nuk ka të bëjë as për së afërmi me qëllimin për të cilin njeriu obligohet me të.

### Gjurmët e adhurimit në shoqërinë njerëzore

Kryerja e adhurimeve obligative paraqet respektimin e urdhërave të Krijuesit, si dhe falënderim për të mirat që Ai na dhuroi, prandaj kjo nuk tërheq pas vetes detyrimisht edhe të mira materiale të kësaj bote. Nganjëherë këto të mira edhe shfaqen në jetën tonë, por ndodh që ato edhe të mos i njohim apo të mos i kuptojmë. Disa popuj devijuan në përpjekjet e tyre për të kuptuar urtësitë në çdo detaj të ibadeteve dhe, në rastin kur nuk i kuptuan fshehtësitë e disa imtësirave të adhurimit, si te haxhi, u ankuan dhe dyshuan...[5] Tek e fundit, ne jemi robër dhe Ai është Krijues, ne kemi nevojë për adhurimin ndaj Tij, kurse Ai nuk varet nga veprat tona të mira apo të liga: (Ali Imran, 97).

Megjithkëtë adhurimi ndaj Allahut xh.sh. lë gjurmët më të mëdha në përmirësimin e njeriut, shoqërisë dhe tërë gjithësisë. Ndikimi i mirë në shoqëri dhe gjithësi vjen si rezultat i rregullit të cilin e ka vënë Allahu xh.sh., dhe koordinimi dhe harmonizimi i këtij rregulli bashkë me individin e kompleton dhe e perfeksionon tërë sistemin e jetës. Kurse, e kundërta sjell të kundërtën: (Merjem, 59). Nëse njeriu largohet nga adhurimi dhe bën gjynahe e të liga, atëherë kjo sjell çrregullime mbi Tokë, për çka edhe fundi i kësaj ekzistence vjen si pasojë e të ligave të njeriut dhe mospërmendjes së Allahut xh.sh. Nisur nga ky fakt, namazi i sinqertë luan rol përmirësues dhe sigurues te njeriu, edhe nga veprimet e dëmshme dhe të pa pranueshme: (El Ankebut, 45).

Adhurimi është shkaktar edhe i stabilitetit ekonomik dhe sjell begatinë e Allahut xh.sh. mbi krijesat e Tij: "E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'ju hapnim begati nga qielli e toka..." (El A'raf, 96).

### Gjurmët e adhurimit në individin

1. Qetësia dhe kënaqësia shpirtërore: "Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun zemrat e tyre u qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen." (Err Rra'd, 28). Njëri nga të parët kishte thënë: "Për Zotin, janë të ngratë të pa vëmendshmit! Dolën nga kjo dynja pa shijuar gjënë më të mirë në të". I thanë: "Ç'është më e mira në këtë botë?" Tha: "Dashuria ndaj Allahut xh.sh. dhe afërsia me Të".

2. Ushqimi i shpirtit: Është pyetur Shafiu: "A është shpirti bartës i trupit, apo trupi e bart shpirtin?" Tha: "Pa dyshim se shpirti e bartë trupin, sepse kur ai e le trupin dhe del prej tij, trupi bie si një kufomë e ngurtë dhe e pavlerë, aq sa nëse nuk varroset, ai qelbet dhe kundërmon." Ne adhurojmë Allahun xh.sh., sepse ky është ushqimi i shpirtit. Kush e njeh Atë, e do dhe i gëzohet shpirti e madje edhe trupi. Muslimani nuk ndien afërsi dhe lumturi përpos në shoqëri me Allahun xh.sh. përmes dhikrit, namazit dhe devocionit, pastaj përmes sexhdeve arrin kulmin e gëzimin.

3. Ndriqimi i fytyrës: "... Në fytyrat e tyre shihen (ndriçimi) shenjat e gjurmës së sexhdes..." (El Fet'h, 29).

4. Shpërblimi në botën tjetër: "S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, falën namazin dhe dhanë zekatin i pret shpërblim i madh te Zoti i tyre, ata nuk do të kenë kurrfarë frike as brengosje." (El Bekare, 277).

### Përfundim

Në fund, përgjegjësia e muslimanit të vërtetë ndaj Zotit të tij është të ketë besim të thellë dhe të sinqertë, të bëjë punë të mira dhe vazhdimisht të kërkojë kënaqësinë e Tij, të jetë rob i vërtetë i Tij, të përmbush qëllimin e ekzistimit të tij, siç e ka përkufizuar Allahu: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër, pos që të më adhurojnë." (Edh Dhariat, 56).[6]

(1) Dr. Abdulkerim Zejdan, "Bazat e Thirrjes", Botues: "Fondacioni i Rinisë Islame", Zurich. f. 47. (2) Ibn Kajjim el-Xheuzije "Rrugët e njerëzve të devotshëm", Shkup, 2008, f. 125. (3) Dr. Jusuf Kardavi, "El Ibadetu fil Islam", Bejrut, 1993, f. 157, Botimi 24. (4) Po aty, f. 300. (5) Po aty, f. 209. (6) Dr. Muhammed Ali El-Hashimi, "Muslimani ideal", Prishtinë, 2008. f. 36.

Ma. Sc. Burim Bibaj

# Intervenimi i NATO-s në Kosovë

Më 24 mars 1999, NATO-ja e autorizoi nisjen e operacioneve ushtarake kundër Serbisë-së. Sekretari i përgjithshëm i NATO-s shpjegoi se ky aksion ishte ndërmarrë që "të parandalohej katastrofa humanitare."[7] Ndërmjet kësaj mase, kërkesat e Këshillit të Sigurimit për tërheqjen e trupave dhe obligimet që RFJ-ja kishte marrë në bazë të Marrëveshjes Holbrooke, në tetor të vitit 1998, do të zbatoheshin me dhunë.

Gjatë viteve 1997-1998, kriza në Kosovë evoluoi nga një problem i të drejtave të njeriut në një krizë humanitare.[1] Si përgjigje ndaj zhvillimit dramatik të ngjarjeve në Kosovë, sekretari i përgjithshëm i OKB-së u detyrua të paraqiste para KS-së raporte të rregullta për zhvillimin e situatës. Shtimi i operacioneve të UÇK-së shkaktoi edhe ndërrimin e taktikës së forcave të Serbisë në territor. Më parë qe aplikuar një fushatë frikësimi, e burgosjeve arbitrare, dhe e nxjerrjes së pranimeve të dhunshme.[2] Nga pranvera e vitit 1998, njësitë policore e ushtarake të RFJ/Serbisë kishin instaluar edhe më shumë postblloqe nëpër rrugë, përfshirë edhe zonat rurale, për ta kufizuar lirë e lëvizjes së luftëtarëve guerilë. [3]

Pas vuajtjes së patolerueshme të popullsisë civile u shfaqën edhe raporte për hyrjen e armëve të vogla dhe municionit nga Shqipëria, duke paralajmëruar mundësinë e ndërkombëtarizimit të konfliktit. Si reagim ndaj përhapjes së luftimeve, Këshilli i Sigurimit, nëpërmjet Rezolutës 1160 (1998), e ndaloi shitjen e armëve dhe të pajisjeve të ngjashme RFJ-së, përfshirë edhe Kosovën, dhe themeloi një Komitet për monitorimin e respektimit të Rezolutës.[4]

Qeveritë perëndimore e themeluan Misionin Vëzhgues Diplomatik në Kosovë, në emër të OSBE-së, dhe i dhanë më shumë transparencë situatës. Por, ç'ishte më me rëndësi, Këshilli i Sigurimit i OKB-së, më në fund mundi t'i miratonte masat nga Kapitulli VII, në bashkërenditje të afërt me shtetet e Grupit të Kontaktit. Megjithatë, aftësia e Këshillit për të vepruar ishte e kufizuar falë mungesës së vullnetit të Rusisë për të zbatuar sanksione më të ashpra kundër Beogradit.

Në vjeshtën e vitit 1998 pasuan bisedimet e ndërkombëtarëve me RFJ/Serbinë, për ndërprerjen e konfliktit dhe gjetjes së një zgjidhjeje të përkohshme.

Marrëveshja u arrit për pak kohë, derisa në fillimin e vitit 1999, ndodhi masakra në Reçak të Shtimes, ku u masakruan dhjetëra civilë, e kjo përshpejtoi negociatat në Rambuje të Francës, mes palës serbe dhe asaj kosovare, me ndërmjetësimin e Grupit të Kontaktit.

Pas disa ditë negociatash intensive, pala kosovare, pas shumë përpjekjesh nga ndërkombëtarët, më në fund pranoi të nënshkruajë marrëveshjen e arritur, përkundër pakënaqësive të shumta, ndërsa ajo serbe nuk e nënshkoi atë.[5]

Çfarë do kishte ndodhur po që se Serbia do ta kishte pranuar Marrëveshjen e Rambujesë. A thua do kishte qenë i tërë procesi i arritjes së shtetësisë së Kosovës më i lehtë dhe me më pak viktima? A do kishte qenë më mirë edhe për Serbinë që, mbase, do shmangte intervenimin ushtarak të NATO-s. Kosova me pranimin e saj kishte dëshmuar që ishte paqedashëse dhe konstruktive. U vërtetua se intervenimi ishte i pashmangshëm, sepse Serbia nuk e kishte ndërmend të ndalte makinerinë e saj kriminale, pa marrë parasysh përpjekjet e bashkësisë ndërkombëtare.

### Ndërhyrja e NATO-s për të parandaluar spastrimin

Dështimi i Beogradit për t'u angazhuar me sinqeritet rezultoi me futjen e NATO-s, e që Beogradi nuk pati rast për t'i përcaktuar modalitetet apo fuqitë e kësaj force. Për më tepër, nuk kishte zgjidhje politike që do ta ruante integritetin territorial të Serbisë.

Pak para vendimit të NATO-s për sulme ushtarake kundër RFJ-së, sekretari i përgjithshëm i OKB-së, Kofi Annan, shprehu shqetësimin e tij të thellë për përshkallëzimin e dhunës në Kosovë, duke iu referuar ofensivës së vazhdueshme të forcave jugosllave të sigurisë.[6]

Ndërsa, më 24 mars 1999, NATO-ja e autorizoi nisjen e operacioneve ushtarake kundër Serbisë-së. Sekretari i përgjithshëm i NATO-s shpjegoi se ky aksion ishte

ndërmarrë që "të parandalohej katastrofa humanitare"[7]. Ndërmjet kësaj mase, kërkesat e Këshillit të Sigurimit për tërheqjen e trupave dhe obligimet që RFJ-ja kishte marrë në bazë të Marrëveshjes Holbrooke, në tetor të vitit 1998, do të zbatoheshin me dhunë. Sërish, meqë nuk ekzistonte mandati i Këshillit të Sigurimit për këtë, përdorimi i forcës duhej justifikuar në lidhje me një nevojë jashtëzakonisht të madhe humanitare. Këshilli i Sigurimit i OKB-së u mblodh, me kërkesën e Rusisë, për ta shqyrtuar "situatën jashtëzakonisht të rrezikshme, shkaktuar nga aksioni i njëanshëm ushtarak i NATO-s kundër RFJ-së".[8] Gjatë mbledhjes së Këshillit, Rusia argumentonte se doktrina e intervenimit humanitar "assesi nuk bazohej në Kartën apo në ndonjë rregull tjetër të së Drejtës Ndërkombëtare të njohur ndërkombëtarisht.[9]

Ndërsa, në anën tjetër, vendet perëndimore ofruan justifikim formal juridik se, aksioni i ndërmarrë është legal, për të parandaluar një katastrofë humanitare gjithëpërfshirëse..., ndërhyrja ushtarake është ligjërisht e justifikueshme... [11]. Prandaj, debati më i gjerë zbulon se një numër i rëndësishëm shtetesh që kishin përqafuar zyrtarisht pikëvështrimin se, ndërhyrja humanitare është legale, së paku atëherë kur u bë e qartë se nuk mund të merrej mandati i Këshillit të Sigurimit. Një numër shtetesh të tjera iu bashkuan në përkrahje propozimit të sekretarit të përgjithshëm të OKB-së, që të rishqyrtohej balancimi i sovranitetit dhe i të drejtave të njeriut. Një numër edhe më i madh shtetesh treguan një qëndrim të përgjithshëm, se duhej zbatuar operacioni pa dhënë ndonjë bazë ligjore, përderisa disa nga kundërshtarët e aksionit ishin shumë të ashpër në dënimin e aksionit të ndërmarrë nga NATO-ja. Vendosmëria e NATO-s që ta mbante operacionin ushtarak u sprovua seriozisht gjatë gjithë konfliktit. Pos protestave të ashpra dhe prishjes së raporteve miqësore me Rusinë dhe Kinën, qeveritë e NATO-s nuk ishin në gjendje ta përmirësonin gjendjen në terren, në Kosovë.



NATO-ja dhe vendosmëria e opinionit publik mbaheshin dhe forcoheshin kryesisht për shkak të fushatës së pamëshirshme të spastrimit etnik që po e bënte Beogradi, gati duke zhvendosur territorin nga popullata me shumicë shqiptare etnike. Në fakt, referenca që i bëhet doktrinës për përgjegjësinë për të mbrojtur, që u inspirua nga ngjarjet në Kosovë si dhe kujtimet nga Bosnjë-Hercegovina e Ruanda, tash është pranuar në formë universale në Dokumentin Përfundimtar të Samitit Botëror të vitit 2005. [11] Studimet juridike ndërkombëtare e kanë reflektuar këtë zhvillim, edhe pse ka ende të tillë që vazhdojnë ta mohojnë ekzistimin e doktrinës së ndërhyrjes humanitare.[12]

Karakteri i hapur dhe sistematik i kësaj fushate e reflekton një përllogaritje të gabuar nga qeveria e Millosheviçit. Nga fundi i muajit maj 1999, Serbia i pranoi parimet e G8-ës, ndërkohë G8-ta kishte përfunduar punën e hartimit të një rezolute të re të Këshillit të Sigurimit të OKB-së, duke e paraparë një forcë paqeruajtëse të NATO-s, sipas mandatit që rrjedh nga Kapitulli i VII i Kartës së OKB-së, si dhe një administratë civile të përkohshme.

Ky tekst u miratua më 10 qershor 1999, si Rezoluta 1244 (1999), që parashihte tërheqjen e plotë të të gjitha forcave të sigurisë dhe vendosjen e Kosovës nën kontrollin ekskluziv të OKB-së.

Në fund, Serbisë iu hoq i gjithë kontrolli mbi Kosovën si rezultat i konfliktit, dhe me këtë OKB-së iu dhanë të gjitha autorizimet mbi territorin për një periudhë të papërcaktuar.[13] Ky rezultat bëri që pavarësia, në fund, të ishte praktikisht e paevitueshme.

(1) Dr. Enver Hasani "Vetëvendosja, Integriteti Territorial dhe Stabiliteti Ndërkombëtar: Rasti i Jugosllavisë" Ndërmarrja botuese "Gjon Buzuku" Prishtinë /Kosovë, f. 218. (2) Marc Weller "Shtetësia e Kontestuar, Administrimi Ndërkombëtar i Luftës së Kosovës për Pavarësi", Prishtinë 2009, f. 101. (3) Raborti i OSBE-së, Aneksi 1, te Raporti i SP të OKB-së, 2 korrik 1998, S/1998/608. (4) Rezoluta 1160(1998), 31 mars 1998, S/RES/1160 (1998). (5) Marc Weller "Shtetësia e Kontestuar, Administrimi Ndërkombëtar i Luftës së Kosovës për Pavarësi", Prishtinë 2009. (6) Sekretari i përgjithshëm thellësisht i brengosur me përshkallëzimin e dhunës në Kosovë, 22 mars 1999, Kumtesë për shtyp SM/SG6936. (7) Deklaratë shtypi nga Dr. Javier Solana, 23 mars 1999, te Weller, Crisis in Kosovo, 495. (8) Aksioni i NATO-s kundër caqeve ushtarake serbe nxit pikëpamje divergjente në mbledhjen urgjente të Këshillit të Sigurimit për situatën në Kosovë, Kumtesa për shtyp SC/6657, 24 mars 1999. (9) Procesverbali i mbledhjes së KS 3988, S/PV. 3988, 24 mars 1999. (10) Procesverbali i mbledhjes së KS 3988, 12. (11) Dokumenti përfundimtar, parag. 138A/60/L. 1,20 shtator 2005. (12) Peter Malanczuck, "Humanitarian Intervention and the Legitimacy of the Use of Force", Hingham, MA, Nijhoff International (1993), Peter Hilpold, Humanitarian Intervention: Is there a Need for a Legal Reappraisal?, 12 EJIL (2001) 437. (13) Marc Weller "Shtetësia e Kontestuar, Administrimi Ndërkombëtar i Luftës së Kosovës për Pavarësi", Prishtinë 2009, f. 296-97.

Erda Ballëk

# Mësimi i Kuranit përmendësh

(Hivzi në periudhat e hershme)

Kurani është libri më i plotë e i fundit ndër librat e shenjtë që Allahu i Madhëruar ua ka dërguar njerëzve. Kurani paraqet dokumentin i cili, që nga faqja e parë e deri tek e fundit, përpiqet të theksojë të gjitha tendosjet morale që janë të nevojshme për veprim kreativ njerëzor. Në të vërtetë, në esencën e qendrës së interesimit të Kuranit gjendet njeriu dhe përmirësimi i tij.

Kurani, që i ka zbritur Muhammedit a.s., është një vepër pa shëmbëllim dhe e pashoq, që duke u ruajtur me një kujdes dhe ndjeshmëri të jashtëzakonshme ka ardhur deri në ditët tona.

Kurani është ruajtur në dy mënyra: me anë të shkrimit dhe mësimit përmendësh të tij (hivzi). Këto janë mënyrat e veçanta të ruajtjes së Kuranit, me të cilat ai edhe është ruajtur që nga fillimi i shpalljes.

Fjala "hafiz" në gjuhën arabe ka kuptimin e mbartjes, "me mbrojtë/ruajtë", e që ka derivuar nga folja (hafi-dha). Ndërsa ai i cili memorizon Kuranin në tërësi quhet hafiz.

I pari i cili në zemrën dhe shpirtin e tij e qëndisi Kuranin fisnik përmendësh është Pejgamberi a.s., e pastaj katër halifët e drejtë: Ebu Bekri, Ymeri, Othmani dhe Aliu r.a.; nga muhaxhirët: Talha bin Ubejdullahu, Sa'd bin Ebi Vakkasi, Ebu Hurejre; ndërsa nga sahabet femra: Aisheja, Hafseja, Ummu Seleme; nga ensarët Ubejd bin K'abi, Muadh bin Xhebeli, Zejd bin Thabiti, Zejd el- Ensari, Ebu Derda r.a., etj.

Veçohen dy qendra kryesore të mësimit (memorizimit) të Kuranit, njëra në Mekën fisnike, e cila quhej "Darul-Erkam", ndërsa në Medinen e ndritshme ishte vendi pranë Xhamisë së Pejgamberit a.s., e quajtur "As'habus-Suffa". Në këto dy qendra, shumë nga sahabët e kanë mësuar Kuranin përmendësh. Në periudhat e mëvonshme mësimi përmendësh i Kuranit filloi të formësohet, të sistematizohet me metodat teknike, p.sh. në periudhën e selxhukëve formimi i "Darul Huffazit" dhe "Darul Kurras" tregon se mësimi përmendësh i Kuranit ka marrë formë institucionale. Ky sistem ka vazhduar edhe në periudhën osmane. Nga udhëpërshkrimi i Evlija Çelebiut regjistrohet se në Stamboll kanë qenë 9000 hafizë të Kuranit, nga të cilët një e treta ishin femra. Në trojet tona shqiptare i është kushtuar një rëndësi e veçantë mësimit të hifzit të Kuranit, diku më shumë e diku më pak, varësisht prej kulturës islame. Për fillimin e hifzit tek ne shiptarët nuk mund të përmendim ndonjë vit konkret, por mund të konstatojmë së qysh në shekullin XVI, në hapësirën shqiptare zë fill kultivimi i hifzit. Në Kosovë më së shumti hafizë ka pasur Prizreni, Peja dhe Prishtina. Prizreni, si qendër e Sanxhakut (rajonit), gjatë kohës së kaluar shquhej për traditën e mësimit të hifzit të Kuranit, dhe lirisht mund të themi se ka qenë burim i pashtershëm i hifzit në Kosovë. Pranë mektebeve dhe xhamive të shumta të Prizrenit ekzistonin punkte të caktuara të mësimit të hifzit me fëmijët e grupmoshave të ndryshme. Ata, për një periudhë kohore 2-4 vjeçare, e mësonin hifzin dhe pastaj nxënësit e caktuar vazhdonin mësimin në Medresenë e Gazi Mehmed Pashës, me një traditë arsimimi rreth 400 vjeçare. Deri në vitin 1947, të rrallë kanë qenë nxënësit që e kanë kryer Medresenë e Gazi Mehmed Pashës në Prizren e më parë të mos e kenë kryer edhe hifzin.

### "Më të nderuarit e ymetit tim janë bartësit e Kuranit"

Të mbajturit mend është forma kryesore me të cilën është mbartur dija shekuj me radhë, nga njëri brez te tjetri. Kjo është edhe forma kryesore se si është bartur edhe Kurani dhe Hadithi. Për këtë Allahu e lehtësoi mësimin e Kuranit. Thotë Allahu xh.sh. në Kuran: "Ne Kuranin e bëmë të lehtë për nxënie, po a ka ndokush që merr mësim?" (El Kamer, 17).

Kurani është libri më i kënduar dhe më i mësuar përmendësh në tërë botën. Mësimi përmendësh i Kuranit është çështje dëshire dhe vullneti. Pa këto, edhe sikur me dhjetëra herë të dëgjohet një sure apo ajet, mësimi përmendësh nuk bëhet.

Fjala më e ndershme dhe më e vlefshme në botë është

fjala e Allahut xh.sh., Kurani fisnik. I tillë është edhe ai që mëson dhe e ruan në zemër, tru e shpirt, këtë fjalë të Zotit. Këtë e vërteton edhe fjala e Pejgamberit a.s., kur thotë: "Më të nderuarit e ymetit tim janë bartësit e Kuranit".

Hafizët kanë vlerë të madhe tek Allahu fillimisht, por edhe tek njerëzit gjithashtu. Pejgamberi a.s. thotë: "Lexuesit e Kuranit janë miqtë e Allahut dhe të veçuarit e Tij". Dobitë e memorizimit janë të panumërta. Kurani fisnik ka ndikim të madh në arritjen e sigurisë psikologjike, qetësisë së zemrës dhe rehatisë. Ai përbën një energji gjigante shpirtërore, e cila ka ndikim të rëndësishëm në shpirtin e njeriut. Abdullah ibn Amër ibn Asi r.a. tregon se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Zotëruesit e Kuranit do t'i thuhet: "Lexo dhe ngrehu lart, lexoje ashtu si e ke lexuar në dynja! Vendi yt do të jetë tek ajeti i fundit të cilën do ta lexosh."

Dijetarët, si në të kaluarën si tani, diskutojnë për shkaqet pse një grup i besimtarëve qëndrojnë indiferent ndaj Kuranit dhe mësimeve të tij. Në mesin tonë gjen njerëz të profileve të ndryshme sa i përket neglizhimit të Kuranit: përtac në lexim, përtac në nxënie përmendësh të tij, shkujdesje ndaj meditimit për të, braktisje të thirrjes në të, mosrespekt dhe vlerësim jo të duhur etj. E ajo që të bën të ndihesh edhe me keq është fakti se sot gjen shumë nxënës/studentë tek e kalojnë kohën në gjëra të kota, si në shikimin e telenovelave latino-amerikane e turke, ndjekjen e ndeshjeve futbollistike, dhënien pas leximit të lajmeve nga jeta e artistëve dhe këngëtarëve, bisedave të kota në rrjetet sociale etj., e në të njëjtën kohë mund të gjesh vetëm pak prej tyre që një kohë të veçantë ia kanë kushtuar Kuranit. Transmetohet nga Osmani r.a. se Muhammedi a.s. ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve."

Të merresh me fjalën e Zotit është një punë që e do Zoti. Ta mësosh përmendësh Kuranin do të thotë të jesh një njëri që të do Zoti, e kjo në të njëjtën kohë do të thotë të jesh një njëri që aspak nuk të do shejtani i mallkuar. Kur jemi këtu, shejtani është ai që dëshiron të të largojë nga kjo punë, dëshiron të të shtyjë të mendosh se Kurani është i vështirë, se kjo është një punë e kotë, se me këtë hifz që je duke bërë të humbësh shumë kohë të çmueshme, pastaj se ngelesh prapa shokëve/shoqeve në mësimet e shkollës, në sport etj. Të gjitha këto janë mendime të shejtanit dhe njerëzve që janë sikur shejtani.

Mos u afro ndaj atij pesimistit që të thotë se mësimi i Kuranit është i vështirë. Memorizimi në vete është dhunti, por me përsëritje dhe angazhim shtohet dhe forcohet. Kush përpiqet dhe provon, do të gjej rezultate. Gjithashtu, memorizimi i Kuranit është fillimi i nxënies së diturisë dhe çelja e portës së memorizimit. Prandaj Hatib Bagdadiu thotë: "Është e përshtatshme për një student që ai të fillojë me mësimin përmendësh të Kuranit fisnik, që është burimi më i madh i diturisë dhe të cilin duhet ta vendosim në vend të parë dhe t'i jepet përparësi." Kush e ka provuar memorizimin e Kuranit, e di mirë se në fillim do t'i duhet më shumë kohë për ta nxënë përmendësh një pjesë të caktuar, mirëpo me kalimin e kohës do ta dallojë tek vetja trefishin apo katërfishin e aftësisë memorizuese, madje mund të ndodhë që të mësojë një çerek xhuzi (5 faqe) në një ulje të vetme ndërmjet akshamit dhe jacisë apo pas sabahut. Kjo ndodh sepse memoria shtohet dhe forcohet me ushtrimin e saj.

E vërteta është se të bëhesh hafiz është gjëja më e ndershme në botë. Të bëhesh hafiz nuk do të thotë të humbësh kohën kot, porse ti je një njeri që di shumë mirë ta shfrytëzojë dhe organizojë kohën. Hfz. Fahad el-Kenderi thotë: "Mundësia dhe përsosmëria e hifzit nuk vjen pos pas një lodhjeje të madhe, së pari sinqeriteti pastaj mbështetja në Allahun Teala." Kur njeriu dëshiron ta mësojë librin e Allahut të Madhëruar, Allahu ia lehtëson atij çështjet e jetës së tij për shkak të hifzit të tij ndaj Kuranit. Përveç memories së fortë, nxënësi duhet të jetë në gjendje më të mirë, në shkallët më të larta të moralit, duke iu shmangur çdo gjëje që ndalon Kurani. Ai duhet ta pastrojë zemrën, në mënyrë që të jetë i aftë për ta pranuar Kuranin për ta mbajtur mend atë dhe për të shkoqitur domethënien dhe më-





simet e tij. Sa bukur ka thënë një njeri: ”Zemra përgatitet për dituri ashtu sikur që toka përgatitet për mbjellje.”

**Memorizimi i Kuranit ndihmon në arritje të diturisë**

Dr. Abdullah Subejh, profesor i psikologjisë në Universitetin Islamik në Rijad, bëri apel te studentët që t'iu bashkangjiten kurseve (hallkave), duke sqaruar se mësimi i Kuranit përmendësh ndihmon për përqendrim, e që është një element i shumëkërkuar gjatë arritjes së dijes. Dhe, shtoi se çdo shkencë, qoftë mjekësia, matematika, shkencat fetare apo natyrore, kërkojnë një përqendrim shumë të lartë. E përderisa ai që mëson Kuranin ushtrohet ta përqendrojë vëmendjen e tij, ai në këtë rast është më i shkathët, dhe niveli i përqendrimit të tij është më i gjatë sesa niveli i përqendrimit të të tjerëve. Ai që mëson Kuran përmendësh vazhdimisht nuk ka dyshim që qelizat e trurit dhe trupit të tij aktivizohen dhe janë më të forta sesa te nxënësi i cili nuk i ka aktivizuar ato përmes memorizimit. Kjo do të thotë që një nxënës që bën hifz në të njëjtën kohë është ndoshta edhe nxënësi/studenti më i mirë e më i suksesshëm. Ky është fakt thuajse i pamohueshëm.

Dr. Subejh sqaron se ata që mësojnë Kuranin përmendësh përmes përkujdesjes që të mësojnë një “vird”-pjesë të caktuar nga Kurani, përfitojnë një shkallë serioziteti në jetën e tyre si dhe mësojnë se si ta organizojnë jetën e tyre, si t'i bëjnë planifikimet për jetën e tyre, përcaktimin e qëllimeve etj. Nga ana tjetër, Dr. Adnan Ashur, konsulent i psikiatrisë ne Xhidde, thotë se Kurani i ndihmon nxënësit në arritjen e diturisë, dhe sqaron se kujtesa është aftësi trupore dhe zhvillohet aq sa e zhvillojmë atë si dhe zgjerohet sa më shumë të shtohet dija e deponuar në të. Prandaj thotë: “Nëse njeriu i trajton me kujdes forcat e tij mendore, e mirëpërdor kujtesën dhe investon në të gjatë rinisë dhe moshës mesatare të tij, atëherë forcat e tij mendore dhe ideore dyfishohen.” Nga ana tjetër, Prof. Bekr bin Ibrahim Bosfor, drejtor i Drejtorisë së Arsimit për rajonin e Mekes, thotë: “Kurani fisnik është derë përmes të cilës Allahu xh.sh. i hap mendjet dhe ndihmon në arritjen e superioritetit, me lejen e Allahut.”

**Për sa kohë mund të bëhesh hafiz?**

Periudha kohore e mësimit të hifzit varet nga vetëpërcaktimi i hafizit. Në kushtet normale memo-

rizimi i Kuranit bëhet në periudhën 1-2 vjeçare, por me një angazhim pak më të ngjeshur mësimi përmendësh i Kuranit mund të përfundojë edhe për një periudhë më të shkurtër se gjashtëmujore.

Ai/ajo që nis në këtë rrugëtim të memorizmit të Kuranit gjithmonë ndeshet me këtë pyetje: Për sa kohë mund të bëhem hafiz?

Për këtë pyetje hafizët përgjigjen më këtë tregim:

Një hoxhë ishte duke e punuar arën e tij, ndërkohë i afrohet një djalosh dhe e pyet: "O axhë, për sa kohë mund të mbërrij në filan fshatin?"

Hoxha nuk i përgjigjet, edhe pse djaloshi e përsërit pyetjen tri herë. Ai sërish nuk ka përgjigje. Duke menduar se plaku është i shurdhër, djaloshi vazhdon të ecë. Pasi kaloi një rrugë të mjaftueshme, hoxha e thërret: "Bir, eja këtu!"

Djaloshi i merakosur kthehet. "Ti përafërsisht do të mbërrish për dy orë e gjysmë"- iu përgjigj hoxha. Djaloshi i habitur i thotë: "O axhë, pasi që e ke ditur pse më herët nuk më tregove?!"

"Po"- ia kthehu hoxha, "... rrugën e dija, por si do të jepja përgjigje pa e parë shpejtësinë e ecjes tënde!"

### Përfundim

Memorizimi i Kuranit i ngjan shëtitjes në kopshtin hyjnor, ku në çdo hap mrekullohesh me bukurinë hyjnore të ajeteve të mrekullueshme që lidhin atë të përkohshmen me të përhershmen, kalimtaren me të amshueshmen, krijesën me Krijuesin.

Mësimi i vazhdueshëm (qoftë edhe pak) është më i mirë dhe më i vlefshëm sesa ta kalojmë tërë jetën me suret qe i kemi mësuar në moshën 7-8 vjeçare. Veçanërisht, pushimet verore janë rast shumë i mirë për të memorizuar nga Kurani fisnik. Mund të jemi hafiz i plotë, gjysmë hafiz, çerek hafiz apo edhe hafiz i një xhuzi. Pra, të mundohemi që këtë lidhje çdo ditë e më shumë ta përforcojmë! Mësimi i ajeteve duhet të sjellë edhe praktikimin e tyre, praktika e tyre shëron çdo plagë të shoqërisë dhe sjell lumturinë e të dy botëve. Kështu që, ibadeti stoliset dhe thellohet, kurse shoqëria ndërtohet nën hijen e këtyre ajeteve të mësuara.

(1) Fazlur Rrahman, Islami, Logos-A, Shkup, 2010. (2) Mehmet Ali Sari, Teknikat dhe rregullat e këndimit të bukur të Kuranit, Logos-A, Shkup, 2014. (3) Doc. Dr. Hfz. Hajredin Hoxha, Edukata e mësuesit dhe studiuesit te Kuranit, Furkan ISM, 2013. (4) Doc. Dr. Hfz. Hajredin Hoxha, Meditimi i Kuranit, edukata dhe parimet, Furkan ISM, 2013 (5) Faik Miftari, Hafizët e Prizrenit me rrethinë (1912-2012), Prizren, 2012. (6) Kurani Kerim ve Hafizlik, Insan ve Hayat dergisi, Sayi 36. (7) Memorizimi i Kuranit, në: islamhouse. com (8. Rejhan Neziri, Përgjigje mbi tema të ndryshme, në: el-hikmeh. net.

**Mahmud Abdulkader Arnauti**

# Vitet e studimit -mësimit gjatë periudhës profetike

Ishte dëshira dhe vullneti i Zotit ndaj Pejgamberit tonë Muhamedit s.a.v.s. që periudha e pejgamberisë së tij të veçohet me një rilindje madhështore, të cilën nuk e kishte njohur historia më parë e as që do ta njohë më pas. Me rastin e dërgimit të tij u hap një faqe e re në historinë e njerëzimit në përgjithësi, e për pasuesit e tij në veçanti.

Meqenëse populli i tij jetonte në një injorancë dhe në një humbje të verbër, vullneti dhe dëshira e Zotit ishte që t'ua tërheq vëmendjen njerëzve në përgjithësi, ndërsa arabëve në veçanti, se ajetet e para të zbritura nga Zoti: "Lexo me emrin e Zotit tënd, I Cili krijoi! Krijoi njeriun prej gjakut të ngjizur. Lexo për Zotin tënd Bujar! Është Ai që ua mësoi pendën. Ia mësoi njeriut atë që nuk dinte." (El Alek, 1-5), ishin nxitës për hapjen e një faqeje në historinë e ymetit të tij, duke filluar nga ajo periudhë. Kjo është faqja e kërkimit të diturisë përmes leximit dhe shkrimit, si dhe përfundimi i periudhës së analfabetizmit, që kishte mbretëruar vite dhe dekada të tëra nga e kaluara e periudhës së injorancës. Prandaj, Pejgamberi ynë, Muhamedi s.a.v.s., ishte mësuesi më i mirë për pjesëtarët e ymetit të tij që nga ajo kohë, dhe do të vazhdojë deri sa të ekzistojë kjo botë. Kjo gjendje vërtetohet shumë bukur nëse ne i japim një vështrim të shkurtër gjendjes çfarë ka qenë njerëzimi para ardhjes së shpalljes, dhe gjendjes në të cilën ka kaluar pas shpalljes fisnike, gjithashtu edhe nëse shikojmë modelet e mësuesve të cilët i ka njohur njerëzimi pas Pejgamberit tonë, Muhamedit s.a.v.s. Kështu, vërejmë se fjalët e tij janë argumenti më i fuqishëm për madhështinë e këtij mësuesi të madh, para të cilit nënshtrohen përvojat e emrave të mëdhenj të cilët



janë njohur në fushën e mësimit dhe edukimit, që nga fillimi i histories.

Cili mësues gjatë historisë ka pasur më shumë nxënës që kanë kaluar nëpër duart e tij sesa Pejgamberi ynë, Muhamedi s.a.v.s., të cilin Allahu xh.sh. e ka dërguar mëshirë për të gjitha botët, për të cilin Allahu xh.sh. ka thënë në librin e Tij, duke ia dedikuar atij në veçanti dhe pasuesve të tij në përgjithësi: "…dhe thuaj: "Zoti im, më shto dituri!" (Ta Ha, 114). Çdonjëri prej sahabëve – shokëve të tij u bë argument i qartë për madhështinë e këtij Pejgamberi të madh, të këtij mësuesi unik dhe edukatori model te i cili kishin mësuar.

### Si ishin para shpalljes së tij, dhe si u bënë pas shpalljes së tij?

Nuk është për t'u habitur nëse përmes duarve të tij ka dalë një numër i madh sahabësh, të cilët më pastaj u bënë mësuesit më të mirë për pasuesit e tyre. Nëse i shikojmë me një vështrim të thukët vitet e pejgamberisë së Muhamedit a.s., vërejmë se ato përputhen, janë ekuivalente me etapat e studimit në ditët tona. Periudha e pejgamberisë ishte 23 vjet, ndërsa periudha e studimit në tërësi, që nga arsimi fillor e deri në atë superior, që përfundon me mbrojtjen e disertacionit të doktoraturës dhe jeta e Muhamedit a.s. ishte: nëntë vjet të arsimit fillor, tre vjet të arsimit të mesëm, katër vjet të arsimit superior-fakultet, një vit studime të larta, tre vjet për përgatitjen e disertacionit të magjistraturës, dhe tre vjet për përgatitjen e disertacionit të doktoraturës.

Me përfundimin e periudhës njëzetetrevjeçare të pejgamberisë së Muhamedit a.s., periudhë e cila përputhet me të gjitha vitet e studimit në ditët tona, Allahu xh.sh. zbriti ajetin kuranor, ku thotë: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe..." (El Maide, 3), i cili ajet konsiderohet i fundit që ka të bëjë me dispozitat e Sheriatit. Feja e Zotit u plotësua me përfundimin e periudhës njëzetetrevjeçare të shpalljes së pejgamberisë, periudhë e cila simbolizon vitet e studimit në ditët tona. I Dërguari i Allahut la pas vete shumicën e sahabëve (shokëve) të tij, si njohës të mirëfilltë të dispozitave të fesë së Zotit, që mund të krahasohen me bartësit e diplomave (të shkallës së doktoratës) të ditëve të sotme. Pejgamberi a.s. u është drejtuar atyre duke u thënë: "Me të vërtetë po ju lë në një rrugë-objektiv të qartë, qartësia e të cilit është sikur dita nga e cila nuk mund të devijojë, përveç të prishurit." (Ahmedi në Musnedin e tij, nr. 17142).

Para vdekjes së Pejgamberit a.s. në një periudhë mjaft të shkurtër, thuhet pak ditë para vdekjes, Allahu xh.sh. zbriti ajetin: "Dhe ruajuni ditës kur do të ktheheni te Allahu, dhe secilit njeri i plotësohet ajo që ka fituar, dhe atyre nuk u bëhet padrejtësi!" (El Bekare, 281). Zbritja e këtij ajeti ishte tërheqje e vëmendjes ndaj besimtarëve në tërësi. Lidhmëria mes ajetit të parë të zbritur në Kuran, e që është: "Lexo me emrin e Zotit tënd, I Cili krijoi!", dhe mes këtij ajetit të fundit që ka zbritur në Kuran është se, ai mysliman i cili lexon dhe mëson, duhet ta ketë frikën e Zotit në atë që ka mësuar, dhe të përgatitet për ta braktisur këtë botë kalimtare, ku më pas do vendoset para Zotit të Madhërishëm për të dhënë llogari. Në këtë botë njeriu i nënshtrohet provimit, ndërsa në botën tjetër arrin gradat; ose do të jetë nga të shpëtuarit, e që do të futet në Xhenet, ose nga të humburit, e që do të futet në zjarr.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Vedat Shabani*

Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha

# Pirja e duhanit te nxënësit e klasave të dhjeta dhe të njëmbëdhjeta

Në këtë hulumtim janë anketuar gjithsej 205 nxënës, prej tyre 83 ose 40. 4 % femra ,ndërsa 122 ose 59. 5 % meshkuj. Nga femrat, 31 ose 37. 3 % konsumojnë duhanin, ndërsa 52 ose 62. 7 % nuk e konsumojnë atë. Te meshkujt, 75 ose 61. 4 % e konsumojnë duhanin, dhe 47 ose 38. 6 % nuk e konsumojë. Nga gjithsej të anketuarit, 106 ose 51. 7 % e konsumojnë duhanin, kurse 99 ose 48. 3 % nuk janë konsumues të tij.

## Çka është duhani

Duhani (nikotina) është një bimë e familjes Solanaceae, dhe bën pjesë në një familje të bimëve që quhen nikotina. Mund të përdoret në shumë forma të ndryshme, ndërsa asnjëra nuk është e mirë për shëndetin tonë.[1] Thuajse në gjithë vendet e botës është problem konsumimi i duhanit, dhe atë për të gjitha grupmoshat. Mirëpo problem në vete është kur ai përdoret nga adoloshentët dhe të rinjtë. Edhe në Kosovë është prezent i njëjti problem, e sidomos rritja shumë e madhe e pirjes së duhanit nga kjo grupmoshë.

Në ditët e sotme adoleshentët dhe të rinjtë e Kosovës ballafaqohen më shumë sfida, dhe janë në udhëkryq për jetën e tyre. Ata kanë probleme të mëdha për ta zgjedhur rrugën që ata dëshirojnë. Ata ndikohen nga familja, rrethi, shoqëria, dhe ndeshen me kultura të ndryshme e pasojnë rrugë, pa ose me probleme të ndryshme, dhe kështu fillojnë të konsumojnë duhanin, alkoolin, apo edhe drogën. Kështu ata vijnë deri te shkatrrimi i shëndetit dhe gjithë jetës së tyre. Të rinjtë dhe adoleshentët mendojnë se duhani është më pak i dëmshëm se veset e tjera. “Një paketë cigare nuk sjell ndonjë dëm të madh”, mendojnë ata.

## Demët që shkakton duhani

Disa prej faktorëve të rrezikut nismën e tyre e kanë në fëmijëri, e mes tyre edhe duhanpirja, e cila në fazën e pjekurisë edhe e ndihmon zhvillimin e sëmundjeve kardiovaskulare. Përveç kësaj, është shkaktar i më se 16 llojeve të kancerit, sëmundjeve të shumta të sistemit respirativ dhe atij riprodhues.[2] Kryesisht, te pirësit e duhanit mosha kur shfaqen simptomat e kancerit është rreth 50-60 vjeçare, dhe nga kjo njeriu mund të përfundojë edhe në ndërhyrje të mundshme kirurgjike. Sëmundja e bronkitit astmatik pikënisjen e ka po nga duhani. Megjithatë, dëmet më të mëdha shkaktohen në sistemin kardiovaskular dhe atë të gjakut. Pastaj, është faktori kryesor i ngushtimit të enëve të gjakut, që shkakton sëmundje iskemike të zemrës, infarktin e zemrës, dëmtimin e sistemit nervor, aparatit të tretjes, dhe është rrezik për karcinomë të ezofagut si dhe të shumë organeve të tjera. Gjithashtu, pirja e duhanit ndikon në rritjen e zhvillimit të verbërimit të syve, duke shka-





ktuar sëmurjen e tyre. Sikur droga dhe alkooli, edhe konsumimi i tepërt i duhanit shton rrezikun për vdekje të papritur. Vetëm në Amerikë duhani vret më shumë se 60,000 amerikanë për çdo vit.[3]

### Duhani te rinia kosovare

Duke hulumtuar për rreziqet që shkakton pirja e duhanit, më lindi ideja të bëj një hulumtim në vendin

| Konsumimi i duhanit sipas gjinisë | | Femra | | Meshkuj | | Gjithsej | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | N | % | N | % | N | % |
| | PO | 31 | 37.3% | 75 | 61.4% | 106 | 51.7% |
| | JO | 52 | 62.7% | 47 | 38.6% | 99 | 48.3% |
| Gjithsej | N | 83 | 100% | 122 | 100% | 205 | 100% |
| | % | 40.4% | - | 59.6% | - | 100% | - |

*Tab. 1. Konsumimi i duhanit sipas gjinisë*

tonë. Hulumtimi bazohet në analizën e duhanpirësve te nxënësit e klasave të dhjeta dhe njëmbëdhjeta. Në metodën për hulumtim është përdorur indeksi i strukturës dhe mesatarja aritmetike. Për hulumtim janë anketuar gjithsej 205 nxënës të klasave të lartcekura, të një qyteze në Kosovë (Kaçanikut). Hulumtimi që kam bërë është i prerjes së tërthortë, i bërë me anë të anketës. Anketa është anonime dhe ka njëmbëdhjetë pyetje të strukturuara për njohuritë dhe praktikat rreth duhanit. Rezultatet që kam marrë pas hulumtimit të bërë me nxënësit e klasave të dhjeta dhe të njëmbëdhjeta i kam paraqitur edhe me tabela. Nga gjithsej të anketuarit, 83 ose 40. 4 % ishin femra, ndërsa 122 ose 59. 5 % ishin meshkuj. Nga femrat, 31 ose 37. 3 % konsumojnë duhanin, ndërsa 52 ose 62. 7 % nuk e konsumojnë atë. Te meshkujt, 75 ose 61. 4 % e konsumojnë duhanin, dhe 47 ose 38. 6 % nuk e konsumojë. Nga krejt të anketuarit, 106 ose 51. 7 % e konsumojnë duhanin, kurse 99 ose 48. 3 % nuk e konsumojnë atë.

Prej gjithsej 205 të anketuarve, 31 ose 15. 1 % janë nga qyteti, kurse 174 ose 84. 9 % janë nga fshati. Është paraqitur numri i nxënësve edhe sipas klasave. Nga kjo kuptuam se 90 ose 43. 9% janë të klasës së X, prejt tyre 39 ose 47. 00 % janë femra, dhe 51 ose 41. 8 % meshkuj. Ndërsa 56. 1 % janë të klasës së XI, prej tyre 44 ose 53. 00 % janë femra, dhe 71 ose 58. 2 % meshkuj.

Nga rezultatet e fituara kemi konstatuar se duhanin e konsumojnë më së shumti nxënësit me sukses të mjaftushëm, me përqindje më të madhe 38. 6 %, mandej ata me sukses të mirë, 32. 00 %, duke vazhduar me sukses shumë mirë 17. 9 %, si dhe ata të cilët e konsumojnë duhanin më së paku, pra nxënësit me sukses të shkëlqyshëm, me 11. 3 %.

Prej 205 të anketuarve, për njohuritë mbi dëmet që shkakton duhani në shëndet pozitivisht janë përgjigjur 69 ose 83. 2 % te femrat, dhe 113 ose 92. 6 % te meshkujt, kurse negativisht janë përgjigjur 4 ose 4. 8 % e femrave, dhe 2 ose 5. 7 % e meshkujve. Nga kjo konkludojmë se njohuritë rreth dëmeve që shkakton duhani tek nxënësit janë solide dhe bukur të larta.

Në pyetjen që u është bërë nxënësve të anketuar, pra për arsyen e pirjes së duahnit (cigarja e parë), te femrat përqindja e tyre ka qenë kjo: nga familja - 9. 6 %, nga shoqëria - 54. 9 %, nga stresi – 29. 00 %, nga kurreshtja - 6. 5 %. Ndërsa, te meshkujt: nga familja - 14. 7 %, nga shoqëria – 64. 00 %, nga stresi - 2. 7 %, nga kurreshtja - 18. 6 %. Me përqindje më të madhe janë ata që konsumojnë duhanin nga shoqëria, ku kemi mbi 50 %, që është përqindje mjaft e lartë.

Nga gjithsej nxënës të anketuar, sipas moshave se kur kanë filluar të konsumojnë duhanin për herë të parë, kemi këto të dhëna: në moshën 9-11 janë 11. 3 %, duke vazhduar në rritje në moshën 13-15, ku janë 16. 00 %, pastaj në moshën 11-13 janë 19. 8%, si dhe në moshën 16 vjeçare janë 52. 9 %.

Në përgjigjet e marra nga nxënësit te pyetja se, a do ta ndërprejnë duhanin në të ardhmen, rezultatet janë me një përqindje si: 13% pozitive, 54 % negative, si dhe 33 % ndoshta.

Në këtë qytezë niveli i njohurive dhe praktika e nxënësave të klasave të dhjeta dhe të njëmbëdhjeta për efektet e dëmshme që shkakton duhanpirja është i lartë, dhe pa dallime sinjifikante.



Përqindja e nxënësve që kanë provuar duhanin është 51%, dhe mosha kur kanë filluar më së shumti është 16 vjeç. Kjo moshë është pak më e lartë se e bashkëmoshatarëve të tyre në ShBA, ku 42 % e grupmoshës 12-17 vjeç e kanë provuar duhanin, dhe 11 % e gjimnazistëve të vitit të parë pijnë së paku 10 cigare në ditë.[4] Kurse, është dukshëm më i lartë në krahasim me shkollën e mesme "Abdyl Frashëri" në Malishevë, ku vetëm 9. 6 % nga bashkëmoshatarët konsumojnë duhan.[5]

Dhe një gjë që është mjaft brengosëse, pra është fakti se kur të rinjtë janë pyetur për arsyen e pirjes së duhanit, mbi 54 % janë përgjigjur se shkaktar kryesor i nisjes ishte shoqëria, kurse kur janë pyetur se a mendojnë ta ndreprejnë në të ardhmen, mbi 50 % janë përgjigjur negativisht.

Këshilla jonë për prindër është që të kujdesen më shumë për fëmijët e tyre, përkatësisht se me kë po shoqërohen ata.

### Duhani në aspektin islam

Sa i përket pirjes së duhanit njerëzit në fillim të daljes së tij ishin refuzues, ashtu siç ndodh me shumë gjëra kur dalin në fillim. Më vonë filluan ta konsumojnë në masë të madhe. Mirëpo, pasi në kohën tonë u bë e qartë se ai është i dëmshëm, të gjithë dijetarët islamë ranë në pajtim se duhani është mëkat, dhe këtë e argumentojnë edhe citatet nga Kurani, por edhe tradita profetike dhe dijetarët.

Pirja e duhanit, shitja e tij, transportimi i tij, blerja e tij për dikë tjetër, është mëkat, dhe myslimanit nuk bënë që ta konsumojë atë apo ta blejë atë për dikë tjetër. E ai mysliman i cili e ka bërë një gjë të tillë, i duhet të pendohet te All-llahu xh.sh. me një pendim të sinqertë, sikurse që pendohet nga një mëkat që e bën, sepse konsumimi i duhanit është prej mëkateve, duke pasur parasysh se duhani shakakton edhe dëme fetare, trupore dhe materiale.

Allahu xh.sh. ka thënë: "Ai u lejon atyre si të ligjshme At-Tajjibe (gjithçka të mirë dhe të ligjshme për besimin, punët, ushqimet dhe sendet), dhe ua ndalon si të paligjshme Al-Habaith (gjithçka të keqe dhe të palejueshme për besimin, punët, ushqimet dhe sendet)." (El-A'raf, 157). Gjithashtu, Allahu xh.sh. ka thënë: "Dhe mos e shkatërroni vetveten (duke mos e shpenzuar pasurinë në çështjen e Allahut)." (El-Bekare, 195).[6]

Pra, Allahu xh.sh. e ka ndaluar çdo të keqe dhe çdo të dëmshme, pra çdo gjë që bën dëm dhe keq. Ndërsa, nuk kërkohet shumë angazhim mendor për ta dalluar të keqen dhe të dëmshmen, ato dallohen përmes gjurmëve të tyre. Allahu xh.sh. na e ka sqaruar se nuk u janë lejuar myslimaneve vetëm se të mirat të cilat i bëjnë dobi myslimanëve, kurse ushqimet dhe pijet të cilat janë të dëmshme për trupin e njeriut janë të ndaluara.

Pirja e duhanit është haram edhe për këto shkaqe: e humb pasurinë pa asnjë dobi, është shkak i shumë sëmundjeve, të bën të kesh sjellje të keqe, vështirëson adhurimin e Allahun xh.sh. në mënyrën më të bukur dhe më të mirë, e posaçërisht ibadetet gjatë muajit të Ramazanit, kur shumë myslimanë nuk e agjërojnë këtë muaj duke qenë shkaktar kryesor moslënia e duhanit.[7]

Pra, dijetarët e kanë ndaluar pirjen e duhanit duke u bazuar në argumentet kuranore dhe hadithet e Muhamedit a.s., si dhe të gjithë mjekët janë të pajtimit se konsumimi i duhanit është shkak i shumë sëmundjeve vdekjeprurëse.

(1) http://sq. wikipedia. org/wiki/Duhani qasja më: 04. 03. 2015, ora 12:30. (2) Marilie D. Gammon, Janet B. Schoenberg, Susan L, Teitelbaum at al. Cigarette smoking and breasst kancer risk among young women. Cance Causes and Conrol, Volume 9, Number 6. 1998, 583-89. (3) http://www. dailymail. co. uk/health/article-2955391/Smoking-dangerous-thought-Scientists-link-habit-five-extra-diseases-bringing-total-26. html. (4) Department of Health an Human Services centers for disease Cintrol and Prevention. Factors that influence Tobacco use among four Racial/Ethic Minority groups, Chapter 4, available at www.cdc.gov/tobacco/sgr/sgr-1998/sgr-min-pdf/chap4. (Praxis Medica, Vol. 49, No. 1, f. 84. (5) H. Krasniqi, "Njohuritë dhe praktikat e duhanpirjes në shkollën e mesme 'Abdyl Frashëri', Malishevë. Punë kërkimore për profesionistët shëndetësor, Prishtinë, 2010, f. 7. (6) http://forumi.kurandhesunet. net/fetua-te-dijetareve(42)/nje-porosi-konsumatoreve-te-duhanit(4965). html, qasja 21. 03/2015. Ora13. 30. (7) http://mjeksiaislame. com/5-arsyet-perse-ndalohet-duhani-ne-islam/, qasja 20. 03. 2015.

Prof. dr. Qani Nesimi

# Imami shqiptar dhe ballafaqimi i tij me sfidat e kohës

**Në prag të shek. XXI, shekullit që, krahas të mirave, trashëgoi edhe të gjitha sëmundjet, peripecitë, deformimet morale, shkatërrimin e asaj që quhet moral shoqëror, desakralizimin e qenies njerëzore dhe të natyrës, myslimani në përgjithësi, e imami në veçanti ballafaqohet me sfida të llojeve të ndryshme, të cilat duhet t'i përballojë përmes rolit dhe misionit që ka në shoqëri.**

*"Jo vetëm Bota Islame, jo vetëm Perëndimi, por e gjithë bota kalon nëpër faqen më të errët të historisë së saj, nga e cila nuk mund të fshihet as një lloj triumfalizmi dhe mburrjeje. Në këtë kohë të errët myslimanët duhet të jenë patjetër më të kujdesshëm se kurrë më parë për atë se çfarë ndodh përreth tyre, dhe për ata që e shfrytëzojnë emrin e Islamit për qëllime të ndryshme, duke përfshirë këtu edhe karakterin shmangës (devijues)"* (S. H. Nasr, Srce Islama, el-Kalem, Sarajevë 2002, f. 387).

Në këtë botë të modernizuar, të globalizuar dhe me këto tipare që përmendëm më sipër, imami ka një pozitë sa të qartë aq edhe të paqartë. E qartë, sepse në esencë dihet ç'është misioni dhe ideali i tij, e paqartë, sepse shumë njerëz mendojnë se kjo është një punë pasive dhe e fosilizuar. Prandaj unë, në këtë punim, do të flas se ç'është dhe ç'kuptim ka fjala imam, për rolin e tij në shoqëri dhe për sfidat me të cilat ballafaqohet ai në jetën e tij të përditshme.

(Adnan Silajxhiç) Një kohë të gjatë njeriu është i shqetësuar, sikurse ka thënë francezi i njohur Rene Guenon (Rëne Gëno)[1], për krizën e intelektualitetit real, gjegjësisht për vlerat e përgjithshme, si e mira, e bukura, fisnikja, etikja, e vlefshmja etj., që ecin bashkë me materializimin e përgjithshëm të botës në të cilën jetojmë. Në vitet tridhjetë të shekullit të kaluar Guenon shkroi veprën "Kriza e botës bashkëkohore"[2], ku në mënyrë kritike diskutoi për krizën e shkencës, filozofisë, drejtësisë dhe të politikës moderne. Në të njëjtën kohë, me çështjen e krizës së Perëndimit bashkëkohor, me krizën e shkencës dhe me bazat ideore të jetës evropiane në tërësi, merret edhe e ashtuquajtura "Shkolla frankfurtiane" në Gjermani (Theodor Adorno, A. Schmidt, M. Horkheimer, H. Marcuse, J. Habermas, Pollock etj.). Kritika e tij ndaj shkencës dhe filozofisë moderne nuk buronte nga fakti që ato (shkenca dhe filozofia) kanë përparuar, dhe as nga fakti që nuk kanë ngelur prapa (mitet shkencore të parealizuara në shek. 19), me të cilat janë marrë filozofët e "rrethit frankfurtian", por, kritikon reduktimin e tyre, ndarjen nga natyra (physis) dhe përfundimin në njëfarë forme miti (mythos). Kështu që, për shkak të mungesës së parimeve metafizike, gjegjësisht, për shkak të humbjes së lidhjes me parimet e nivelit më të lartë (çlirimit nga metafizika tradicionale në dobi të metafizikës së njeriut të lirë)[3], ai flet për botën me baraspeshë të prishur, e cila formon njeri paranoid, neurotik dhe agresiv. Për këtë, në disa dhjetëvjeçarë të fundit flitet dhe shkruhet shumë për reduktimin dhe mungesën e Zotit (hyjnores) në botën e sotme; mungesë kjo që nënkupton "atë ankthin thelbësor të shpirtit tonë" (Welte)[4] ose "periudhën e errët të kohës tonë" (Guenon), madje në euro-neurozi (pasi procese të caktuara të racionalizimit në periudhën moderne bartin katrakteristika të rrjedhave paranoide);[5] për historinë e çmendurisë dhe të frikës në Perëndim (Dilemo);[6] për barbarizmin dhe agresivitetin e qytetërimit modern; për pesimizmin e madh historik në vitet e para të mijëvjeçarit të tretë.[7] Nënjë botë të këtillë, krahas shkencës, filozofisë, drejtësisë e politikës, edhe religjioni kalon nëpër një krizë shumë serioze.

Kjo është që na intereson këtu. Në se duket kriza e religjionit dhe e religjiozitetit në botën moderne? Në premisat e njëjta të reduktimit, gjegjësisht të ndarjes së religjionit dhe të parimeve të religjiozitetit nga përkushtimi ndaj Hyjnores, fillon edhe kriza moderne religjioze dhe e religjiozitetit. Thënë me fjalë të tjera, ajo shihet, para së gjithash, në ndarjen dhe në kundërshtimin e hyjnores dhe profanes, gjegjësisht në rrënimin e tërësisë së fenomenit religjioz. Procesi i relativizimit të përmbajtjes religjioze në tërësi nuk ka filluar me gjithëpërfshirshmërinë e racionalizimit të shoqërisë moderne, sikurse kishte menduar Max Veber, i cili diskuton për shekullarizimin kur flet për mahnitësinë-



mrekullsinë e botës[8], e bashkë me të edhe për humbjen graduale të ndikimit të religjionit dhe religjiozitetit në shoqëri. Ky proces ka mundësi të ndiqet që nga Toma Aquini (Akuini), i cili në filozofinë e tij skolastike paraqet një ndarje të ashpër në mes mendjes dhe ndjenjës, çka në fund rezulton me reduktimin e religjiozes dhe qëllimit të saj që të përfshijë tërësinë në procesin e njohjes (racionale). Nën ndikimin e filozofëve myslimanë (sidomos të Ibn Rushdit) Aquini; këtë e theksojmë me krenari, në mendimin teologjik skolastik fut edhe kategorinë e njohjes racionale. Megjithatë, ai, duke e kuptuar gabimisht kuptimin e racios islame (akl), traditën evropiane do të sjellë në një kundërshtim serioz midis asaj "unë besoj" dhe "unë di", e panjohur për filozofët dhe teologët myslimanë klasikë, të cilët më vonë, të themi kalimthi, do të akuzohen për shpikës të së ashtuquajturës "e vërteta e dyfishtë"[9].

Idealizmi gjerman e thelloi edhe më shumë këtë reduktim dhe racionalizim të religjionit duke thënë se Zoti nuk depërton në njohjen e eksperiencës së njeriut; për këtë Hegeli, në kritikën e tij drejtuar Schleirmacherit (Shlajmahër) në mënyrë radikale mohon çdo lloj mundësie të përjetimit empirik të fesë. Sipas tij, ndjenjat nuk argumentojnë asgjë. Ato janë të dykuptimshme, prandaj përjetimet personale religjioze kurdoherë dhe kudo të ruhen patjetër vetëm për vete.[10] Kështu religjioni nuk mbetet vetëm çështje logjike, po është çështje private e çdo individi.

Pastaj pason skientizmi i shekullit 19, sipas të cilit hyjnorja shndërrohet në profane, gjegjësisht botërorja hyn, do të kishim thënë, në fazën e saj të fundit. Është bërë përpjekje që të gjitha problemet të shpjegohen shkencërisht, gjegjësisht nëpërmjet shkaqeve të tij dhe në harmoni me rregullat rigoroze të metodikës shkenore të ndërtuara në kohën e re prej Galileut, Njutonit e këndej. Në të njëjtën mënyrë është vepruar edhe ndaj fenomenit religjioz, njëmend, duke pasur parasysh gjithashtu kritikën e kohës së re ndaj religjionit.[11] Të kuptuarit e religjionit si çështje private e individit, në fund do të rezultojë në forma të nduarnduarta të religjiozitetit të paartikuluar, difuz (të shpërndarë) dhe subjektiv të periudhës postmoderne, për se do të flasim në mënyrë të veçantë. Mirëpo, shkurtimisht mund të themi që, si duket, në këtë "reduktim të dyfishtë", bazohet çdo mendim i shekullarizuar për irelevancën e religjionit në shoqëri.

Fjala *imam* etimologjikisht do të thotë: prijës, lider, udhëheqës, kurse historikisht ka disa kuptime, dhe pikërisht: lider a udhëheqës në Islam, në një shtet, sikurse ishin halifët pas Muhamedit a.s. Është titull që u ishte dhënë dijetarëve islamë me renome dhe autoritet në shkencë.[12] Nëse do ta shprehnim me fjalorin e sotëm shkencor, fjala imam do të thotë profesor, akademik, hulumtues etj. Gjithashtu, me fjalën imam kuptojmë edhe një person të autorizuar për faljen e namazit me xhemat në xhami, në mesxhit apo në ndonjë vend tjetër të caktuar. Në fillim një institucion i këtij lloji të imamllëkut që ekziston sot, nuk ekzistonte. Detyrën e imamit e kryente njeriu më kompetent që ishte i pranishëm në kohën kur falej namazi. Ndërkaq, paralelisht me ndryshimet socio-kulturore që kanë ndodhur në shoqëri, u pa e udhës që të kishte njeri të caktuar për kryerjen e kësaj detyre. Këtu do të përqëndrohem pikërisht në këtë kuptim të fjalës imam.

**Roli i imamëve në arsimimin dhe në ngritjen e vetëdijes fetare dhe kombëtare**

Një prej detyrave dhe detyrimeve kryesore të imamit është që të përkujdeset maksimalisht për arsimimin e xhematit të vet-popullit ku ai jeton, pa marrë parasysh se cilës shtresë të shoqërisë i takon ai xhemat -a ajo shoqëri, sepse xhematin e përbëjnë pleq, të rinj dhe të moshës së mesme. Gjithashtu shoqërinë e përbëjnë edhe të arsimuar shumë edhe të arsimuar pak, kurse imami e ka për detyrim që të gjithëve t'ua mësojë besimin dhe fenë Islame. Këtë mësim imami e bën me shpjegim apo me shkrim, ose e bën me leximin e ndonjë libri apo duke i porositur të lexojnë ndonjë libër që ka të bëjë me çështjen në fjalë, me rëndësi në këtë rast është rezultati i arritur. Ky është një detyrim që lind detyrimisht nga misioni që ka marrë imami. Pra, përveç si fetar, ai edhe si imam detyrohet t'i zbatojë rregullat e fesë, e si rregull e parë në këtë rast është ajeti i parë i shpallur nga ana e Allahut Fuqiplotë (Shih: El Alak, 1-5). Përveç ajetit të lartpërmendur, ka edhe të tjera ajete, hadithe dhe mendime dijetarësh, që shprehin vlerën e arsimit. Këtu mund të kujtojmë fjalët e disa dijetarëve si Mulla Idriz Gjilani, i cili ishte një ndër veprimtarët e Lëvizjes Ilegale, për përhapjen e diturisë shqip, që e shprehte kështu: "Pa shkollim fetar nuk ka fe të mirëfilltë. Xhahili (injoranti) është argat i robërisë dhe i Xhehnemit (ferrit)". "Të hapim mejtepin për djem e vajza t'u japim dije fëmijëve, që ta plotësojnë detyrën e prindit dhe të myslimanit!"[13] Duhen përmendur edhe intelektualët dhe patriotët e tjerë të shquar, si Hafiz Ibrahim Dalliu, i cili ka dhënë kontribut të madh në zhvillimin dhe në rritjen e nivelit fetar dhe kombëtar të vendit, i cili po ashtu thotë: "Injoranca nuk zhduket me top, topi zhduk vetëm njerëzit."[14] Po ashtu në mesin e tyre janë edhe Vehbi Dibra, Hasan Tahsini, Hafiz Ali Korca[15], Rexhep Vokë-Tetova. Ky i fundit thotë:

*O burra! O bijë, mirë ta dini që feja e dija*
*janë dy fletë për njerëzinë nga Perëndija...*
*Njeriu fe e dije kur të ketë*
*atëherë ka gjallëri të vërtetë.*
*Një njeri që nuk ka fe e dije*
*sado që e sheh të gjallë, të vdekur dije..".*[16]

Ky rol shumë i rëndësishëm i imamit për arsimimin e xhematit/popullit nuk është një rol që i takon vetëm kësaj kohe, po është një rol që trashëgohet edhe nga historia jonë e shkëlqyer, sepse pejgamberët e Zotit, dijetarët etj., kanë qenë ata që kanë luajtur rolin kryesor në këtë drejtim. Duke u nisur nga Ademi, njeriu dhe pejgamberi i parë, për të cilin Zoti i Gjithëfuqishëm në Kuran thotë: (Shih:El Bakare, 31), e deri tek Muhamedi a.s., i cili në xhaminë e parë të ndërtuar në Medinë, ndërtoi edhe suffa-në, që ishte një qendër arsimi dhe studimi. Imami sot kontributin e tij në këtë drejtim e realizon me anë të ligjëratave në xhami dhe në hapësira të tjera, me anë të kontakteve të shpeshta me njerëz, me anë të programeve të ndryshme në TV e në radio, me anë të mektebeve të ndërtuara pranë xhamisë, të cilat shërbejnë më tepër për edukimin dhe arsimimin e gjeneratës më të re. Gjithashtu ai kontribuon edhe me anë të shkrimeve të tij në gazeta e revista të ndryshme, edhe pse aktiviteti i imamit tonë në këtë drejtim është shumë i dobët, sa mund të thuash që një aktivitet i tillë nuk ekziston fare. Aktiviteti i imamit në aspektin arsimor nuk është një aktivitet vetëm teorik, po është sa teorik, aq edhe praktik. Pra, fetarisht ajo që mësohet nuk mësohet për të thënë "unë di", po për ta praktikuar (atë që mëson), gjegjësisht, për të qenë një arsim i tillë efektiv, ai duhet të zërë vendin e duhur në jetën e përditshme të njeriut. Imami në realizimin praktik të këtij arsimi luan një rol kyq. (Shih:Er-Rrad, 11).

Këtu, në këtë ajet, përmenden dy gjëra me rëndësi: e para, përmendet fjala *ma bi enfusikum*, që do të thotë pa ndryshuar *nefsi* (uni), nuk ndryshon shoqëria, pasi kjo e fundit përbëhet prej disa njerëzve, gjegjësisht prej disa nefseve-une-ve, dhe fjala e dytë, *ma bi kaumin*, që do të thotë se shoqëria ndryshon kur të ndryshojnë njerëzit, pasi shoqëria është një grup njerëzish. Duke pasur parasysh këtë, imami rol kyç e ka të kontribuojë në përmirësimin dhe zhvillimin e nefsit-unit të njerëzve, gjegjësisht të individit. Nëse ndryshon uni-vetëdija e disa njerëzve, atëherë arrihet edhe ndryshimi i unit shoqëror, vetëdijes shoqërore, kështu që, imami një gjë të tillë nuk e bën vetëm teorikisht, po edhe praktikisht, pra atë që do të kërkojë ta realizojnë të tjerët, duhet ta realizojë edhe ai vetë. Kështu arrihet edhe ngritja e vetëdijes fetare dhe kombëtare e njerëzve. Imami rolin e tij në procesin e arsimit dhe në praktikimin e tij, nuk duhet ta zhveshë nga ajo që është afrimi i njerëzve, gjegjësisht nga ajo që quhet respekt reciprok në shoqëri. Tek imami vjen çdo njeri, çdo individ dhe shpalos çështje edhe nga ato më sekretet. Dhe kështu nga imami kërkohet të gjykojë për rastin që diskutohet. Prandaj, roli i imamit në afrimin e njerëzve dhe në mënjanimin e çdo mundësie për mosmarrëveshje e përçarje, është shumë i rëndësishëm, dhe sidomos kur është fjala për Urdhrat e Zotit xh.sh.: "... më i miri nga ju është ai që është më afër Zotit..." (El Huxhurat, 13); "... ndihmohuni në të mirë dhe në takvallëk.." (El Maide, 2). Imami shihet si një "i shenjtë", nga i cili mund të kërkohet vetëm e



mira, e pëlqyeshmja, dhe kurrsesi ajo që është në dëm të njeriut apo shoqërisë. Për këtë arsye, roli i imamit në afrimin dhe në pajtimin e njerëzve është shumë i madh. Për pajtimin dhe afirmimin e njerëzve Mulla Idriz Gjilani shprehej: "O Zot! Urrejtjen nga zemra e njerëzve e shndërro në dashuri! Të pafeve u dhuro besim! Syve të verbër u fal dritë!"; "Të ndihmojmë njëri-tjetrin me fjalë, me penë, me porosi, të duhemi si vëllezër"; "Jemi përgjegjës për varret e prindërve tanë para Zotit dhe para kombit. Nuk guxojmë të heqim dorë prej tyre, t'i lëmë të shkreta t'i lavrojnë derrat e naselenikëve (kolonistëve) sllavë. Jo vetëm në Turqi, por as edhe në Shqipëri nuk bën të shkojmë. Zoti me Kuran na ka bërë përgjegjës për vatanin dhe për kombin!"[17]

Gjithashtu imami, kur është fjala për pajtimin në mes njerëzve, detyrohet të kontribuojë edhe në përforcimin e tolerancës ndëretnike dhe ndërreligjioze. Dhe, në asnjë mënyrë të veprojë të kundërtën, sepse toleranca, mirëkuptimi, afrimi dhe pajtimi në mes njerëzve, për Zotin janë çështje me rëndësi dhe me vlerë të veçantë. Thëniet: "Në fe nuk ka dhunë" (El Bekare, 256); "Ju keni fenë tuaj, e unë kam fenë time" (Kafirun, 6); "Të gjithë besimtarët janë vëllezër" (Huxhurat, 10) etj., tregojnë botëkuptimin kuranor për tolerancën dhe mirëkuptimin. Ndërkaq, kur është fjala për besimtarët shqiptarë, kemi shprehjet e intelektualëve shqiptarë, si Vehbi Dibra: "Sikurse e dini, zotëria juej, popullsia e Shtetit tonë përbahet prej tre elementesh d.m.th. Mysliman, Katolik dhe Ortodoks, po në pikëpamje të Kombësisë në mest kemi një vëllaznie të plotë e të patundshme, e nuk mund të thohet e të kuptohet asnji send qi e tund atë vllaznie të plotë. Çashtja e fesë asht nji çashtje e posaçme e sejcilli asht i lirë për me e sigurue forcimin e fesë së vet. Ky organizim i fesë sonë asht vendosun qysh në Kongres të Dibrës. Fatzezë, po luftat ballkanike etj. e ndaluen këtë qellim."[18]

Kur kemi parasysh këto thënie me vlerë të veçantë, atëherë duhet të kuptojmë se imami - sidomos, kurse çdo besimtar në përgjithësi, është i obliguar të veprojë dhe të kontribuojë në këtë drejtim dhe kurrsesi të veprojë të kundërtën, siç është rasti ndonjëherë me besimtarët katolikë dhe ortodoksë, të cilët kanë bërë keqpërdorimin e gjendjes së mjerueshme të shqiptarëve të feve të tjera, e sidomos të atyre që janë myslimanë. Për këtë Koço Danaj, analisti i njohur, shprehet kështu: "... shqiptarët janë një popull ku shumica është myslimane. Dhe pas këtij "zbulimi", flitet për kulturën, traditat, lashtësinë. Ky shovinizëm fetar që ushtrohet mbi shqiptarët, e quan normale dhe civilizuese ndërrimin e fesë nga mysliman në të krishterë, që ndodhin sot në Shqipëri (dhe në Kosovë-shënim i Q.N.), për arsye ekonomike, për të gjetur dhe siguruar një punë në Greqi, që të mbajnë gjallë me bukë familjen. Por kjo është barbarizëm dhe jo civilizim. Të përdorësh kërcënimin e urisë si mjet për të ndryshuar fenë apo emrin, është përsëri më tepër se shovinizëm, është inkuizicionizëm."[19]
Urdhër fetar është që njeriu të largohet nga çdo dukuri e dëmshme për individin, familjen apo shoqërinë. Zoti i Gjithëfuqishëm urdhëron me Kuran që njeriu të largohet nga alkooli (vera, birra, droga), vjedhja, rrena, mashtrimi, amoraliteti etj.: "O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta." (El Maide, 90-91). Kështu që imami, pasi të heqë dorë nga këto dukuri, do të angazhohet që këto fenomene t'i shkulë nga shoqëria nëse ekzistojnë, dhe në vend të tyre të mbjellë atë që është e dobishme: nderin, drejtësinë, sinqeritetin etj.

### Sfidat me të cilat ballafaqohet imami në kohën bashkohore

Sfida e parë me të cilën ballafaqohet imami, është sfida e profesionalizmit, gjegjësisht ballafaqimi me vetveten. Pasi kemi parasysh faktin që imamët e sotëm, ose pjesa më e madhe e tyre, vijnë nga vende të ndryshme të botës, gjegjësisht pasi të kenë kryer studimet teologjike në një vend krejt tjetër nga ku do të shërbejnë si imamë, ata, duke u kthyer në vendlindje, së pari ballafaqohen me vetveten e tyre. Pra, këtu është fjala për çështjen se sa është i përgatitur imami për të kryer misionin/punën që e ka detyrim: si falet,

si ligjëron, si vishet, si komunikon me njerëzit etj., si do ta luajë rolin e bartjes së fesë apo si do të bartë me vete mentalitete të fraksioneve të ndryshme, të cilat u kanë sjellë dëm si myslimanëve të atjeshëm, ashtu edhe myslimanëve kudo në botë. Tërë kjo varet prej mënyrës së manifestimit të misionit si imam.

Imami, për të qenë i sukseshëm në punën e tij, duhet të ketë kujdes për shumë aspekte të jetës. Pikësëpari, ai duhet ta bëjë punën e tij me dëshirë, me vullnet.

Pastaj është me rëndësi komunikimi dhe ligjërimi i tij. Imami duhet ta njohë mirë gjuhën në të cilën komunikon e ligjëron, dhe t'i njohë rregullat metodike të komunikimit dhe të ligjërimit. Njerëzve duhet t'u lërë përshtypje për ritakime dhe për rikomunikime. Gjatë ligjërimit, ai duhet të jetë më i qartë, i shkurtër dhe tërheqës.[20] Një sfidë tjetër që imami duhet ta ketë parasysh është struktura e xhematit, e cila është shumë heterogjene, duke nisur nga fëmijët e moshës 6 e 7 vjeç e deri tek pleqtë më të lodhur, në mesin e të cilëve profesionalisht ka njerëz të ndryshëm. Prandaj imami duhet të mundohet të jetë i kuptueshëm për të gjithë, por duke mos iu shmang parimeve esenciale. Kjo është një çështje shumë e vështirë, por imami duhet ta përballojë, nëse dëshiron të jetë i suksesshëm në detyrën e tij. Në xhematë ndikim të madh kanë edhe partitë e ndryshme, mirëpo imami duhet të ketë parasysh që të mos bjerë nën ndikimin e asnjë partie, pasi më pastaj mund të bëhet imam vetëm i një partie, gjegjësisht i një grupi të xhematit. Meqenëse xhemati është me shkallë të ndryshme arsimi, ai edhe me imamin komunikon në forma dhe stile të ndryshme. Megjithëkëtë, imami nuk duhet të bjerë në nivele që nuk i takojnë, po duhet të mbajë pozitën standarde të kulturës së tij. Të shumtën problemet e xhematit nuk përkojnë me kërkesat e kohës. Ndërkaq imami është i detyruar që kërkesat e xhematit t'i shndërrojë në kërkesa të kohës, ose të paktën xhematin ta përshtasë për kërkesat e kohës. Kjo është e vështirë për përmirësimin e xhematit aktual, por është e realizueshme për xhematin që është i moshës së re dhe ndjek kohën. Edhe të arriturat teknologjike janë një sfidë në vete që duhet t'i ketë parasysh imami: kompjuteri, interneti, mediet elektronike dhe të shkruara. Një sfidë tjetër me rëndësi është paraqitja e botëkuptimeve të grupacioneve të ndryshme, të cilat krijojnë përçarje në xhemat. Imami në rastin konkret, me ligjëratat që do të mbajë, dhe me fetvatë që do t'i japë, duhet të ketë parasysh interesin fetar dhe kombëtar e jo interesin fraksional. Prandaj duhet të jetë i vëmendshëm në dhënien e fetvave dhe në marrjen e vendimeve për çështje të diskutueshme.

Pra, të mundësojë që njerëzit, kulturat, fetë etj., të pranojnë njëra-tjetrën sinqerisht dhe realisht. Institucionet mund ta bëjnë këtë vetëm duke u dhënë atyre mundësi më të mëdha që ata të njohin njëri-tjetrin më mirë dhe nga afër, në mënyrë që në fund të shpëtojnë nga vetizolimi, i cili sjell vetëm mundësi urrejtje-mbjellëse. Për këtë arsye, çdo udhëheqje, qoftë shtetërore apo joqeveritare, duhet të mbajë parasysh sa vijon:

1-Vetëdijësimin për periudhën postmoderne që na ndan nga periudha moderne, kurse Ballkanin edhe nga periudha komuniste.

2-Duhet mbjellë ndjenja e rëndësisë së fesë në riparimin e marrëdhënieve ndërnjerëzore, të dialogut, tolerancës etj.

3- I duhet dhënë shumë rëndësi njohjes së historisë, kulturës, fesë së vet, po edhe të historisë, kulturës e fesë së tjetrit, me se jepet mundësia e njohjes reciproke me njëri-tjetrin. Sa më shumë njohje, aq më shumë edhe respekt reciprok.

(1) Ai është përfaqësues tipik i shpirtit geteanistik në kulturën evropiane të shekullit njëzet, që orvatet të vërë një baraspeshë në mes Lindjes dhe Perëndimit, duke mos ndrequr dallimet e tyre, po bashkë me dallimet shkon drejt një ndryshimi frytdhënës. Duke u mbështetur në brendësinë e saj geteanistike, edhe lëvizjet bashkëkohore antropozofike në Evropë janë të barabarta me frytin e jetës kulturore, artistike dhe shkencore të Evropës së Mesme (misioni i Evropës së Mesme), duke u marrë së pari me çështjen e baraspeshës në mes skajshmërisë së Perëndimit, të mishëruar në ëilsonianizëm, dhe të Lindjes së njëjtë, të mishëruar në bolshevizëm. (2) La Crise du monde moderne, Paris, 1927. (3) Prandaj mendimtarë të ndërgjegjshëm dhe të përgjegjshëm në Perëndim sot më tepër me sy kritik flasin për shkencën moderne dhe për shkencëtarët shekullarë modernë, pasi ata sillen jashtëzakonisht në mënyrë armiqësore ndaj botës së zakonshme. Marrëdhëniet e tyre shfrytëzuese ndaj botës natyrore janë vetëm konsekuencë (pasojë) logjike e të kuptuarit se njeriu nuk është përfaqësues i Zotit në Tokë, ashtu sikur na mëson metafizika tradicionale. (4) Stjepan Kusar, Spoznaja Boga u filozofiji religije (B. Welte i bozanski Bog), Filozofska istrazivanja, Zagreb, 1996, f. 58. (5) Abdullah Sarçeviç, "Svijet kao mythos", "Pregled", br. 3-4, Sarajevo, 2003, f. 5-7. (6) Zan Delimo, Strah na zapadu, Knjizevna zajednica Novog Sada, Novi Sad, 1987. (7) Shumë ngjarje nga e kaluara jonë e afërt, sikurse është paraqitja e terrorizmit shekullar (etnonacionalistik ose separatistik dhe më vonë ideologjik), fenomeni i politikës pas luftës së ftohtë dhe kundër globalizmit, pastaj çështja e pazgjidhur e Palestinës, paraqitja e religjiozitetit militant, diskrepanca të çuditshme në mes të zhvilluarve dhe të pazhvilluarve, pra, të shtypjes së të dobtëve nga të fortët (luftërat gjenocidale), na bindin se bota edhe në fillim të shek. 21vazhdon të jetojë në një baraspeshë krejtësisht të prishur shpirtërore dhe fizike. (8) Ivan Markesic, Luhmann o religiji, Filozofska istrazivanja, Zagreb, 2001, f. 41-42. (9) Aubert Martin, Averroes grand commentaire de la Methaphysique d'Aristote, Paris, 1984; Koplston, Istorija filozofije, II, Bigz, Beograd, 1989, f. 427. (10) Karen Amstrong, Povijest Boga, Prosvjeta, Zagreb, 1998, f. 406-410; Stipe Tadic, "Novi religijski pokreti u sekulariziranome svijetu", Novi religiozni pokreti (Përmbledhje punimesh), Zagreb, 1997, f. 202-204.

Prof. Dr. Esilda LUKU

# Pasqyrimi i demonstratave të vitit 1981 në Kosovë, në tekstet shkollore të historisë në Shqipëri (1)

Demonstratat e marsit-prillit të vitit 1981 shënojnë një ngjarje me rëndësi të veçantë për perspektivën historike dhe politike të popullit shqiptar të Kosovës në ish-Jugosllavi. Kjo lëvizje demokratike ishte rrjedhojë e shfrytëzimit ekonomik, padrejtësive socio-kulturore dhe shtypjes nacionale, me qëllim çlirimin nga kolonializmi serb. Ajo përbën vetëm njërën nga hallkat, në zinxhirin e gjatë të përpjekjeve të shqiptarëve të Kosovës, për garantimin e lirisë dhe pavarësisë kombëtare të mohuar ndër shekuj.

Ngjarjet e pranverës së '81-shit ndikuan në rritjen e nacionalizmit dhe thellimin e vetëdijes shtetformuese, pra në rizgjimin kombëtar të popullit shqiptar të Kosovës.[1] Ata kërkonin me insistim të drejtën legjitime të kombit shqiptar për të siguruar një pozitë të barabartë dhe status të njëjtë me popujt e tjerë në Federatën Jugosllave. Ky aktivizim politik mbarëpopullor i shqiptarëve të Kosovës shënoi fillimin e shkëputjes përfundimtare nga RSFJ-ja.

Për këtë arsye, demonstratat e vitit 1981 u regjistruan jo vetëm në memorien kolektive të bashkëkohësve, por edhe në planprogramet dhe tekstet e historisë së ciklit shkollor 8-të e 9-të vjeçar, dhe të arsimit të mesëm të përgjithshëm në Shqipëri. Pasi "historia, e zhvilluar si lëndë mësimore, synon të edukojë qëndrime pozitive në mjedis, të kontribuojë në një mirëkuptim më të madh të ndërsjellë midis komuniteteve në konflikt, të ndikojë në formimin e qytetarit të ardhshëm, të denjë për një shoqëri demokratike."[2] Në këtë kuptim, "historia në thelbin e vet është një mësuese, - "më e madhe e mësuesve" siç e quan Polibi, që nuk synon t'i shërbejë as pushtetit, as përkatësisë, as identitetit apo krenarisë, por njohjes prej nga vijmë për të kuptuar më mirë se ku jemi, në mënyrë që të ndërtojmë më me mençuri të ardhmen."[3]

Ky mision civilizues i historisë si disiplinë nuk u realizua plotësisht në përmbajtjen e librave shkollorë të historisë, të dy cikleve të para të studimit, gjatë periudhës së sistemit socialist. Kjo për faktin se partia-shtet synonte të përçonte ideologjinë dhe politikën komuniste zyrtare nëpërmjet lëndës së historisë. Për rrjedhojë, edhe pasqyrimi i demonstratave të marsit-prillit 1981, të organizuara nga populli shqiptar i Kosovës, iu nënshtrua këtij kriteri joshkencor.

Në regjimin komunist, tekstet shkollore të historisë u emërtuan "Histori e Shqipërisë", dhe jo "Histori e popullit shqiptar", që u përdor pas viteve 1990, çka tregon së pari hapësirën e kufizuar të paraqitjes së ngjarjeve të pranverës '81 dhe, së dyti, mënyrën e trajtimit të tyre në kuadër të politikës së jashtme të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë (RPSSH). Konkretisht, demonstratat e vitit 1981 përmenden në çështjen me titull "Politika e jashtme e RPSSH – politikë e drejtë, parimore, internacionaliste" tek mësimi numër 80, "Politika e jashtme e RPSSH", në Kapitullin XVII, "Ndërtimi i plotë i shoqërisë socialiste."[4]

### Problemi i shqiptarëve në Jugosllavi nuk ishte problem i një "minoriteti"

Në tematikën e mësipërme të teksteve të "Historisë së Shqipërisë" së dekadës së fundit të udhëheqjes komuniste, pasqyrimi i demonstratave të '81-shit, të organizuara në KSA të Kosovës, është pjesë e shkëputur nga Raporti i Enver Hoxhës, i mbajtur gjatë zhvillimit të punimeve të Kongresit të 8-të të PPSH-së, nga 1-7 nëntor 1981. Citoj: "Problemi i shqiptarëve që jetojnë në tokat e tyre në Jugosllavi nuk është problem i një "minoriteti", të ardhur ose të vendosur dikur në një zonë të zbrazët, për çfarëdo arsyeje qoftë. Shqiptarët në Jugosllavi përbëjnë një popull të formuar në shekuj, që ka historinë, gjuhën, kulturën e vet, një popull autokton, të cilin e copëtuan dhe e shkëputën nga mëmëdheu i vet, Fuqitë e Mëdha imperialiste dhe ia aneksuan Jugosllavisë."[5] Përmbajtja me nota ideologjike dhe nacionaliste e fjalimit të liderit komunist "shembi murin e heshtjes" në qëndrimin e shtetit shqiptar ndaj problemit të Kosovës. Për më tepër, udhëheqja shqiptare deklaroi se marrëdhëniet me RSFJ-së do të kushtëzoheshin nga trajtimi që do t'i bëhej popullit shqiptar të Kosovës



dhe të viseve të tjera në Jugosllavi.

Elita politike shqiptare e legjitimoi valën e demonstratave, të marsit-prillit të vitit 1981, me kushtet e rënda ekonomiko-shoqërore dhe mohimin kombëtar e shtypjen politike të shqiptarëve në Kosovë. ”Kërkesat e punëtorëve, të studentëve, të mësuesve, të profesorëve dhe të të gjithë popullit të Kosovës ishin kërkesa ekonomike dhe politike. Ato ishin të ligjshme, brenda kushtetutës jugosllave. Të drejtat e shqiptarëve ishin shtypur dhe ishin marrë nëpër këmbë, vazhdonte diskriminimi ekonomik dhe politika nën petkun e vetadministrimit, gjë që në realitet siguronte administrimin dhe shfrytëzimin ekonomik e politik të Kosovës nga RS e Serbisë dhe republikat e tjera dhe jo nga vetë kosovarët.”[6] Në këtë situatë pakënaqësie të përgjithshme shpërthyen lëvizjet popullore, politike e demokratike të pranverës së vitit 1981.

Qeveria e Shqipërisë kërkesat e përsëritura të demonstruesve shqiptare të Kosovës i cilësoi të drejta dhe të ligjshme, pra “që t'i jepej fund pabarazisë, diskriminimit e shfrytëzimit ekonomik, politik e shoqëror, që Kosovës t'i jepej statusi i republikës brenda Federatës Jugosllave.”[7] Mbështetja publike e shtetit shqiptar kishte rëndësi të madhe për pjesëmarrësit në kryengritje. Madje kishte edhe kuptimin e gatishmërisë për të rrezikuar. Vendimi i Tiranës për të hyrë në polemikë me shtetin jugosllav për fatin e Kosovës ishte inkurajim për të shkuar më tej në rrugën e rezistencës së shqiptarëve në ish-Jugosllavi.[8]

Në ngjarjet politike të marsit-prillit 1981 mbizotëroi parulla “Kosova-Republikë”, e cila u përkrah me argumente historike, etnike dhe demografike nga Partia Komuniste në pushtet. Sipas saj, “popullsia shqiptare, e cila për nga numri zë vendin e tretë në Jugosllavi, duhet të gëzojë të gjitha të drejtat që gëzojnë dhe kombësitë e tjera në kuadrin e kushtetutës jugosllave. Shqiptarët në Jugosllavi vazhdimisht kanë kërkuar që gjendja e tyre kushtetuese, ekonomike dhe shoqërore-kulturore të ndreqej duke u vënë në një pozitë të barabartë me popujt e tjerë që hyjnë në përbërjen e Federatës Jugosllave.”[9] Nga ana tjetër, udhëheqja komuniste shqiptare demaskoi politikën jo të drejtë e parimore të KQ të LKJ-së, që deklaronte se “Kosova nuk do të bëhet kurrë republikë”, se një gjë e tillë nuk është në interesin e Serbisë se, po të shpallet ajo republikë, “shkatërrohet Federata” etj.”[10]

Qeveria shqiptare e kohës mbajti një qëndrim të moderuar, duke mbështetur si zgjidhjen më të pranueshme politike, krijimin e Republikës së Kosovës në kuadër të Federatës Jugosllave. Referuar orientimit të Seksionit të Kosovës, të krijuar më 1978, pjesë e aparatit të Komitetit Qendror të PPSH-së, “i gjithë potenciali politik ishte përqendruar për realizimin e kërkesës “Kosova Republikë”, dhe bënim gjithçka që kjo të kup-

tohej dhe materializohej. Ne bazoheshim në pikëpamjen që Jugosllavia federative nuk mund të vazhdonte shumë gjatë si Federatë e bashkuar. Ajo do shpërbëhej, prandaj përpjekja jonë për të ndryshuar statusin e Kosovës nga krahinë autonome, në një republikë të barabartë me të gjitha republikat e tjera jugosllave ishte imediate."[11]

Me pozicionimin në favor të Kosovës-Republikë, shteti shqiptar nuk përkrahu as versionin e shkëputjes nga Federata dhe as atë të bashkimit kombëtar. "Shqipëria nuk ka bërë ndonjëherë rivendikime tokësore ndaj Jugosllavisë, asnjë kërkesë për rektifikim kufijsh nuk gjen në dokumentat tona."[12] Kështu, qeveria socialiste mohonte çdo akuzë për ndërhyrje në punët e brendshme të Federatës Jugosllave. Por, ajo deklaroi se do të mbronte "deri në fund të drejtat që u takojnë vëllezërve shqiptarë që jetojnë në trojet e tyre në Jugosllavi, brenda ligjeve dhe normave ndërkombëtare."[13]

### Demonstratat e 1981 u përshkrua nga orientimi ideologjik i partisë në pushtet

Mirëpo, kërkesave të ligjshme të shqiptarëve të Kosovës "iu dha një grusht i rëndë e i përgjakshëm nga ana e shovinistëve serbomëdhenj të Beogradit, dhe tani ndaj tyre po ushtrohej një terror i pashembullt, që ka si qëllim të shkombëtarizojë, e të zhdukë popullsinë shqiptare në Jugosllavi."[14] Tirana zyrtare e dënoi politikën e dhunës dhe të gjenecidit të ndjekur nga autoritetet jugosllave. Sipas saj, "nuk është as në nderin dhe as në interesin e Jugosllavisë që të derdhen mbi Kosovë gjysma e policisë serbe dhe e milicisë së Beogradit, të armatosur deri në dhëmbë, e të rrethojnë qytetet e Kosovës me tanke, të mbulojnë qiejt me avionë dhe të mbushin aerodromet me parashutistë. Çdo propozim, çdo kërkesë, çdo pretendim i drejtë i shqiptarëve, që jetojnë në Jugosllavi, por që nuk u pëlqejnë dhe u prishin rehatinë udhëheqjes federale dhe asaj krahinore, që kualifikohej pa hezitim "armiqësore, shoviniste shqiptare, irredentiste."[15] Këto etiketime u përdorën me qëllimin e vetëm për të përligjur fushatën e terrorit ndaj demonstruesve shqiptarë.

Nga ajo që trajtuam më sipër rezulton se, në tekstet shkollore të historisë, në Shqipërinë e vitit 1980, pasqyrimi i demonstratave të marsit-prillit të vitit 1981 në Kosovë u përshkrua nga orientimi ideologjik i partisë në pushtet, që shërbente si instrument i propagandës politike. Megjithatë diskursi nacionalist dhe qëndrimi konjuktural, në mbështetje të kërkesës së ligjshme për Kosovën – Republikë, ridimensionoi politikën



e jashtme të RPSSH-së kundrejt popullit shqiptar të Kosovës në ish-Jugosllavi.

Pas viteve të '90-ta, reforma arsimore në Shqipëri kishte për qëllim zhveshjen nga politizimi dhe ideologjizimi i teksteve shkollore të historisë dhe modifikimin e tyre në formë dhe në përmbajtje. Në to gjendja e shqiptarëve etnikë trajtohet në kapituj të veçantë, në përputhje me kriteret shkencore të shkrimit të historisë. Konkretisht, demonstratat e marsit-prillit të vitit 1981 gjenden të integruara si p.sh., në tekstin "Historia 9" për klasën e nëntë të shkollës 9-vjeçare, në Kreun XIII, "Shqiptarët në Jugosllavi e botë pas Luftës së Dytë Botërore", mësimi me titull "Rrënimi i autonomisë së Kosovës (1981-1990), në çështjen "Demonstratat masive në Kosovë në pranverë të vitit 1981"[16]; në librin "Historia e popullit shqiptar" për vitin e katërt të arsimit të mesëm të përgjithshëm, në Kreun XXII, "Shqiptarët jashtë kufijve shtetërorë (1945-1990) ", me temë "Autonomia e Kosovës përballë shtetit jugosllav (1981-1990)", në çështjen "Demonstratat e pranverës së vitit 1981"[17]; në tekstin "Historia e popullit shqiptar 12" për klasën e katërt të shkollës së mesme, në Kreun XXI, "Shqipëria dhe viset e tjera shqiptare në vitet 1980", në mësimin nr. 21. 3 "Rrënimi i autonomisë së Kosovës dhe kufizimi i të drejtave të shqiptarëve në Maqedoni, në Malin e Zi dhe në Serbi", çështja me titull "Demonstratat e shqiptarëve më 1981 dhe forcimi i represionit jugosllav"[18], etj.

Demonstratat e marsit-prillit 1981 përbëjnë një hallkë të rëndësishme në përpjekjet e vazhdueshme të popullit shqiptar të Kosovës për të fituar të drejtat kombëtare dhe politike në kuadër të Federatës Jugosllave. "Që nga gjysma e dytë e viteve '60 dhe gjatë viteve '70, shqiptarët e Kosovës në të gjitha rastet e mundshme i paraqitën hapur pushtetit kërkesën që t'u njihej statusi i kombit dhe i republikës. Jo vetëm për demonstratat e vitit 1968, por edhe në revoltat e viteve 1971, 1975 dhe 1979, ata, përmes kërkesës së përsëritur, dëshmuan se nuk do t'i ndërprenin përpjekjet për t'u pavarësuar nga Serbia. Demonstratat masive të pranverës së vitit 1981, të nisura fillimisht nga studentët, më 11 mars, në Prishtinë, dhe të vazhduara nga të gjitha shtresat e popullit shqiptar, ishin vazhdë e këtij procesi."[19] "Më 26 mars studentët organizuan një demonstratë të re në Prishtinë. Më 30 mars pati demonstratë edhe në Obiliq (Kastriot). Një nga demonstratat më masive ishte ajo që u organizua në Prishtinë, më 1 prill, ku morën pjesë disa mijëra veta nga të gjitha shtresat e popullsisë shqiptare. Sipas të dhënave zyrtare, gjatë kësaj demonstrate pati 9 qytetarë të vrarë dhe 15 të plagosur, ndërsa nga forcat e policisë serbe u vranë 2 veta dhe 17 u plagosën. Edhe më 2 prill vazhduan demonstratat masive shqiptare për tërë ditën. Po atë ditë demonstrata u organizuan edhe në Podujevë, Gjilan, Vushtri (Vuçiternë), Lipjan, Gllogovc, Gjakovë etj., kurse më 3 prill në Ferizaj, Viti, Vushtri e në Mitrovicë, e më 30 prill në Deçan e në Istog. Në këtë vazhdë, më 18 maj 1981, rreth 1000 studentë demonstruan për një orë e gjysmë në Qendrën e Studentëve në Prishtinë."[20]

Siç prezantuam më sipër, në tekstet e historisë të ciklit shkollor 8-të e 9-të vjeçar dhe të arsimit të mesëm, demonstratat e pranverës së 81-shit në Kosovë janë paraqitur në mënyrë të detajuar në kohë dhe në hapësirë. Mbizotëron stili narrativ në vend të interpretimit të ngjarjeve dhe fakteve historike. Megjithatë respektohet parimi i historicizmit, që nënkupton zhvillimin e shoqërisë njerëzore në mënyrë kronologjike dhe konkrete.[21] "Të respektosh kronologjinë, nuk mjafton thjesht ta trajtosh procesin sipas rrjedhës së tij historike, por duhen zbuluar dhe trajtuar edhe lidhjet ndërmjet tyre. Kurse të respektosh nocionin e kohës, do të thotë të kuptosh kompleksitetin e fakteve, të ngjarjeve, të fenomeneve dhe dukurive historike që janë vendosur në një kohë dhe në një hapësirë të caktuar."[22]

Në këtë kontekst i kushtohet vëmendje dikotomisë konceptuale komb dhe kombësi[23], për përcaktimin e shqiptarëve të Kosovës në ish-Jugosllavi, fakt që kushtëzoi pamundësinë e konstituimit politiko-juridik të tyre. Dallimi midis kategorive "komb e kombësi nuk mund të jetë shkak i përhershëm për t'ua mohuar shqiptarëve të Kosovës veçoritë që i karakterizojnë si komb. Deri në vitin 1913 ata kanë pasur të njëjtin zhvillim historik gjatë shekujsh me bashkëkombasit e vet, që aktualisht konsiderohen komb në shtetin shqiptar. Kanë me ta të njëjtën ecuri ekonomike e politike, konstitucion shpirtëror të njëjtë, një gjuhë, një kulturë, një histori, janë të vendosur në një territor kompakt e të dallueshëm nga ai i Serbisë, janë popullsi e konsiderueshme në numër, e shpesh më shumë se disa popuj që janë konstituar si shtet-komb. Pikërisht për këta shqiptarë e drejta e kombit gjatë gjithë këtij shekulli është mohuar. Ata janë konstituar si kombësi, sepse si kriter përcaktues në mënyrë të njëanshme është marrë raporti i tyre me pushtetin serb. Mirëpo, pavarësisht nga ky kriter në thelb politik, i përkohshëm, e vërteta mbi ekzistencën e një kombi të vetëm, por të ndarë shqiptar"[24], është e pamohueshme. *(vijon)*

(1) Halil Matoshi, "30 vjet nga Pranvera '81: Revolucioni", www. gazetatema. net/web/?p=12923. (2) Vilson Kuri, Roland Gjini. Bazat teorike dhe praktikat e të mësuarit të historisë, Tiranë: SHBLU, 2008, f. 81. (3) Fatos Lubonja, "Memoria dhe historia", Korrieri, nr. 259, e enjte, 25 shtator 2007, f. 7. (4) Kristo Frashëri, Stefanaq Pollo. Historia e Shqipërisë: për shkollat e mesme. Tiranë: Shtëpia Botuese e Librit Shkollor, 1982, f. 270. (5) Raporti i shokut Enver Hoxha. Kongresi i 8-të i Partisë së Punës së Shqipërisë, Bashkimi, nr. 262, E hënë, 2 nëntor 1981, f. 13 ose Kristo Frashëri, Stefanaq Pollo. Historia e Shqipërisë: për shkollat e mesme. Tiranë: Shtëpia Botuese e Librit Shkollor, 1987, f. 268. (6) Enver Hoxha. Kosova është Shqipëri: nga ditari politik. Tiranë: Neraida, 1999, f. 245-246 (7) K. Frashëri & S. Pollo, vepër e përmendur, 1982, f. 265. (8) Shaban Sinani. Kosova gjeopolitikë: studime, analizë politike, publicistikë, shkrime për ngjarjet në Kosovë prej fillimit të vitit 1998, me një vështrim retrospektiv (1981) dhe një tjetër perspektiv. Tiranë: Didëro, 1998, f. 6. (9) K. Frashëri & S. Pollo, vepër e përmendur, 1987, f. 268-269. (10) E.Hoxha, vepër e përmendur, f. 227. (11) Agim Popoçi, "Shteti shqiptar nuk i organizoi demonstratat", http://www. zeri. info/artikulli/1/2/22064/shqiperia-nuk-i-organizoi-demonstratat/. (12) Luan Dode. Kosova në qëndrimet e Enver Hoxhës. Tiranë: Medaur, 2006, f. 241. (13) K. Frashëri & S. Pollo, vepër e përmendur, 1982, f. 264. (14) Ibid., f. 265. (15) E. Hoxha, vepër e përmendur, f. 176. (16) Myzafer Korkuti, Xhelal Xheçovi, Agron Gani. Historia 9. Për klasën e nëntë të shkollës 9-vjeçare. Tiranë: Morava, 2008, f. 199. (17) Myzafer Korkuti, Petrika Thëngjilli, Gazmend Shpuza, Fatmira Rama, Xhelal Gjeçovi, Dilaver Sadikaj, Ana Lalaj. Historia e popullit shqiptar. Për klasën e katërt të shkollës së mesme të përgjithshme. Tiranë: SHBLSH, 1999, f. 347. (18) Beqir Meta, Muharrem Dezhgiu, Xhevair Lleshi. Historia e popullit shqiptar 12: drejtimi shoqëror dhe i përgjithshëm. Tiranë: Uegen, 2009, f. 6. (19) Myzafer Korkuti, Petrika Thëngjilli, Gazmend Shpuza, Fatmira Rama, Xhelal Gjeçovi, Marenglen Verli, Hamit Kaba. Historia 4: profili natyror. Për klasën e 12-të të arsimit të mesëm të profilizuar. Tiranë: Pegi, 2010, f. 181. (20) B. Meta, M. Dezhgiu & Xh. Lleshi, vepër e përmendur, f. 349. (21) Qazim Xhelili. Didaktika e historisë. Tiranë: SHBLU, 2001, f. 29. (22) Bektash Mema. Njohuri për kërkimin shkencor në fushën e historisë. Tiranë: SHBLU, 2005, f. 23. (23) Fehmi Agani. "Vështrim kritik lidhur me diskursin politik për Kosovën dhe shqiptarët", Ç'thonë dhe ç'kërkojnë kosovarët, Tiranë: "8 Nëntori", 1989, f. 94. (24) Ana Lalaj. "E drejta e vetëvendosjes dhe shqiptarët e Kosovës" Gjurmime albanologjike, Seria e shkencave historike 30-2000, Prishtinë: Instituti Albanologjik i Prishtinës, 2003, f. 25.

Prof. dr. Adem Zejnullahu

# Flakadan për Fe dhe Atdhe (2)

Gjuha dhe arsimi në poezinë e Dalliut

Përkushtimi i denjë i tij në lëmin e gjuhës dhe arsimit, ndikoi të caktohej delegat i Tiranës në Kongresin e Elbasanit, në vitin 1909, ku u vendos për hapjen e Shkollës së Parë Normale në Shqipëri, dhe ai u emërua edhe mësimdhënës i saj. Aleksandër Xhuvani, duke folur për punën e kësaj shkolle, në një rast, pati shkruar: "Normalja në themel ka djersën dhe kontributin e Hafiz Dalliut."

Lidhja Shqiptare e Prizrenit e vitit 1878, me ideologët e saj të shquar, ishte ngjarja më madhore në historinë e popullit tonë, jo vetëm në periudhën kur u mbajt por edhe më vonë, sepse programi dhe vizioni i saj për ardhmërinë e kombit, në disa dimensione është aktual edhe sot.

Bashkëpunimi i Hafiz Ibrahim Dalliut me figurat e shquara atdhetare, gjatë qëndrimit të tij në Stamboll por edhe pas ardhjes në Shqipëri, pati ndikim të madh në kalitjen e ndjenjës së atdhedashurisë, përkushtimit ndaj fesë, arsimit, shkrimeve letrare, pedagogjike, edukative e kulturore, të cilat u bënë synim jetësor e artistik në veprimtarinë e tij patriotike, fetare e letrare.

Gjuha dhe mësimi shqip, në veprimtarinë e Ibrahim Dalliut, zë një vend të veçantë. Ky, edhe pse ishte një alim (mësues), krahas ligjëratave fetare para besimtarëve myslimanë, në mënyrë të drejtpërdrejtë u angazhua për mësimin e gjuhës shqipe dhe përhapjen e shkollave shqipe. Hafiz Dalliu ishte pjesëmarrës në Kongresin e Manastirit, ku u vendos për alfabetin e gjuhës shqipe, duke dhënë një kontribut të rëndësishëm që të merrej për bazë të shkrimit shqip alfabeti latin, dhe jo ai grek.

Përkushtimi i denjë i tij në lëmin e gjuhës dhe arsimit, ndikoi të caktohej delegat i Tiranës në Kongresin e Elbasanit, në vitin 1909, ku u vendos për hapjen e Shkollës së Parë Normale në Shqipëri, dhe ai u emërua edhe mësimdhënës i saj. Aleksandër Xhuvani, duke folur për punën e kësaj shkolle, në një rast, pati shkruar:"Normalja në themel ka djersën dhe kontributin e Hafiz Dalliut."

Në këtë institucion të lartë arsimor, me ndihmën e Hasan Prishtinës, u regjistruan edhe një numër i konsiderueshëm i nxënësve nga mbarë Kosova.

Angazhimi i Dalliut për gjuhën, mësimin, mbajtjen e kurseve dhe përhapjen e shkollave shqipe, bëhen objekt shkrimi në disa artikuj publicistikë, ku shpërfaq mendimet, pikëpamjet e veta për problemet më të rëndësishme, të cilat në mënyrë të veçantë i trajton në poezinë satirike. Këtu i denoncon fuqishëm të gjithë shqipfolësit që: "shqip flasin, e shqipen s'e duen."[11]

Këta shqiptarë të padijshëm tek të huajt për interesat e tyre personale, në vend që gjuhën e vet ta kultivojnë, ta pasurojnë, ta avancojnë dhe ta mbrojnë, përhapin gënjeshtra duke thënë se kjo gjuhë nuk vlen, sepse kinse e prishka fenë–dinin, e s'mund t'i luten Zotit xh.sh. Prandaj poeti në mënyrë të ashpër i demaskon dhe i qorton.

Ibrahim Dalliu duke i njohur mirë këta snobistë, që shtireshin sikur dinin gjuhë të huaja e në të vërtetë nuk dinin as shqip, u kundërvihet me anë të satirës duke i përqeshur e ironizuar në një anë, ndërsa, në anën tjetër, duke e lavdëruar gjuhën shqipe me fjalët më të zgjedhura, sikurse bënin dikur rilindësit tanë. Këtë gjuhë ai e quante të shenjtë, të mrekullueshme, me të cilën mund të arrihen rezultate në arsimim, në fe, në shkencë dhe në të gjitha fushat e tjera shoqërore e teknike, prandaj ftonte që ta donin, të mos e braktisnin, se është dritë në rrugëtimin jetësor. Dalliu, për ta përforcuar admirimin ndaj gjuhës e shkollës shqipe, u drejtohej arsimdashësve që ta përparonin me kujdes, ndonëse ishte hoxhë. Ai e luste edhe Perëndinë që ta mbrojë e përparojë këtë gjuhë të bekuar:

*E pra i lutem Perëndisë*
*Si fëmia s'amës për sisë,*
*Shqipnia t'rrojë e të gëzojë*
*Edhe shqipja të përparojë.*[12]

### Islami në krijimtarinë artistike të Dalliut

Në bazë të të dhënave biografike të Haiz Ibrahim Dalliut shihet se ky hoxhë qysh herët ishte pajisur

me njohuri fetare, të cilat i pasuroi dhe avancoi në një shkallë më të lartë gjatë qëndrimit të tij në Stamboll. Ai, sa ishte atje, sikur u theksua më sipër, pati rastin të takohej dhe të bashkëpunonte me shumë figura të shquara të Rilindjes sonë. Me t'u kthyer në Tiranë, iu përkushtua misionit të fesë, kombit, gjuhës, arsimit, kulturës, edukimit, përkthimit dhe demokratizimit të shoqërisë shqiptare. Hafiz Dalliu synonte një rend të ri, prandaj shkroi e botoi punime e vepra, mbajti ligjërata, por dhe përktheu, duke mos lënë anash asnjëherë atdhedashurinë, fenë, publicistikën, arsimimin në gjuhën shqipe, por u mor edhe me shumë aktivitete të tjera shoqërore kombëtare. Dimension i veçantë në poezinë satirike të Dalliut është raporti i tij me disa kolegë, të cilët e kishin braktisur rrugën e Zotit dhe shkonin pas djallit. Këta individë u shërbenin forcave destruktive të vendit dhe të huajve, agallarëve e bejlerëve, që, për interesa të tyre personale, bashkëpunonin verbërisht me armiqtë më të egër të popullit tonë, siç ishin serbët që kishin bërë, dhe vazhdonin pa pushuar me krime ndaj shqiptarëve.

*Dyqind e sa mijë shqiptarë,*
*I Kanë mbyt kot edhe n'besë.*
*Ca tue i gri e ca tue i vrarë,*
*Prandaj ua solli Zoti kresë* [13].

Krimet që serbët ua bënë shqiptarëve, Dalliu i paraqet me anë të dy vargjeve, që ngërthejnë në vete simbolikë, kuptim dhe informacion të shumëfishtë:

*Por Zoti ynë asht tue i pagumun*
*Serbët i vrau pa re n'qiell.*

Dalliu kishte njohuri se në Ballkan po depërtonte një rend i ri shoqëror, ideologjik – komunizmi bolshevik, që synonte zënien e vendit sistemit të mëparshëm. Kjo ideologji politike në Shqipëri gjeti përkrahësit dhe kundërshtarët e vet, ndaj me të drejtë Prof. dr. Hysen Matoshi konstaton se një numër i intelektualëve të asaj kohe "...gënjeheshin keqas shumë intelektualë të kohës, të cilët do të shihnin tek ideologjia komuniste shpëtimin dhe përparimin e kombit, dijetarët e kalibrit të Dalliut e kishin të qartë faktin se kjo ideologji ishte vetëm një trajtë e re e apetiteve të vjetra sllave për ta futur nën kontrollin e tyre gjithë Evropën.[19] Në këto përplasje mendimesh e veprimesh, poeti i vargjeve satirike, nuk gaboi; ai sikur e parandiente zezonën që do ta katandiste atdheun dhe vetë atë, prandaj këtë farë të keqe e mallkoi me anën e këtyre vargjeve:

*Zot kulçedrës së pansllavizmit*
*Humbja kryet një orë ma parë,*
*Shuaje zjermin e barbarizmit,*
*Këtij kombi mos t'i mbesë fara.*[14]

**Ardhmëria e kombit në vizionin e Dalliut**

Hafiz Ibrahim Dalliu bën pjesë në grupin e rilindësve të kohës më të vonë, që karakterizohet nga një zgjuarsi e jashtëzakonshme, të cilën e kishte plotësuar dhe avancuar me njohuri të reja gjatë jetës dhe shkollimit në Shqipëri e Stamboll, si dhe gjatë bashkëpunimit me figurat e shquara kombëtare, prandaj mund të thuhet lirisht se njihte mirë të kaluarën, të tanishmen (kohën e vet), por kishte parandjenjë dhe vizion të qartë, madje të saktë, për zhvillimet që do të ndodhnin në të ardhmen në tokën dhe qiellin e kombit, edhe pas njëqind vjetësh. Të kaluarën e popullit tonë Dalliu e njihte në bazë të shkrimeve arkivore, publicistike dhe kujtesës së popullit, që kishte mbetur e pashlyer në ndjenjat, në zemrën dhe në mendjen e tij, të përkushtuar denjësisht për fe e atdhe. Në lëkurën e tij kishte përjetuar shumë vuajtje, që nga mosha e re e deri në moshën e shtyrë, nëpër burgjet famëkëqija osmane, pastaj të diktaturës komuniste në Shqipëri, për shkak të mendimit, ideve, të fjalës së lirë, të të drejtave qytetare të ushtrimit të besimit të lirë fetar, të cilin shteti e ndalonte dhe e dënonte me ligje. Vetë titulli i njërës prej poemave të tij satiriko-politike: "Anzat e kuqe të Tiranës", të shkruar, titulluar dhe të botuar shumë kohë më parë, më 1915, sikurse parandiente ardhjen e komunizmit në Shqipëri, dhe vuajtjet që do t'i pësonte populli për mendimin, fjalën dhe besimin e lirë fetar po nga ato anza të kuqe.

Nuk do mend se Ibrahim Dalliu ishte njëri nga ulematë dhe intelektualët e shquar të kohës, madje dhe përtej kohës. Ai, në radhë të parë, kishte besim të patundur në brezin e ri – në botën e re, siç thoshte: "e cila do të vijë pas shumë të këqijave në Shqipëri", prandaj zëshëm, në vargjet e tij, shprehte admirimin e madh për Amerikën, si shtet i fuqishëm dhe demokratik:

*Në qoftë se vjen paqi n'kët dhe,*
*Vjen vetëm nga bota e re.*
*Veç nga Shtetet e Bashkueme,*
*Vjen kjo gja e ngushllueme.*
*Me ç'farë anë t'pjerrë Amerika,*
*Anës tjetër i bie pika.*[15]
*Amerikë, të qofshim falë,*
*T'kemi nanë e t'na keshë djalë.*
*Ke ti e kemi mbush kuletën*
*Ti, pra, na shpëton dhe jetën.*[16]

Pandjenja dhe vizioni i Dalliut si alim, atdhedashës e poet ishin të sakta, ngase populli shqiptar shpëtimin dhe


*Hafiz Ibrahim Dalliu*

përparimin do ta gjente pikërisht nga kjo Amerikë, e cila më 1999, në bashkëpunim me aleatët e saj, do të çlironte dhe pavarësonte Kosovën. Prandaj na mbetet që këtë alim të madh, patriot të shquar, poet satirik të dalluar - ta kujtojmë me respekt, duke u mburrur me veprën e tij.

### Disa fjalë përmbyllëse

Vepra letrare e Hafiz Ibrahim Dalliut, përfshin në vete tri poema satiriko-politike, të cilat me përmbajtjen e tyre pasqyrojnë realitetin jetësor, shoqëror, social, kulturor dhe historik të popullit tonë në një periudhë të caktuar historike, që ishte e stërmbushur me ngjarje të rënda dramatike të ekzistencës apo të mosekzistencës së kombit tonë nëpër kurthet, bubullimat dhe tymnajat e Ballkanit të trazuar, që i shkaktonin shtetet shoviniste fqinje me përkrahjen e disa shteteve të Evropës, e veçanërisht të armikut tradicional të shqiptarëve - Rusisë. Me poezinë satirike Dalliu dëshironte të vinte në spikamë të gjitha të metat, deformimet individuale e shoqërore të kohës, t'i emërtonte bartësit e të këqijave, duke i satirizuar të gjitha veprimet e tyre djallëzore, antikombëtare në raport me atdhedashësit e vërtetë, të cilët përpiqeshin për një Shqipëri të pavarur demokratike, në të cilën do të sundonin ligji, drejtësia dhe liria e të drejtave qytetare për mendimin, shprehjen dhe besimin e lirë fetar. Hafiz Dalliu, në aspektin kombëtar, fetar e poetik është i përveçëm në shumë dimensione të jetës dhe të veprimtarisë së tij. Ai tërë fuqinë mendore e fizike ua kushtoi atdheut, popullit, lirisë, pavarësisë, fesë dhe demokracisë.

Meritë tjetër e këtij alimi është mësimdhënia e tij në disa shkolla shqipe në Tiranë, ku dha një kontribut të çmueshëm në arsimimin e disa gjeneratave, e sidomos në Medresën e Përgjithshme të Tiranës për lëndët e Besimit Islam. Hafiz Dalliu ishte përkthyes, poet, publicist, luftëtar, aktivist dhe pjesëmarrës në çdo veprimtari të shoqatave patriotike të kohës që vepronin në të mirë të atdheut. Zezonën që i kanosej popullit ky alim e vërejti me kohë, prandaj iu kundërvu me tërë fuqinë, duke mos u përkulur asnjëherë në ecjen e tij vertikale kundruall bubullimave dhe stuhive të ndryshme që vinin nga shumë anë të Shqipërisë. Kjo e keqe vinte nga turqit e rinj, bejlerët shqiptarë, komunistët, po ai të gjithave, edhe në moshë të shtyrë, u bëri ballë me stoicizëm të pashoq, duke përballuar vuajtjet e shumta në burgun e diktaturës komuniste, që i shpreh në poezinë "Drejtësia e sundimtarëve të sotëm". Dalliu, me anën e shkrimeve, përkthimeve dhe veprave fetare e letrare, synoi të krijonte një brez të ri me virtyte të larta njerëzore atdhedashëse, të përkushtuar denjësisht në të mirë të kombit, moralisht dhe patundshmërisht me besimin në Zotin xh.sh., që të gjitha detyrat t'i kryejnë në bazë të dispozitave kuranore, duke qenë atdhetarë e fetarë të denjë. Ai këtë e dëshmoi edhe me penë, shkroi e botoi vepra të ndryshme, por rroku edhe armën për të mbrojtur atdheun. Dalliu ishte poet satiriko-politik, polemizues, që me anën e fuqisë së fjalës satirike u mundua të përmirësonte të gabuarit, të mashtruarit dhe të djallëzuarit. Dalliu ishte intelektual dhe vizionar i pashoq, krahas Hafiz Ali Korçës, Haxhi Vehbi Dibrës, Faik Konicës, Mulla Idriz Gjilanit etj. Mendimi – vizioni i tij për të ardhmen e popullit tonë u realizua pas shumë vitesh, dekadash, madje edhe një shekulli. Ngjarjet e zhvilluara më vonë në tokën dhe në qiellin e shqiptarëve dëshmuan besimin, përkushtimin, mençurinë dhe guximin e pashoq të tij.

Autori ynë ishte luftëtar i madh i kultivimit dhe ruajtjes së traditës sonë kulturore popullore, besës si institucion kombëtar, ruajtjes së bërthamës familjare tradicionale, nga e cila varet ardhmëria e atdheut dhe brezave. Ai e donte shumë gjuhën dhe shkollën shqipe, ishte bashkëthemelues i Shkollës së Parë Normale të Elbasanit, më 1909.

Në fund do shtuar se Vepra letrare e Dalliut, në strukturën e saj ngërthen përmbajtje të rëndësishme, vlera të theksuara artistike, të cilat artikulimin poetik e funksionalizojnë në shkallë të lartë, në saje të inkuadrimit të harmonishëm të figurave stilistike, sidomos të krahasimit, të epitetit dhe të antitezës, të cilat misionin e veprës së tij e bëjnë më të kuptueshëm, më të gjithanshëm, më të zëshëm në shumë sfera të jetës dhe të veprimtarisë së tij kombëtare e fetare.

(1) Në këtë shkrim nuk përfshihen të dhënat biografike të Dalliut, por vetëm veprimtaria e tij atdhetare, fetare dhe poetike. (2) Hafiz Ibrahim Dalliu, Vepra letrare, Tiranë, 2000. Përgatitur për botim nga Petrit Kusi. Këto vargje botohen në pasthënien e librit f. 94. (3) Hafiz Ibrahim Dalliu, Vepra letrare, Tiranë, 2000, f. 67-69. (4) Vepra e cituar, f. 17. (5) Po aty) (6) Po aty, f. 11. (7) Po aty) (8) Po aty, f. 13. (9) Po aty, f. 13. (10) Po aty, f. 17. (11) Po aty. (12) Po aty, 38. (13) Po aty, f. 55. (14) Po aty, f. 58. (15) Po aty, f. 38-39. (16) Po aty. (17) Po aty, f. 42. (18) Po aty, f. 64. (19) Po aty, f. 65. (20) Prof. dr. Hysen Matoshi, Java e Albanologjisë, nr. 4 IAP, Prishtinë 2014, f. 257. (21) Po aty. (22) Po aty, f. 60. (23) Po aty, f. 61.

Adem Sylejmani

# Mulla Sylë Tërpeza (1881-1927)

*Sa të jem gjallë do të përpiqem për dituri, për atdhe, për bardhësinë e vendit tonë*

Rruga që çon në fshatin Tërpezë gjendet në veri të komunës së Vitisë, me një lartësi mbidetare 550 m, ndërsa ka pozitë të mirë gjeostrategjike. Këtu, nga prindërit Salihu dhe nënë Sala, lindi Sylejman Salihu, i cili në popull njihet si Mulla Sylë Tërpeza, dhe që në fëmijërinë e hershme u edukua në frymën fetare dhe kombëtare.

Mulla Sylë Tërpeza vjen nga një familje e madhe, punëtore, mikpritëse dhe atdhetare, e dalluar në territorin e Anamoravës. Babai i tij shquhej në këtë anë për njeri punëtor e i fjalës, veprës dhe guximit. Oda e tij ishte shkollë, kuvend burrash, vend pajtim për shumë familje. Në këtë familje nuk kishte vend shpifja, mendjemadhësia, përtacia. Në odën e burrave, siç njihej aty, këndoheshin trimat e kombit, thureshin vargje e tregime me mesazhe të qarta. Aty bëhej gara në këndim-lexim kuranor, etj.



*Mulla Sylë Tërpeza*

Këto virtyte të larta ndikuan që Mulla Syla të ketë një karakter të fortë, stabil, që në punë, sjellje e vepra të kultivojë veçoritë e mira të traditës. Sipas nënës Sala, djali i saj Sylejmani si fëmijë që dallohej në çdo pikëpamje, në karakter, qëndrim, ambicie, lexonte shumë, aq shumë sa edhe për të kursyer vajgurin lexonte nën dritën e hënës. Nëna e tij, që në fëmijërinë e hershme, e kishte mësuar të lexojë Kuran. Prandaj, duke parë këto cilësi që kishte Sylejmani, prindërit vendosin ta shkollojnë së pari duke e dërguar në Gjilan, në "Mektebin Iptidaije". Më pas ai vazhdoi medresenë "Ruzhdija Gjimnaz", që ishte shkollë fetare, ndërsa në atë periudhë kishte vetëm 36 nxënës.

Si i ri, duke qenë se mallëngjehej për familjen, Sylejmani udhëtonte në këmbë për çdo javë, nga Tërpeza në Gjilan, në borë, shi apo në temperatura të larta. Ishte nxënës i shkëlqyer në mësime. Të parët e Mulla Sylës ishin të përmendur dhe të dalluar për traditë, të ndershëm e familjarë, për punë, për sjellje për besnikëri e mikpritje të ndritshme dhe veprimtari patriotike e kombëtare. Gjithmonë ruheshin me fanatizëm traditat dhe virtytet e larta. Oda e kësaj familje ishte vendtakim për shumë miq e veprimtarë, si: Hasan Prishtina, Idriz Seferi, Bajram Curri, Emin Beu, Ramë Abdyli etj. Ishte aktiv duke dhënë kontribut të çmuar si mësues i dalluar i shkollës shqipe, si hoxhë e nëpunës. Ishte anëtar në Këshillin e Pajtimit të Gjaqeve, pastaj mori pjesë edhe në Kuvendin e Ferizajt, në korrik të vitit 1908.

"Lapsi-dituria është më e fortë se pushka, lapsi do ta sundojë botën", thoshte Mulla Sylë Tërpeza.

### Mulla Syla, hoxhë, mësues e pedagog

Pas miratohet "ligji mbi reformën e arsimit", në vitin 1869, brenda kufijve të Perandorisë Osmane për gjithë filloi të rregullohet sistemi i shkollave shtetërore dhe publike. Dhe, në vilajetet shqiptare, si: të Shkodrës, Manastirit, Kosovës dhe Janinës, filloi një zhvillim i shpejtë i arsimimit dhe shkollimit në përgjithësi. Në vitet e '90-ta të shekullit të XIX-të u hapën edhe në qendrat e vilajeteve shqiptare, në Shkup, Manastir, Shkodër, dhe si rrjedhojë në shkollën normale në Shkup "Dur-ul-Mualimin" u përgatiten shumë mësues të shquar



*Ndërtesa e shkollës së parë në Pozheran*

shqiptarë, të cilët punuan në viset shqiptare në Kosovë dhe Shqipëri. Në mesin e mësuesve të parë u diplomua edhe Mulla Sylejman (Syla) Salihu nga Tërpeza, më 24 gusht të vitit 1907, i cili njëkohësisht ishte edhe mësuesi i parë në shkollën e Pozharanit, në vitin 1909.

Ishte mësimdhënës i denjët në shkollën e parë fillore-Sibian Mektebe-Iptidaie, shkollë katërklasëshe që nisi në shumë fshatra si: Gërmovë, Pozharan, Tërpezë, Sllatinë, Budrikë etj.

Në revista të kohës në gjuhën turke, si ajo "Jeni Mekteb" ( Shkolla e re) etj., publikonte edhe pikëpamjet e tij politike në analiza politike të zhvillimit dhe proceseve.

### Zoti vetë i ka krijuar të gjithë popujt, të gjitha gjuhët, dhe Ai i kupton të gjitha

Kontributi dhe puna e tij bëri që të kishte respektin shumë të madh. Shkrime në revista të ndryshme ngitnin lartë qasjen dhe seriozitetin e tij, si: "Shqipja e Shypnisë", "Liria"- e cila botohej në Selanik në vitin 1909 etj. Ishte njohës i gjuhës turke, bullgare, frënge dhe arabe.

Hapja zyrtare e shkollës u bë në tetor të vitit 1909, ku filloi të japë mësim në lëndën Besimi Islam. Nga kujtimet e nxënësve të Mulla Sylës, tregohet se sa me gëzim kishin marrë abetaren falas, të cilët ua kishte dhuruar Hasan Prishtina. Shtypi i kohës shkollën e Pozharanit e konsideronte si ndër shkollat më të forta, ndërsa aty mësoheshin shkronjat latine, pastaj kishte libra me "harita"- sot gjeografi, si dhe histori matematikë, bukurshkrim, këndim etj. Ai thoshte "Zoti vetë i ka krijuar të gjithë popujt, të gjitha gjuhët, dhe se Ai i kupton të gjitha, ato janë begati të krijuara nga Ai." Porositë e tij janë që të bëhen vepra dhe punë të mira për këtë botë, e që ka benificione edhe pas vdekjes. Ai gjithnjë thoshte: "Sa të jem gjallë do të përpiqem për dituri, për atdhe, për bardhësinë e vendit tonë." Gjithmonë insistonte në çdo ligjëratë, në çdo mbledhim burrash në oda etj. të ngriste lart arsimin ndër breza, duke thënë: "Arsimi është direku i diturisë, i përparimit dhe i besimit në Zotin". Si mësues dhe hoxhë kishte studiuar shumë mirë literaturën e së drejtës dhe traditës kombëtare shqiptare. Ishte po ashtu njohës i mirë i normave dhe rregullave fetare islame, kuranore dhe të sheriatit, e këto njohuri i zbatoi me përkushtim, precizitet e ndershmëri.


دولت علیهٔ عثمانیه
معارف عمومیه نظارتی
مکاتب ابتدائیه شهادتنامه سی

*Dëftesa e shkollës Iptidaye - fillore*

### Aktiviteti i tij në kohë

Dorëshkrimet e gjetura te familjarët argumentojnë se ai kishte marrëdhënie dhe bashkëpunim me shumë personalitete të njohura të shoqërisë dhe kulturës shqiptare të kohës, si në Shkup, Manastir, Sofje, Selanik Stamboll, Budapest, Bukuresht, Aleksandri etj. Sa herë që vizitonte këto vende ai sillte literaturë nga atje. "... pa pirë ujë nuk shuhet etja", përsëriste Mulla Syla në ligjërimet dhe këshillat që jepte. Ai ishte ndër mbështetësit e fuqishëm të kryengritjes së madhe shqiptare më 1912, pastaj mori pjesë në tubimin e Ferizajt, në gusht 1912. Kishte kontakte dhe shkëmbente ide edhe me anëtarët e shoqërive shqiptare, "Bashkimi i Kombit" të Manastirit, etj. Ishte propagandues i fortë dhe mbrojtës i vendimeve të Kongresit të Manastirit. Mulla Syla mbante lidhje letërkëmbimi me klubet dhe shoqëritë shqiptare në Vilajetin e Kosovës, Manastirit, të Shkodrës e Janinës dhe të Damaskut. Në Kongresin e Manastirit, më 14-22 nëntor të vitit 1908, ai ishte në mesin e 400 mysafirëve.

Nga viti 1908 edhe në Gjilan, si në tërë Kosovën, filluan të vijnë ekzemplarët e parë të Abetares në gjuhën shqipe, të shtypura nga shoqëritë patriotike. si: Duke u shfrytëzuar këto Abetare, në vitin 1909, në Pozharan të Vitisë filloi edhe klasa e parë, ndërsa Mulla Syla kishte 30 nxënës që vijonin nga rrethinat: Pozhoran, Tërpezë, Sllatinë, Ramjan, Budrikë, Zhiti, Radivojc etj.

Kishte dëshirë të flaktë të ndërtonte një xhami në vendlindjen e tij. Organizoi banorët e fshatit dhe udhëhoqi punimet e ndërtimit të xhamisë, e cila filloi në vitin 1924 dhe përfundoi me sukses në vitin 1926, pikërisht me ditën e xhuma, në fillim të muajit Ramazan.

Ishte në ballë të çdo iniciative, pajtoi shumë familje që ngatërroheshin për çështje pronësore, gëzonte shumë respekt në popull, jo vetën në Anamoravë por dhe më gjerë. Duke qenë organizator i forcave vull-

netare shqiptare kundër pushtuesit serbosllave me mençurinë, durimin dhe telepatinë e tij arriti të krijojë besueshmëri të pakontestueshme në rrethin ku jetonte. Gjatë viteve të pushtuesit serbosllav-malazez e grek, këtë dhunë e përjetoi edhe ai dhe familja e tij. Ushtria serbe plaçkiti tërë pasurinë, duke rrëmbyer të gjitha shënimet, librat, faktet dhe shënime shumë të rëndësishme ia dogjën në mes të oborrit.

Ai mbajti kontakte dhe siguroi tekste shkollore, personalisht përmes korrespodencave me personalitete të njohura të kulturës dhe Lëvizjes Kombëtare. Puna dhe vullneti i tij reflektoi në Anamoravë. Vështruar nga ky kënd, dalin në pah vlerat e larta të një misionari të kombit dhe atdheut. Në Kongresin e Dibrës, në prill të vitit 1909, ishte nga më të zëshmit që mbronin me fakte dhe me këmbëngulje përdorimin e alfabetit të Manastirit për shkollat në gjuhën shqipe

Kujtesa historike tregon se u fol gjithandej nëpër oda për guximin e tij, por ka ende shumë që të shkruhet dhe të zbardhet veprimtaria e tij patriotike prej një pishtari të diturisë e një rilindësi me përmasa të gjera. Me veprimtarinë e tij u mor Prof. Sadulla Brestovci, Mr. Adem Murati, Hysen Terziu, e shumë të tjerë. Për të u kënduan këngë e u thurën poezi, tregime e vepra.

### Si e vlerësojnë Historianët veprën dhe figurën e mulla Sylës

Të flitet dhe të shkruhet për historinë kombëtare 1904 – 1912, e sidomos në periudhat 1908 -1912, për vitet e Rilindjes Kombëtare, e të mos përmendet emri dhe veprimtaria e bashkëveprimtarëve, bashkëkohësve dhe pasardhësve të Mulla Sylës, do të ishte jo e drejtë, pasi që Mulla Sylë Tërpeza ishte i pranishëm në të gjitha rrjedhat dhe proceset e kohës, kur më së shumti i duhej atdheut. Kështu do ta portretizonte historiani Mr. Adem Murati, në librin e tij: "Lëvizja Kombëtare Shqiptare për arsimin shqip-Mulla Syla mësues dhe veprimtar i dalluar". se Mulla Syla meriton të shkruhet me germa të mëdha në faqet më të ndritshme të Historisë Kombëtare Shqiptare në përgjithësi e asaj arsimore, politike. Ai me veprimtarinë kombëtare vetes i ka ngritur një monument të përhershëm historik, për shkak të vlerave dhe meritave që posedonte. Gjithashtu, një nga legjendat e gjalla të historisë, Hysen Tërpeza thoshte: "Ai ishte vërtet njeri i dijes, i besës, i punës, bashkimit, drejtësisë, luftëtarë i lirisë dhe i përparimit të krejt popullit. Nga mendja dhe goja e tij gjithnjë dilnin porosi; ishte edhe mësues, edhe hoxhë, edhe pleqnar edhe patriot i vërtetë për popullin dhe Shqipërinë. Në odën e tij vinin e dilnin shumë mysafirë, burra pleqnar e patriotë si: Hasan Prishtina, Idriz Seferi, Bajram Curri, Emin Beu etj., ku me të drejtë burrat e kohës e cilësonin odën e tij si shkollë, kuvend dhe institucion të drejtësisë", thoshte Hysen Tërpeza.

Personalitet i tij prej ideologu, e veprimtaria e tij krijuese, karakteri dhe mirësjellja e tij në tërë veprimtarinë e tij të gjatë të jetës, që ia kushtoi vendit dhe fesë së tij duke i dhënë studime dhe shënime për arsimin, kulturën dhe historinë, janë disa nga çështjet që shkenca duhet të hulumtojë arkivat e Stambollit, Shkupit, Selanikut, dhe vende tjera, që të plotësohet e gjithë veprimtaria e tërësishme arsimore, kulturore, fetare e kombëtare e rilindësit, iluministit dhe atdhetarit Mulla Sylë Tërpeza.

### Trashigimia e Mulla Sylës

Mulla Syla ishte i martuar dhe kishte tre djem: Ademin, Shefkiun dhe Azemin, dhe dy vajza: Sadijen dhe Rukien. Vdekja ia ndau në moshën 47 vjeçare, për të shkuar në botën e amshueshme, por duke lënë pas vetes një bagazh të madh të veprave të tij: dorëshkrime, shkresa, poezi, dhe shumë libra me vlerë, nga mund të përfitonin jo vetëm familja e rrethi i tij, por edhe gjithë shoqëria dhe brezat që do të vinin pas.

Vdiq në vitin 1927, duke porositur fëmijët e tij që mos t'i ndahen mësimeve fetare, dhe që gjithherë të jenë në shërbim të fesë dhe atdheut. Djali i tij, Ademi, i frymëzuar nga babi kreu medresenë në Gjilan, por e ndërpreu për çështje ekonomike, ndërsa më vonë përfundoi provimet në medresenë e Prishtinës, në viti 1957.

Punoi si imam në fshatin Tërpezë deri në vdekje, në vitin 1973. Edhe djali tij, Mulla Ademi, qe arrestuar dhe keqtrajtuar nga organet e UDB-së, në maj të viti 1953, me akuzën se nuk po respektonte organet dhe ligjet e pushtetit. Ai u keqtrajtuar dhe iu bastis shtëpia dhe iu mor e gjithë literatura që kishte arritur të ruante nga babai, madje edhe abetarja që e kishte dhuratë nga Hasan Prishtina.

Këtë rrugë e pasoi edhe nipi i tij Fehmiu (djali i Ademit), i cili po ashtu për tri dekada ishte imam në fshatra të ndryshëm të komunës së Vitisë. Në vendlindjen e tij, sot rruga që ndërlidh dy fshatrat: Terpezë dhe Pozharan, të cilën hoxha për vite me radhë e kishte ecur në këmbë, e mban me krenari emrin e tij, për çka krenar duhet të jenë edhe banorët e këtyre vendeve. Institucionet tona kanë dështuar që ta radhitin veprën e tij sipas meritës, ngase një vlerë si kjo është padyshim e pakontestueshme. Vepra dhe emri i tij është gdhendur në gur, për t'i rezistuar stoikisht turbullirave të kohës dhe pluhurit të harresës.

**Myftiu Tërnava qëndroi për vizitë në Abu Dhabi** *(vijon nga f. 3)*

Myftiu Tërnava e falënderoi nikoqirin për ftesën, duke i shprehur konsideratat më të larta të popullit të Kosovës, dhe duke falënderuar EBA-në për gjithë kontributin e dhënë për Kosovën, gjatë periudhave të ndryshme.

Myftiu e informoi nikoqirin edhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë, me punën dhe veprimtarinë e BIK-ut, duke u ndalur veçanërisht në vlerat e larta të kultivimit të tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar, si vlerë e artë e popullit të Kosovës.

Gjatë takimit të dy palët u dakorduan për përgatitjen e një protokolli të bashkëpunimit mes BIK-ut dhe autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të EBA-së.

Myftiu Tërnava në EBA shoqërohet nga Ilmi ef. Krasniqi- anëtar i Kryesisë së BIK-ut, Kasim Gërguri- drejtor për financa në Kryesinë e BIK-ut, si dhe Besim Mehmeti, asistent në kabinetin e Myftiut Tërnava.



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me Dr. Muhamed Matar Al-Kaabi*

**Myftiu Tërnava vizitoi xhaminë "Sheikh Zaid" në Abu-Dhabi**

Gjatë qëndrimit në kryeqytetin e EBA, Abu-Dhabi, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë më 1 prill vizitoi xhaminë "Sheikh Zaid", që është njëra ndër tri xhamitë më të mëdha në botë, e që për të kryer ritet fetare ka një kapacitet prej 55.000 besimtarësh. Kjo xhami, në pamjen e saj të bukur, është një ekspoze e të gjitha epokave të arkitekturës islame, duke filluar nga ajo emevite e deri tek modernja.

Myftiu, gjatë vizitës në këtë xhami, shënoi në librin e vizitorëve të xhamisë, mundësi kjo që u jepet vetëm personaliteteve në nivel botëror. Kjo xhami çdo ditë vizitohet nga 6000 deri 10000 vizitorë, të cilët vijnë nga e mbarë bota.



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës së xhamisë "Sheikh Zaid"*

**Vizitë në Fondacionin "Khalifa bin Zayed"**

Gjatë qëndrimit në Abu-Dhabi, Myftiu gjithashtu vizitoi edhe Fondacionin "Khalifa bin Zayed", ku u prit nga drejtori gjeneral, Muhamed Al-Khuri. Gjatë takimit të dy palët u dakorduan për thellim të bashkëpunimit, veçmas në realizimin e projekteve vakëfore për nevoja të BIK-ut. Myftiu falënderoi nikoqirin për donacionin e ofruar për ndërtimin e spitalit të Vushtrrisë, si dhe realizmin e projekte të tjera në fusha të ndryshme.



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës së Fondacionit "Khalifa bin Zayed"*

**Vizitë në "Shtëpinë Zayed"**

Myftiu i Republikës së Kosovës gjithashtu ka vizituar edhe "Shtëpinë Zayed", që njihet për kulturë dhe është institucion i cili përkujdeset për ata që përqafojnë Islamin vullnetarisht, e nga të cilët një numër i konsiderueshëm janë nga të huajt, pra nga gjithë nacionalitetet që jetojnë e punojnë në EBA. Këtu



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës në fondacionin "Zayed al Nahjan"*

Myftiu u informua me veprimtarinë, metodat e këtij institucioni që ofron përkrahjen kulturore, arsimore, hulumtuese, shoqërore dhe, në rast nevoje, edhe përkujdesje sociale për myslimanët e rinj.

**Vizitë Fondacionit "Zayed al Nahjan"**

Delegacioni i BIK-ut të Kosovës vizitoi edhe Fondacionin "Zayed al Nahjan", i njohur për bamirësi. Ky është një institucion që në Kosovë ka ofruar ndihma të shumta e në sfera të ndryshme. Vlen të theksohet se ky Fondacion ka financuar edhe ndërtimin e godinës së re të FSI-së në Prishtinë. *(B.Mehmeti)*

**Në Dubai Myftiu u prit në Ministrinë për Çështje Fetare dhe Vakëfe**

Gjatë qëndrimit në EBA, delegacioni i BIK-ut më 2 prill vizitoi Dubain, ku u prit edhe në Ministrinë për Çështje Fetare dhe Vakëfe, përkatësisht nga Dr. Omer Al-Khateb, drejtor ekzekutiv për çështje islame. Nikoqiri falënderoi Myftiun për vizitën, duke theksuar se institucioni i tij është i përkushtuar për zgjerimin e bashkëpunimit me BIK-un.

Nga ana e tij Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për pritjen, dhe theksoi se thellimi i bashkëpunimit me këtë institucion është shumë i rëndësishëm. Myftiu po ashtu falënderoi qeverinë e Dubait për përkrahjen dhe mbështetjen e dhënë për BIK-un.

Në Dubai Myftiu gjithashtu vizitoi edhe Fondacionin



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës*
*në Ministrinë për Çështje Fetare dhe Vakëfe*



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me z. Saleh Zaher*

"Muhamed bin Rashid Al-Maktoum", ku u takua me drejtorin gjeneral, z. Saleh Zaher. Gjatë takimit të dy palët u dakorduan për realizimin e disa projekteve vakëfore për nevoja të BIK-ut. *(B.Mehmeti)*

**Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Arabisë Saudite, z. Talat Salem Radvan**



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin Talat Salem Radvan*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 9 mars priti ambasadorin e Arabisë Saudite në Tiranë, jorezident për Kosovën, z. Talat Salem Radvan, të cilin pasi e falënderoi për vizitën në BIK, e uroi edhe për detyrën e re, duke i dëshiruar punë e mbarësi gjatë gjithë mandatit të tij.

Myftiu njëkohësisht i ofroi bashkëpunim me institucionin e BIK-ut Myftiu Tërnava edhe me këtë rast vlerësoi lart përkrahjen e Arabisë Saudite për Kosovën, veçmas në instancat ndërkombëtare. Myftiu theksoi se edhe në të ardhmen pret që Mbretëria e Arabisë Saudite ta mbështesë dhe ndihmojë Kosovën në arenën ndërkombëtare. *(R.Sh)*

**Kryeministri Mustafa priti Myftiun e Kosovës Naim ef. Tërnava**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 13 mars është pritur nga kryeministri i vendit, Isa Mustafa, të cilin e ka përgëzuar për detyrën e re, duke i ofruar bashkëpunimin e Bashkësisë Islame me Qeverinë e



*Myftiu në takim me kryeministrin Mustafa*

Kosovës. Gjatë takimit kryeministri Mustafa e informoi Myftiun Tërnava për prioritetet e Qeverisë, fokusimin për zhvillimin ekonomik dhe avancimin e proceseve të gjithmbarshme në Republikën e Kosovës. Kryeministri vlerësoi rolin konstruktiv të komuniteteve fetare në Kosovë, në proceset demokratizuese, si dhe për tolerancën ndërfetare që e ka karakterizuar gjithmonë Kosovën, duke shprehur përkushtimin e Qeverisë për bashkëpunim në avancimin e mëtutjeshëm të proceseve. *(R.Sh)*

## Myftiu Tërnava takoi kryeparlamentarin Kadri Vesli

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 13 mars vizitoi kryetarin e Kuvendit të Kosovës z. Kadri Veselin, të cilin e uroi dhe e përgëzoi për detyrën e re, e të cilit njëherësh i ofroi edhe bashkëpunimin dhe përkrahjen e BIK-ut për Kuvendin e Kosovës.

Kryeparlamanentari Veseli, pasi falënderoi Myftiun për vizitën, vlerësoi lart angazhimin dhe kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës në të gjitha proceset që ka kaluar vendi. Ai më tutje tha se Bashkësia Islame në vazhdimësi ka luajtur rol të rëndësishëm në shoqërinë tonë, dhe është meritore për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar.



*Myftiu në takim me kryeparlamentarin Veseli*

Myftiu Tërnava e kryeparlamentari Vesli diskutuan edhe për nevojën e miratimit të ligjit për Bashkësitë fetare. *(R.Sh)*

## Myftiu Tërnava priti ambasadorin tonë në Riad, Rexhep Bojën

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 27 mars priti ambasadorin e Republikës së Kosovës në Arabinë Saudite, Dr. Rexhep Bojën, të cilin e informoi me arritjet, sfidat dhe zhvillimet e fundit në Bashkësinë Islame të Kosovës.

Myftiu Tërnava çmoi lart angazhimin dhe kontributin e ambasadorit Boja për përfaqësimin e Kosovës në Botën Arabe në përgjithësi, e te vendet e Gjirit Arabik në veçanti.

Myftiu Tërnava dhe ambasadori Boja u dakorduan për shtimin e bashkëpunimit mes të dy institucioneve.



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin Boja*

## Myftiu Tërnava priti një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Republikës së Turqisë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 11 mars priti një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Republikës së Turqisë, të prirë nga Seat Faruk Giraj, kryetar në sektorin e objekteve artistike dhe ndërtimeve. Delegacioni nga Drejtoria e Vakfëve qëndroi në Kosovë për vizitë pune, që kishte të bëjë me implementimin e protokollit të bashkëpunimit në mes të Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë dhe Bashkësisë Islame të Kosovës, të nënshkruar në qershor të viti të kaluar, e me të cilin Drejtoria e Vakëfeve ka marrë përsipër rikonstruktimin e Medresesë së Vogël



*Myftiu Tërnava në takim me Seat Faruk Giraj*



*Myftiu Tërnava në takim me kryetaren Kusari-Lila*

dhe Bibliotekës së Hadum Agës në Gjakovë, si dhe projektimin e pesë xhamive në lokalitete të ndryshme si: në Gjakovë, Mitrovicë e Mamushë. Myftiu Tërnava, pasi falënderoi për vizitën, çmoi lart projektet e Drejtorisë së Vakëfeve të Republikës së Turqisë që do të realizohen në Kosovë. "Në Kosovë ka shumë objekte të trashëgimisë kulturore që i përkasin periudhës osmane, e që kanë nevojë për kujdes meritor e profesional. Objektet e trashëgimisë osmane në Kosovë më së miri flasin për të kaluarën tonë të përbashkët", tha myftiu Tërnava. Ndërsa, në anën tjetër, z. Suat Faruk Giraj, pasi e informoi Myftiun me projektet që ka marrë për realizim në Kosovë Drejtoria e Vakëfeve, tha se objektet që po restaurohen, përveç që flasin për të kaluarën e përbashkët, forcojnë lidhjet dhe miqësinë mes dy vendeve. Ai më tutje tha se edhe në të ardhmen do të realizohen projekte të kësaj natyre. Myftiu Tërnava e z. Suat Faruk Giraj nënshkruan protokollin për realizimin e një sërë projektesh në Gjakovë, Mitrovicë e Mamushë. *(R.Sh)*

**Myftiu Tërnava në Gjakovë, pritet nga kryetarja Mimoza Kusari-Lila**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 mars vizitoi Gjakovën, ku u prit nga kryetarja e Komunës, Mimoza Kusari-Lila, me të cilën, përveç tjerash, diskutoi rreth mënyrave të bashkëpunimit dhe mbrojtjes së trashëgimisë fetare dhe kulturore në Gjakovë.

Fillimisht Myftiu Tërnava ka përgëzuar kryetaren për punën e deritanishme, si dhe ka potencuar rëndësinë që paraqet femra shqiptare në proceset vendimmarrëse. "Ju jeni shembulli më i mirë për të demonstruar se pozita për femrën nuk dhurohet por fitohet me angazhim dhe kontribut të çmuar në shoqëri. BIK-u është i gatshëm të bashkëpunojë me Komunën e Gjakovës për avancimin e projekteve që kanë të bëjnë me trashëgiminë fetare dhe kulturore, objektet e të cilave janë të shumta në komunën e Gjakovës", tha ndër të tjera Myftiu Naim ef. Tërnava.

Nga ana tjetër, kryetarja Mimoza Kusari-Lila e vlerësoi si të frytshëm bashkëpunimin me Bashkësinë Islame në Gjakovë, dhe u shpreh e kënaqur që pikërisht në ditën e vizitës së Myftiut Tërnava në Komunën e Gjakovës po fillojnë edhe punimet për restaurimin e Medresesë së Vogël dhe të bibliotekës në Xhaminë e "Hadumit", objekte këto të dëmtuara gjatë luftës së fundit në Kosovë.

Pas takimit, kryetarja Kusari-Lila dhe Myftiu Naim ef. Tërnava i janë bashkangjitur takimit të përbashkët me përfaqësuesit e Drejtorisë së Vakfëve, që veprojnë në kuadër të Qeverisë turke, e që në Gjakovë kishin ardhur që, në mënyrë solemne, të shënojnë fillimin e punimeve për dy objektet e lartcekura. Në fjalën e saj para besimtarëve dhe të pranishmëve, kryetarja Mimoza Kusari-Lila falënderoi Qeverinë turke për angazhimin dhe mundësinë që Gjakovës t'i kthehen objektet e trashëgimisë kulturore. "Sot, e në vazhdim, komuna e Gjakovës po ndien frytet e takimeve tona të vazhdueshme për të kontribuar në restaurimin e objekteve fetare të trashëgimisë kulturore në komunën e Gjakovës, si në ndërtimin e bibliotekës, të Medresesë së Vogël, e radhazi, njëra pas tjetrës, të xhamive që gjenden në Gjakovë. Me respekt të veçantë ju falënderoj për faktin që realizimin e projekteve po e filloni në komunën e Gjakovës", tha Kusari-Lila, duke shtuar se në Gjakovë ka shumë objekte të trashëgimisë kulturore



*Takimi i përbashkët me përfaqësuesit e Drejtorisë së Vakfëve*

që i përkasin periudhës osmane, e që kanë nevojë për kujdes meritor e profesional.

Përfaqësuesi i delegacionit turk, Suad Faruk Giraj, ka thënë se është i kënaqur që filluam me projektet në Gjakovë, për t'i dalë zot vlerave kulturore e fetare. "Respekt për kryetaren Kusari-Lila, e cila me kohë na ofroi bashkëpunim, dhe ka përgatitur gjithë dokumentacionin e nevojshëm për të filluar menjëherë punën", ka thënë Suad Faruk Giraj.

Për rëndësinë e realizimit të projekteve në fjalë ka folur edhe përfaqësuesi i Ministrisë së Kulturës Rinisë dhe Sporteve të Kosovës, z. Skender Boshtraj, i cili ka vlerësuar lart mbështetjen e shtetit turk për renovimin e objekteve historike kulturore e fetare në Kosovë. Ndërsa, Myftiu Naim ef. Tërnava tha se Drejtoria e Vakëfeve e Turqisë po nis aktivitetin e saj investues në fushën e trashëgimisë kulturore në Gjakovë, qytet ky që ka një pasuri të konsiderueshme e me vlera të trashëgimisë kulturore. Përveç kësaj Myftiu tha se Gjakova është një vend që ka dhënë shumë edhe për fenë e edhe për atdheun. *(R.Sh)*

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Mitrovicës, z. Agim Baftirin

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në selinë e Kryesisë së BIK-ut, më 11 mars ka pritur kryetarin e Mitrovicës, z. Agim Baftirin, të cilin Myftiu Tërnava fillimisht e falënderoi për bashkëpunim e shkëlqyeshëm që ka me Këshillin e Bashkësisë Islame në Mitrovicë, si dhe për punën që kanë bërë dy institucionet në të mirë të besimtarëve e qytetarëve të komunës së Mitrovicës. Nga ana e tij, kryetari Baftiri ritheksoi se me Këshillin e BIK-ut bashkëpunojnë ngushtë, në të gjitha fushat që janë me interes të përbashkët.

Myftiu Tërnava dhe kryetari Baftri biseduan edhe për rikthimin e pronave të BI-së, të uzurpuar e tjetërsuara nga ish-sistemi, si dhe për ndërtimin e Xhamisë së Ibrit, të cilën forcat serbe e shkatërruan gjatë luftës së fundit. *(R.Sh)*

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Obiliqit, z. Xhafer Gashin

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 mars priti kryetarin e Obiliqit, Xhafer Gashin, me të cilin bisedoi për bashkëpunimin që ka Bashkësia Islame e Kosovës me Komunën e Obiliqit. Myftiu Tërnava përgëzoi kryetarin Gashi, për punën që ka bërë në Obiliq, ku veçoi edhe bashkëpunim e shkëlqyeshëm me Këshillin e Bashkësisë Islame. "Ju edhe praktikisht keni dëshmuar që jeni në shërbim të qytetarëve tuaj, me kujdes kemi përcjellë bashkëpunimin që keni me Këshillin e BI-së, për çka ju përgëzoj", tha Myftiu i Kosovës. Ndërsa, nga ana e tij, kryetari Gashi e falënderoi Myftiun për pritjen, duke shtuar se këtë vit ka ndërmarrë një nismë për rregullimin e infrastrukturës së objekteve fetare, nismë kjo që lehtëson funksionimin normal të këtyre objekteve, si dhe e bën më të lehtë qasjen për qytetarët. Në takim qe edhe kryetari i KBI-së së Obiliqit, Behar ef. Mjekiqi. *(R.Sh)*



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin Bahtiri*



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin Gashi*

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Unionit Shqiptar Mysliman në Austri, Vahidin ef. Behlulin

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Resul ef.Rexhepi dhe drejtori për Diasporën, Ekrem ef. Simnica, më 4 prill pritën Vahidin ef. Behlulin, kryetar i Unionit Shqiptar Mysliman në Austri.



*Myftiu Tërnava në takim me z. Vahidin Behluli*

Z. Behluli, pasi i falënderoi për pritjen, udhëheqësit e BIK-ut i informoi për aktivitet dhe strukturat e USHMA-së. Ai më tutje tha se prioritet parësor i imamëve tanë është praktikimi i mësimbesimit dhe kultivimi i gjuhës shqipe te brezi i ri. Ndërsa, ai tha se pret përkrahje dhe bashkëpunim edhe më të madh me BIK-un.

Në anën tjetër, Myftiu Tërnava z. Behlulin e përgëzoi për punën që po bën në kuadër të Unionit, dhe i premtoi përkrahjen e parezervë të BIK-ut për Diasporën. "Ne jemi të përkushtuar që të bëjmë atë që është më e mirë për besimtarët tanë në Diasporë. Ju në Austri keni bërë një punë të lakmueshme, e që duhet të ndiqet edhe nga të tjerët" tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava. *(R.Sh)*

### Kuvendi i BIK-ut miratoi Raportin e punës së Kryesisë, Llogarinë përfundimtare dhe Rregulloren e zgjedhjeve

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës më 28 mars ka mbajtur mbledhjen e radhës, të kryesuar nga Mr. Ajni Sinani - kryetar, e ku mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, bashkë me anëtarët e Kryesisë së BIK-ut dhe drejtorët e drejtorive.

Pas fjalës hyrëse të kryetari të Kuvendit, Mr. Ajni Sinanit, një fjalë përshëndetëse dha edhe Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili foli për aktivitetet, sfidat dhe arritjet që ka pasur vitin e shkuar Kryesia e BIK-ut, vit të cilin Myftiu e cilësoi si të suksesshëm dhe me të arritura të shënuara si në planin financiar, atë të aktiviteteve fetare, e po ashtu edhe në atë të ndërtimit të infrastrukturës për nevojat e BIK-ut.



*Myftiu gjatë fjalës përshëndetëse në mbledhjen e Kuvendit*

Në fjalën e tij, për kontributin që kanë dhënë në realizmin e projekteve anekënd Kosovës, Myftiu Tërnava falënderoi imamët, administratën dhe udhëheqësit e BIK-ut, por, për këtë vit kërkoi angazhim edhe më të madh.

Pas fjalës së Myftiut, Kuvendi i BIK-ut shqyrtoi Raportin e punës së Kryesisë së BIK-ut për periudhën janar-dhjetor 2014, të cilin pas debatit e sqarimeve përkatëse edhe e miratoi.

Kuvendi, po ashtu, miratoi edhe Llogarinë përfundimtare të Kryesisë së BIK-ut për vitin 2014.

Në këtë mbledhje, pas shqyrtimit që u shoqërua me një debat të gjerë e të gjithanshëm, Kuvendi i BIK-ut miratoi Rregulloren për Zgjedhjet, me të cilin rregullohet procedura e zgjedhjeve në të gjitha instancat e BIK-ut. *(R.Sh)*

### "Gruaja – trëndafili vet"

Departamenti i Gruas i BIK-ut, më 06.03.2015, organizoi programin "Gruaja – trendafili vet", i cili u mbajt në Fakultetin e Studimeve Islame. Fillimisht programi u hap me disa ajete kuranore të lexuara nga Besa Kçiku, pastaj fjalën e mori Hanife Jahiri –Kastrati, zyrtare në DG-së, e cila pasi përshëndeti të pranishmet, duke folur për vlerën dhe rëndësinë e gruas, ndër të tjera veçoi: "Grua madhështore është ajo grua që na mëson si të duam atëherë kur duam të urrejmë, si të qeshim atëherë kur duam të qajmë dhe si të buzëqeshim atëherë kur ndiejmë dhembje". Ndërsa, Labinota



*Pas prgramit me imamin Yahya Hendi*



*Ramadan Krasniqi në ceremoninë e mbrojtjes së magjistraturës*

Demi – Murtezi, Deputete në Kuvendin e Republikës së Kosovës, e shtjelloi temën "Gruaja – trendafili vet", ku ndër të tjera tha: "Urdhrat e Zotit për gratë, janë dhurata më e çmuar për to. Bashkëjetesa me gratë në të gjitha relacionet familjare është bekim për njeriun dhe për gjithë shoqërinë, qoftë si prind-bijë, burr-grua dhe fëmijë-nënë. Pra, janë tri rrugë që të shpiejnë drejt në xhenet", tha ajo.

Ndërsa ligjëruesi tjetër, Imami Yahya Hendi nga Universiteti Xhorxhtown (ShBA), vlerësoi lart guran si më të çmuarën që ka krijuar Allahu, e ndër të tjera tha: "Ajo është shembull i pastërtisë, krenarisë, dinjitetit, sinqeritetit, fisnikërisë, kryerjes së shumë ibadeteve, sakrificës në rrugën e Allahut, si dhe i kontributit në mësimin dhe gjurmimin e të vërtetës. *(Hanife Kastrati)*

### Tribunë për femra

Më 28 mars DG i BIRK-ut, në bashkëpunim me KBI-në në Mitrovicë, organizuan tribunë për femra në xhamin qendrore "Isa Beg". Takimi u hap me këndim Kurani, pastaj me monolog dhe me disa ilahi, të interpretuara nga nxënëset e xhamisë së "Bajrit" në Mitrovicë. Temë e këtij tubimi ishte "Gruaja myslimane, model për shoqërinë", për të cilën temë foli teologia Mr. Vaxhide Podvorica-Bunjaku. Gjatë kësaj ligjërate ajo bëri krahasimin mes punës, vëmendjes dhe përqendrimit të grave të kohëve të mëhershme dhe atyre të kohëve të sotme, se si të jetë ajo një vajzë e mirë, bashkëshorte e mirë, nënë e mirë... Këto ishin vetëm disa nga mesazhet drejtuar të pranishmeve. *(Hanife Jahiri)*

### Magjistroi Ramadan Krasniqi

Më 18.03.2015 kandidati Ramadan Krasniqi nga Sibovci (Obiliq), në Universitetin Islamik të Medinës (Arabi Saudite) në fakultetin "Da've ve usulud-din" në katedrën e Thirrjes dhe Kulturës Islame, para komisionit në përbërje prej: Dr. Ahmet Bin Abdulziz El Halef (kryetar), Dr. Fuad El Ba'dan dhe Dr. Abdurrahman Abdusselam (mentor), me sukses mbrojti temën e magjistraturës, me titull "Institucionet islame në Kosovë dhe roli i tyre në thirrjen islame". *(Fatmir Iljazi)*

### Magjistroi Cena Bala

Më 11.03.2015, në Universitetin publik "Hasan Prishtina" në Prishtinë, në Fakultetin Juridik, drejtimin Kushtetues - Administrativ, Cena Bala nga Mitrovica, mbrojti me sukses temën e masterit me titull: "Të drejtat dhe liritë e njeriut, e drejta në lëvizjen e lirë, me theks të veçantë në qytetin e Mitrovicës", ku grupi punues për mbrojtjen e temës ishte në këtë përbërje: Prof.Dr. Osman Ismaili, Mentor, Prof. Dr. Hava Ismajli-Bujupi, Kryetare komisioni, dhe Prof. Dr. Gjyljeta Mushkolaj, anëtare administrative.

Cena Bala u lind në Zabërxhë (Mitrovicë), më 01.06.1982, shkollën fillore mbaroi në vendlindje, për të vazhduar pastaj në Medresenë "Alauddin" në Prishtinë (1997-2001). Studimet e mëtutjeshme i vazhdoi në fakultetin e Fikhut dhe Usulit, në Jordani. Cena Bala është i punësuar në KBI të Mitrovicës imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Bajram Pasha Isa Beg". *(Shkelzen Hoxha)*



*Çaste nga tribuna në xhaminë "Isa Beg" në Mitrovicë*



*Cena Bala në ceremoninë e mbrojtjes së masterit*





**Hamburgu zyrtarisht njeh festat myslimane**

Hamburgut ka shpallur zyrtarisht njohjen e festave të myslimanëve, të cilat komunitetin mysliman do t'i mundësojnë pushim gjatë Fitër Bajramit dhe Kurban Bajramit, duke filluar nga viti 2016. Ky vendim, i cili është mirëpritur nga përfaqësuesit e komunitetit mysliman në Bamberg, vjen pas bisedimeve të vështira që zgjatën për më shumë se pesë vjet ndërmjet autoriteteve lokale gjermane dhe Këshillit Islamik Gjerman.

**Grupi i Monitorimit: "Për më pak se një javë në Francë ndodhën mbi 50 sulme anti-myslimane"**

Mbi 50 sulme, duke përfshirë të shtënat, janë kryer kundër myslimanëve anembanë Francës në më pak se një javë. "Kjo ndodhi pas sulmit fatal të revistës satirike Charlie Hebdo", thotë Komuniteti Mysliman i i Francës. "Janë 54 sulme të përgjithshme, prej tyre 21 raste janë të shtëna me armë dhe granata të hedhur nëpër xhami, e 33 raste kërcënime", tha Abdallah Zekri, një zëdhënës i trupit monitorues në Këshillin Qendror të Myslimanëve në Francë. Ai gjithashtu vuri në dukje se numri i sulmeve në një kohë kaq të shkurtër është jashtëzakonisht i lartë, dhe i bëri thirrje forcave të sigurisë për të monitoruar më mirë faqet islame si dhe mediet sociale. Shifrat u publikuan pas një vale të fundit të sulmeve terroriste në Francë, më 7 janar 2015, kur zyra e revistë satirike Charlie Hebdo u sulmua nga dy persona të armatosur.

Sulmet terroriste po dënohen nga myslimanët në Francë dhe në gjithë botën. Më 9 janar 2015, kryetari i Francës, Francois Hollande, i bëri thirrje kombit që të mbetet vigjilent përballë sulmeve terroriste tronditëse në Francë, duke thënë se fanatikët prapa dhunës nuk kanë të bëjnë asgjë me Islamin.

**Nxënësit myslimanë dyfishohen në Angli, Uells**

Një analizë e re e të dhënave zyrtare në Mbretërinë e Bashkuar, në regjistrimin e vitit 2011, ka zbuluar se popullata myslimane e Anglisë dhe Uellsit po rritet më shpejt sesa popullata e përgjithshme, me një përqindje më të lartë të fëmijëve dhe një raport të ulët të njerëzve të moshuar. Sipas analizës, të publikuar nga BBC-ja, një në 12 nxënës janë myslimanë, ndërsa numri i përgjithshëm i myslimanëve në Britani të Madhe u rrit nga 1.55 m në 2001, në 2.7 milion më 2011. Më 2011 ka pasur 329.694 studentë myslimanë, prej tyre 43% femra dhe 57% meshkuj.

Gjysma e myslimanëve në Angli dhe Uells kanë lindur atje dhe, pothuajse, tri të katërtat (73%) e identifikojnë veten si britanikë. Dy të tretat e myslimanëve janë etnikisht aziatikë dhe 8% janë të bardhë.

**Në Japoni kërcënohen disa xhami**

Të paktën gjashtë xhami dhe një organizatë myslimane kanë marrë kërcënime në Japoni, që nga kriza e pengjeve, kur dy burra japonezë u vranë nga grupi militant ISIS. Sipas Shoqatës Myslimane të Japonisë me qendër në Tokio, në Japoni janë mes 70-80 xhami.

Shoqata dhe xhamitë në Japoni kanë dënuar ISIS-in si një grup terrorist që kryen akte brutale, që janë jashtë linjës të mësimeve islame, dhe kanë theksuar se myslimanët e zakonshëm nuk duhet të barazohen me grupin. Xhamitë kanë marrë mesazhe abuzive, të tilla si: "Vdekje", "Feja e vrasësve" dhe "Unë i urrej myslimanët", si dhe kërcënime të tilla si: "Largohuni nga Japonia tani, në qoftë se ju nuk doni të vriteni!".

Disa nga xhamitë, të shqetësuara për sigurinë e fëmijëve që vijojnë namazet, kontaktuan policinë lokale dhe janë këshilluar për masat e sigurisë.

**Ish-Myftiu i Libanit:**
**"Ekuilibrimi është themeli i Islamit"**

Ish- Myftiu i Libanit i referohet ekuilibrimit si baza e mesazhit të Islamit. Shejh Muhamed Rashid Kabbani shtoi se ekuilibrimi duhet të jetë kryeagjenda e predikuesve dhe dijetarëve myslimanë. Ai gjithashtu theksoi nevojën për unitet të myslimanëve, dhe tha se e vetmja mënyrë për të trajtuar rreziqet që kërcënojnë rajonin është duke mbajtur unitetin.

Ish-Myftiu i Libanit konsideron si të domosdoshme për të gjithë arabët dhe myslimanët përballjen e regjimit sionist dhe mbështetjen e lëvizjes së rezistencës. Shejh Muhamed Kabbani tha se aq kohë sa Palestina është nën pushtimin e regjimit sionist, rajoni nuk do të shohin qetësi dhe paqe. Çështja e Palestinës duhet të mbahet gjallë, dhe të gjitha shtigjet drejt normalizimit të lidhjeve me Izraelin duhet të jenë të bllokuara, ka thënë ai.*(R.Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | FOTO | LESOVA | FLUID | BASKETB. AMERIKAN, SHAKIL | JO PO | NUMËR THEMELOR | VESHJE E SIPËRME PA MËNGË | GRUP GJAKU | | BREZI I LESHTË I GJERË E I GJATË | FAMILJE E NJOHUR ITALIANE PËR VIOLINA | VEND NË IRAN | GJENDJE E NDALUAR SIPAS ISLAMIT | R.E. | SHKURTESA OLIMPIKE E ITALISË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AVOKATËT | | | | | | | | | FUTBOLLISTI, XHERDAN / CYTJE | | | | | | |
| QË PËRMBAN URANIUM | | | | | | | | ENDACAKËT / VËLLIM LIBRI | | | | | | | |
| KRAHINË NË REPUBLIKËN E KOSOVËS | | | | | SURJA MË E GJATË KUR'ANORE / AMPERI | | | | | | | | | ZANORJA E PARË / I PATEMË | |
| EMNAKJA E ANILIT | | | | | | SURJA E PARË KUR'ANORE / SHUMËS | | | | | | | | | KËNAQËSIA |
| ELEMENT KIMIK | | | | | MESIT, SHKUES | | | | | | | | | | |
| ARIF VLADI | | | QË ËSHTË PLOT DRAMË | PUNË E KRYER PA SHPËRBLIM |  | | | | | | | RENIUM / KOHA KUR MIKROBET HYJNË NË ORGANIZËM | | | |
| KARIKA-TURISTI, SHPEND | | | | | | | | | | | ITALIA | | MOLDAVIA / MARINARI | | |
| URANI | | R.N. / SHTET EVROPIAN | | | | | | | | | SHKËPUT | | | | |
| PJESA E POSHTME E DERËS | | | | | | | | | | | MYSLYM ... | | | | |
| LLOJ DHEU | | | | | | | | | | | VEGËL MUZIKORE | | | | GJERMAN |
| EMRI ME I SHPESHTË I MESHKUJVE NË KOSOVË ME 2014 | | | | | | | | | | | LOJË FEMIJËSH | | | | |
| PSEUDONIM I ESAD MEKULIT | | | | | | | | | | | DUKAT | | | 30 ROMAK / VEND NË GREQI | |
| LUMË NË AUSTRI | | | | SURE KUR'ANORE | | | | | | | QEPË E FËRGUAR NË VAJ | | | | |
| FUTBOLLISTI SPANJOLL, XHERARD | | | | | SHEF | ISH-FUTB. I BARCELONA, SEIDU | STRONCIUMI | 1 ROMAK | LUMË AFËR SHKODRËS | QË KA TË BËJË ME GOJËN | INDUKSIONI / LAKESË | | R.M. / TËRËSI E NJERËZVE | | |
| DY ZANORE | | | DEGË E GJUHËSISË / VENDËS | | | | | | | | | | | | |
| | KËRKOJ | NJËSI PËR MATJEN E ENERGJISË ELEKTRIKE / A? | | | | | | BANOR I NJË SHTETI AZIATIK / PJESË E KOKËS | | | | | | | |
| SHKRIFI | | | | | | | TRAKAS | | | | | NUMRI / NO NAME | | J.S. | DY ZANORE TË NJËJTA |
| ZANORJA E FUNDIT | | LOJTARËT ANËSORË / GRUP GJAKU | | | | | GAZETË E DIKURSHME DITORE / HIDROGJENI | | | | | | | | |
| PJESA E KRAHUT NGA BËRRYLI DERI TE SUPI | | | | | | | | | NGJARJA QË NUK HARROHET | | | | | | |

# Vakëfe të ndërtuara gjatë vitit 2014

## Vakëfi i ndërtuar në Talinovc të Jerlive (Ferizaj)

Bashkësia Islame e Kosovës, në strategjinë e saj zhvillimore dhe jo vetëm, është e fokusuar të krijojë vakëfe që do të jenë në funksion të ngritjes së infrastrukturës së BI-së dhe zhvillimit të jetës fetare në vend. Në këtë kuadër, gjatë vitit që shkoi (2014), në bashkëpunim me Fondacionin "Al Maktoum Foundation" nga Dubai i Emirateve të Bashkuara Arabe, BIK-u ka realizuar ndërtimin edhe të vakëfit në Talinovc të Jerlive (Ferizaj). Ky vakëf do të përdoret për qëllime afariste, ndërsa objekti ka përdhesën dhe katin e parë, me sipërfaqe totale prej 295 m².





BOTIME TË REJA

Dr. Jusuf Kardavi

# Fikhu i prioriteteve

**Studim për një ndriçim të ri të Kuranit dhe Synetit**




Ky libër është i një rëndësie tejet të veçantë, ngase në bërthamë shtjellon dhe analizon problemet që kanë çrregulluar (vlerat dhe balancat e ndryshme nga vizioni juridik) në vlerësimin e çështjeve, ideve, e punëve. Ky tregon se cilit varg të urdhrave hyjnorë dhe të udhëzimeve profetike i jepet përparësi, e cili duhet prolonguar; cila të radhitet e para, e cila e shtatëdhjeta. E, sidomos ndihmon në paraqitjen e defekteve në peshojën e prioriteteve te muslimanët në epokën tonë.

Ky studim hedh dritë mbi një sërë prioritetesh të legjislacionit, për të cilët ekzistojnë argumente, e që ndoshta e luajnë rolin e orientimit ideologjik dhe të saktësimit të platformës, si dhe në konsolidimin e këtij lloji të të kuptuarit.

Studimi është një udhërrëfyes për të gjithë ata që kanë marrë barrën e thirrjes (da'ves) islame mbi supet e tyre, në mënyrë që të bëjnë radhitjen e prioriteteve. Çfarë duhet të kuptohet si e dorës së parë, e çfarë si e dorës së dytë?! Ku duhet të lehtësohet e ku të vështirësohet?! Ndoshta në këtë do të ketë diç që do të parandalojë teprimet e ekstremistëve dhe neglizhimet e neglizhentëve, por edhe t'i përafrojë pikëpamjet e aktivistëve të sinqertë për Islamin.